PROGRAMI ORIENTUES  DHE MODELE TË PYTJE PËR PROVIMIN E MATURËS SHTETËRORE është i iniciuar dhe përkrahur nga z.Ramë Buja, Minstër i Arsimit Shkencës dhe Teknologjisë

Përgaditja profesionale është realizuar nga bashkëpuntoërt profesional në koordinim me stafin e Divizionit për Vlerësim, Standarde dhe Monitorim

Kontribut në realizimin e programit kanë dhënë z.Nehat Mustafa, kryetar i KQShM dhe z. Xhavit Daka, sekretar i lërgjithshëm MAShT

Bartës i aktiviteteve në realizimin e programit është Mustafë Kadriu, udhëheqës i DVSM

**REPUBLIKA E KOSOVËS**
**QEVERIA E KOSOVËS**
MINISTRIA E ARSIMIT SHKENCËS DHE TEKNOLOGJISË

## PROGRAMI ORIENTUES  DHE MODELE TË PYETJE
## PËR
## PROVIMIN E MATURËS SHTETËRORE

# MATURA 2014

**PRISHTINË 2014**
**DIVIZIONI PËR VLERËSIM STANDARDE DHE MONITORIM (DVSM)**

**PROGRAMI ORIENTUES**
**PËR**
**PROVIMIN E MATURËS SHTETËRORE**

Provimi i Maturës Shtetërore është vlerësim i jashtëm për nxënësit në përfundim të shkollës së mesme të lartë. Nëpërmjet këtij vlerësimi, do të dëshmohet shkalla e aftësive të nxënësve dhe gatishmëria e tyre për vazhdimin e shkollimit universitar. Ministria e Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë, në angazhimin për një arsim sa më cilësor dhe me qëllim të përgatitjes sa më mirë të maturantëve për testin e maturës, ka hartuar Programin orientues për përgatitjen e Maturës Shtetërore 2014. Ky program është sintezë e njohurive, e shprehive dhe e shkathtësive të fituara gjatë gjithë procesit mësimor, në aspektin e rezultateve të pritura të përmbajtjes, por edhe në aspektin funksional.

Programi orientues për përgatitjen e Provimit të Maturës Shtetërore 2014, paraqet një fond të përmbledhur të programeve për lëndët të cilat përfshihen në Testin e Maturës Shtetërore 2014, të drejtimeve të Gjimnazeve dhe të Arsimit Profesional, të cilat konsiderohen se janë të domosdoshme për vlerësim. Materiali është përgatitur nga grupi i ekspertëve të lëndëve, ndërsa që koordinohet dhe udhëhiqet nga specialistët e DVSM.

Programi orientues, në brendi përfshin identifikimin e koncepteve bazë - lidhja dhe zbatimi i tyre, nxjerrjen e informatave relevante, interpretimin e rregullave dhe të parimeve, lidhjen e ideve, komunikimin dhe zgjidhjen e problemeve, modelime të ndryshme, argumentime përmes fakteve dhe dëshmive, si dhe nxjerrje e gjykimeve dhe përfundimeve nga këto përmbajtje të shpërndara në nivele të ndryshme të kompleksitetit përmbajtjesor.

Një program i tillë është përkrahur nga z. Ramë Buja, ministër i Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë dhe z. Nehat Mustafa, kryetar i KQSHM-së, të cilët paraprakisht i falënderojmë.

Përmes Programi orientues për përgatitjen e Provimit të Maturës Shtetërore *synohet* orientimi i përgatitjes së nxënësve nëpërmjet përqendrimit në njohuritë, aftësitë dhe shkathtësitë më të rëndësishme të lëndës; një verifikim paraprak për përgatitjen përfundimtare të nxënësve për testin e maturës.

Përmes Programit orientues për përgatitjen e Maturës Shtetërore, *pritet* që maturantët:

- të njihen me programet që do të vlerësohen në Maturën 2014;
- të orientohen në rezultatet e pritura që duhet përvetësuar;
- të kuptojnë natyrën e testeve të Maturës Shtetërore;
- të njihen me kërkesa të testeve model;
- të analizojnë secilën kërkesë dhe të nxjerrin gjykime.
- të punojnë bashkërisht me mësimdhënësit e tyre për të përvetësuar sa më shumë njohuri, si dhe të formojnë aftësi dhe të fitojnë zotësi dhe shkathtësi.

## GJUHË SHQIPE

| **I. LEXIMI**<br><br>**PËRMBAJTJA** | **I. LETËRSIA SHQIPE DHE E HUAJ (DISKURSET LETRARE[1])** |
|---|---|
| I. TIPARE TË KULTURËS TRADICIONALE<br>Kanuni<br><br>Eposi për Mujin dhe Halilin Balada dhe përralla shqiptare | • Tipare të kulturës tradicionale<br>• Njohuri për temën heroike, eposin dhe mitologjinë shqiptare<br>• Njohuri për baladat dhe përrallat shqiptare<br>• Diskursi baladik, diskursi përrallor, diskursi epik<br>• Diskursi kodifikues, diskursi etnik |
| II. TIPARE TË LETËRSISË KLASIKE DHE TË MESJETËS[2]<br><br>**Letërsia Klasike**: *Epi i Gilgameshit*<br><br>Homeri[3]: *Iliada[4], Odiseja*; Eskili; Safo; Aristofani; Aristoteli<br><br>**Letërisa e Mesjetës**: *Kënga e Rolandit*<br><br>Dante Aligieri: *Ferri* | • Tipare të Letërsisë Klasike të Mesjetës<br>• Tema e pavdekësisë (hyjnorja, njerëzorja, shtazorja)<br>• Tematika homerike dh mitologjia greke (Tema e luftës dhe Tema e kthimit)<br>• Kuptimi i artit dramatik (Esenca e tragjedisë dhe e komedisë greke)<br>• Poezia lirike: Ditirambi, oda, himni<br>• Epi heroik dhe epi alegorik-religjioz<br>• Diskursit heroik, diskursit tragjik, diskursit komik<br>• Diskursi fantastik, diskursi alegorik, diskurset poetike-përkushtuese dhe personale |

[1] **Vërejtje 1:** Në kolonën: I. "*Letërsia shqipe dhe e huaj (Diskurset letrare)*" përmenden kategori e kategorizime që përcaktojnë epoka, autorë e vepra letrare (çfarë i karakterizon letërsitë e këtyre epokave, veprat dhe autorët), si referenca themelore këto në të cilat mund të fokusohen pyetjet (kërkesat) e testit të maturës. Në të njëjtën kolonë ku jepen edhe II. *Format joletrare të shkrimit* (*Diskursi joletrar*) dhe III. *Kulturë gjuhe*, përshkruhen, po ashtu, edhe koncepte e nocione që do të duhej njohur për nga pikëpamja e kuptimit dhe e përdorimit të tyre.

[2] **Vërejtje 2**: Nxënësi, të vëna në një rrjedhë kronologjike epokat letrare : I. "*Letërsia shqipe dhe e huaj (Diskurset letrare)*" – te *Përmbajtja*, duhet të ketë njohuri dhe t'i dallojë kuptimet themelore letrare të secilës epokë, që sugjerojnë një poetikë historike të letërsisë, përkatësisht transformimet historike të shkrimit letrar e të zhanreve (në përmbajtje e në formë), siç duhet të ketë njohuri e të dallojë te II. *Format joletrare të shkrimit* (*Diskursi joletrar*) dhe III. *Kulturë gjuhe*, kategori të caktuara të përmbajtjes dhe lidhjet e tyre me këto kategori, veçoritë e të cilave përshkruhen përballë tyre në tabelë.

[3] **Vërejtje 3**: Autorët janë vënë si pika orientuese dhe si ilustrime e jo si qëllim më vete, pra në funksion të dijeve kulturore e letrare. Letërsia vihet në raport me idetë dhe format e shkrimit (modelet) të periudha të ndryshme kohore.

[4] **Vërejtje 4**.: Sa herë që zgjedhet një tekst letrar i një vepre të një autori, (dhe - i një vepre të autori anonim) si model për analizë, pyetjet për leximin dhe interpretimin e tekstit në fjalë përqendrohen në *përmbajtjen* dhe në *formën* e tekstit letrar, (poezi, prozë, dramë) për të matur zotërimin e shkathtësive të leximit, nivelin argumentues e vlerësuese në lexim, lidhjet e tekstit me autorin dhe epokën letrare, kemi parasysh këtu, gjithashtu, njohuritë themelore që nxënësi duhet të ketë për historitë letrare dhe poetikë e tekstit letrar (dijet në fushën e Teorisë së letërsisë).

| | |
|---|---|
| III. TIPARE TË LETËRSISË SË VJETËR SHQIPTARE<br><br>**Latiniteti:** M. Barleti: *Historia e Skënderbeut*<br>Gjon Buzuku: *Meshari*<br>Pjetër Budi<br>Frang Bardhi: *Apologjia e Skënderbeut*<br>Pjetër Bogdani: *Cuneus prophetarum*<br>**Konteksti kulturor arbëresh**: Jul Variboba: *Gjella e Shën Mërisë Virgjër*<br>**Bejtexhinjtë**: Nezim Frakulla; Hasan Zyko Kamberi<br>Muhamet Kyçyku-Çami: *Erveheja*) | • Tipare të Letërsisë së vjetër shqipe<br>• Veprat në kontekstin kulturor - destinimi (motivi nacional dhe biblik)<br>• Kuptimi sociokulturor dhe filologjik i teksteve të Letërsisë së vjetër shqipe<br>• Letrarja dhe joletrarja (Tekstet letrare në frymën e teksteve biblike si mësim e moralitet)<br>• Statuset autoriale (tipi i autorësisë së tekstit të vjetër)<br>• Konteksti kulturor arbëresh (Struktura e ndërliqshme letrare)<br>• Bejtexhinjtë - dimensioni kulturor (strukturat, diskurset dhe temat letrare)<br>• Letërsia e bejtexhinjve dhe format letrare të letërsisë së Lindjes (divani, gazelet, kasidet)<br>• Poezia: kodet tematike, diskursi social dhe ai satirik |
| IV. TIPARE TË RILINDJES EVROPIANE<br><br>F. Petrarka*: Libri i këngëve*<br><br>Gj. Bokaço*: Dekameroni*<br><br>M. Servantesi: *Don Kishoti i Mançës*<br><br>U. Shekspiri: *Hamleti, Shumë zhurmë për asgjë* | • Tipare të Rilindjes evropiane (Poezia, proza dhe drama e epokës së Rilindjes evropiane)<br>• Soneti si burim frymëzimi (struktura: strofa, vargu, rima)<br>• Novela - tipi i novelës së ndodhive (ngjarja dhe rrëfimi)<br>• Tragjedia dhe komedia shekspiriane (pasionet njerëzore dhe thellimi psikologjik i karaktereve)<br>• Karakteri i heroit psikologjikisht të ndërlikuar (heroi i konflikti të brendshëm dhe i konflikti me botën)<br>• Karakteri qesharak dhe krenar, në të njëjtën kohë, i heroit (Afirmimi i idealizmit apo tallja me idealet) |
| V. TIPARET TË NEOKLASICIZMIT<br><br>Zh. Rasini: *Fedra*<br><br>Molieri: *Kopraci* | • Tipare të Letërsisë neoklasike<br>• Forma konvencionale të tragjedisë dhe të komedisë neoklasike (Raportet me tragjedinë dhe komedinë greke);<br>• Respektimi *i unitetit të veprimit*, *të vendit dhe kohës* ne dramë<br>• Moralja dhe moralizimi<br>• Karakteret mashtruese dhe vetëmashtruese të heronjve në dramë |
| VI. TIPARE TË ROMANTIZMI EVROPIAN<br><br>V. Gëte: *Fausti*<br><br>V. Ygo<br><br>Xh. Bajron: *Shtegtimet e Çajlld Haroldit* | • Tiparet e Romantizmit evropian (Tejkalimi i klasizimit)<br>• Lëvizja letrare-kulturore "Stuhi e vrull"<br>• Transformimi i temave nga mitologjia dhe folklori<br>• Epika mitike, epika e kërkimit dhe epika e konfliktit<br>• Tipi i letërsisë së përbotshme (Kuptimi pas sublimes)<br>• Romani në vargje<br>• Koncepti njerëzor, hyjnor dhe djallëzor në roman (Jeta, vuajtja dhe amshimi; Jeta midis të mirës dhe të keqes) |

| | |
|---|---|
| VII. TIPARE TË LETËRSISË SË RILINDJES KOMBËTARE SHQIPTARE<br><br>J. De Rada: *Milosaoi*, *Skënderbeu i pafan*<br><br>Gavril Dara i Riu: *Kënga e sprasme e Balës*<br><br>K. Kristoforidhi, *Gjahu i malsorëve*<br><br>N. Frashëri: *Istori e Skënderbeut*, *Qerbelaja*, *Bagëti e Bujqësia*<br><br>Z. Serembe<br><br>Z. Skiroi: *Mili e Hajdhia, Te dheu i huaj*<br><br>S. Frashëri: *Shqipëria çka qenë, ç'është dhe çdo të bëhet* | • Karakteristikat themelore të projektit nacional shqiptar të quajtur *Rilindja Kombëtare* dhe identifikimi i statusit të letërsisë shqipe brenda këtij projekti<br>• Format e idealizuara të realitetit<br>• Modeli social dhe politik i Rilindjes Kombëtare Shqiptare<br>• Raportet e letërsisë shqipe me funksionet joletrare/politike<br>• dhe misionare<br>• Tematika kombëtare dhe aspekti sociologjik i atdhedashurisë<br>• Letërsia e miteve kombëtare dhe e personave historik<br>• Letërsia sipas modelit të krijimit popullor (Vargu dhe poezia sipas modelit popullor)<br>• Poemat me ngjarje historike (Tema e kultit të së kaluarës dhe e lavdit kombëtar)<br>• Poezia e romantizmit kombëtar (temat dhe diskurset historike)<br>• Poezia e romantizmit subjektiv (temat dhe diskurset personale)<br>• Shënjimi i qartë i autorit si krijues, qëndrimi dhe pikëpamjet e tij në krijimin letrar<br>• Kodifikimi moral, fetar dhe atdhetar (Heroi nacional dhe Heroi moral)<br>• Metafora / Simboli - si identifikim i pastër në poezi |
| VIII. TIPARET E LETËRSISË SË REALIZMIT<br><br>O. dë Balzak: *Xha Gorio*<br><br>L. Tolstoj<br><br>Ç. Dikens<br><br>F. M. Dostojevski | • Tiparet e letërsisë së realizimit<br>• Rrënimi i modeleve letrare realiste (zëvendësimi i elementit social nga ai psikologjik)<br>• Romani si asociacion i gjerë me temë historike e letrare<br>• Romani shoqëror, familjar, psikologjik, policor (Motivimi socio-psikologjik)<br>• Romani analitik; Proza e detajit (Pamja e gjerë e jetës njerëzore në roman)<br>• Romani policor (efekti i enigmë dhe suspensit)<br>• Përshkrimi i karakterit / psikologjizmi i karakterit (Rrëfimi psikologjik)<br>• Zhvillimi i intrigës dhe dualiteti fabulativ |
| IX. PARARENDËSIT E MODERNITETIT<br><br>Edgar Alan Po<br><br>Sharl Bodler | • Simbolizmi, surrealizmi dhe estetika moderne<br>• Poezia simbolike (Esencat e shumëllojshme dhe polisemantike të simbolit)<br>• Ndjesia si burim i njohjes dhe i frymëzimit ("të shqetësuarit sensual"; "pikëllimi i neveritshëm")<br>• Surrealja dhe e mistershmja në poezi (Fantazia e mistershme)<br>• Gjuha dhe ndjenja e re |

| | |
|---|---|
| X. TIPARET E LETËRSISË MODERNE<br><br>F. Kafka: *Procesi*<br><br>Xh. Xhojsi<br><br>G. Apolineri<br><br>M. Prusti<br><br>E. Paundi | • Tiparet e letërsisë moderne (Shthurja e realizmit)<br>• Romani modern (Shpërbërja e përmbajtjes dhe formës)<br>• Elementet kafkiane "Jashtëzakonshmëria që nuk habit askënd"<br>• Rrjedha e ndërdijes në roman<br>• Elementet e prozës realiste dhe alegorike e fantastike<br>• Romani parodik dhe vetërefleksiv<br>• Romani i rrjedhës së ndërdijes<br>• Proza e referencave kulturore (Realitetet e shumëfishta)<br>• Format komplekse të rrëfimit (Këndvështrimi i shumëfishtë i realiteteve dhe i karaktereve)<br>• Rrëfimtari i krijimit të iluzionit (pikëpamja e rrëfimtarit) |
| XI. LETËRSIA MODERNE SHQIPE<br><br>Ndre Mjedja: *Juvenilia*, *Andra e jetës*<br><br>Gjergj Fishta: *Lahuta e Malcís*, *Juda Makabé*<br><br>Faik Konica: *Një Ambasadë e Zulluve në Paris*<br><br>Fan Stilian Noli: *Autobiografia*<br><br>Haki Stërmilli: *Sikur t'isha djalë*<br><br>Lasgush Poradeci: *Vallja e yjeve*, *Ylli i zemrës*, *Kamadeva*<br><br>Ernest Koliqi: *Gjurmat e stinve*, *Hija e maleve*<br><br>Mitrush Kuteli: *Tat Tanushi*<br><br>Millosh Gjergj Nikolla – Migjeni: *Vargjet e lira*, *Novelat e Qytetit të Veriut* | • Letërsia moderne shqipe (Periudha e autorëve pasrilindas)<br>• Letërsia e angazhuar<br>• Poema e dhembjes dhe vetmisë<br>• Poema si epope kombëtare (idiomatika popullore: mbështetja në modelin e këngës popullore legjendare apo historike)<br>• Vargu dhe poema sipas modelit popullor<br>• Rindërtimi imagjinar simbolik e poetik që përkon me letërsinë dhe traditën popullore<br>• Forma e përsosur letrare e poezisë (Kulti i artit të poezisë)<br>• Poezia e shenjës (dhembjes) nacionale / Poezia e shenjës (dhembjes) personale<br>• Poezia me tematikë shoqërore dhe sociale<br>• Metrika e poezisë së Letërsisë moderne (Vargu u lirë)<br>• Poezia dhe figurat stilistike (Poezia e metaforës dhe e imazhit poetik)<br>• Fiksioni i dhënë në formë biografie a autobiografie (heroi autobiografik e autoideologjik)<br>• Tregimi modern shqiptar (Letërsia etnike, letërsia fantastike)<br>• Proza e frymës nacionale e motivimeve metaforike dhe metonimike<br>• Rrëfimet e rrëfyera mbi bazën e legjendave<br>• Proza e kuptimit social<br>• Proza e kuptimit satirik dhe alegorik<br>• Romani sentimental (proza në trajtën e ditarit) |
| XII.LETËRSIA BASHKËKOHORE<br><br>Gabriel Garsia Markez: *Njëqind vjet vetmi*<br><br>Ernest Heminguej: *Plaku dhe deti*<br><br>A. Kamy<br><br>H. L. Borhes | • Proza në letërsinë bashkëkohore (Format e kërkimit)<br>• Efekti artistik e estetik i letërsisë<br>• Objektivizimi i ndjenjave<br>• Përmbysja e konvencave në roman<br>• Tregimi metaletrar<br>• Referencat enciklopedike e labirintike në prozë (proza e referencave të drejtpërdrejta ose të tërthorta)<br>• Romani filozofik<br>• Romani dhe parabolat me epokën bashkëkohore |

| | |
|---|---|
| XIII.LETËRSIA BASHKËKOHORE SHQIPE<br><br>Esat Mekuli<br><br>Anton Pashku<br><br>Dritëro Agolli<br><br>Ismail Kadare: *Pallati i ëndrrave*<br><br>Kasem Trebeshina: *Stina e stinëve, Odin Moldvalsen*<br><br>Ali Podrimja: *Lum Lumi*<br><br>Azem Shkreli<br><br>Letërsia dhe kritika shqipe në Kosovë në vitet '70) | • Kuptimi i realizmit bashkëkohor<br>• Letërsia bashkëkohore në nivelin e ideve të përgjithshme dhe të shprehjeve letrare të veçanta<br>• Letërsia e angazhuar (Letërsia si ligjërim social e ideologjik)<br>• Poezia me tematikë shoqërore dhe sociale<br>• Poezia dhe etnia (historia)<br>• Poezia e lirizmit subjektiv dhe lirizmit refleksiv<br>• Poezia e lirizmit narrativ<br>• Poezia e figurës (Poezia e simbolit dhe e ironisë)<br>• Romani i letërsisë bashkëkohore shqipe, si tematikë, si prosede, si gjuhë e si stil<br>• Letërsia e disidencës<br>• Tregimet fantastike (Proza surrealiste e fantastike)<br>• Rrëfimi përmes thjerrëzës fëmijërore (proza e evokimeve të realiteteve dhe bizariteteve)<br>• Proza alegorizuese e parodizuese<br>• Përdorimi letrar, social dhe ideologjik i gjuhës<br>• Magjika dhe simbolika e narracionit<br>• Kritikët dhe kërkimet letrare në Kosovë (metodat e aplikuara)<br>• Gjuha e kritikës letrare<br>• Kritika e angazhimit letrar / Imanente / Integraliste / e Psikoanalizës strukturale / Strukturaliste |
| **II. LEXIMI**<br><br>**PËRMBAJTJA** | **II. FORMAT JOLETRARE TË SHKRIMIT (DISKURSI JOLETRAR)** |
| Llojet letrare-shkencore:<br><br>- studimi, kritika, eseja, shqyrtimi<br><br>- biografia, memoaret (kujtimet), ditari, udhëpërshkrimi<br><br>Llojet publicistike:<br><br>- fejtoni, reportazhi, raporti, lajmi | • Dallimi ndërmjet formave themelore të shkrimit letrar-shkencor<br>• Struktura e mbarështrimi i studimit, kritikës, esesë, shqyrtimit etj.<br>• Eseja hulumtuese, eseja autobiografike, shkrimin eseistik në logjikën shkak-pasojë<br>• Tiparet e shkrimit biografik dhe autobiografik<br>• Tekste televizive, të gazetave, të revistave.<br>• Identifikimi i lajmit televiziv, radiofonik dhe i gazetarisë së shkruar përmes detajeve karakteristike të tyre<br>• Shkrimi informues dhe Shkrimi argumentues<br>• Elementet e lajmit, raportit, reportazhit<br>• Përdorimi i burimeve<br>• Letërkëmbimi<br>• Fjalimi<br>• Struktura dhe mbarështrimi i tekstit joletrar<br>• Struktura dhe mbarështrimi i tekstit gazetaresk<br>• Paraqitja dhe nxjerrja e idesë themelore |

| I. SHKRIMI<br><br>**PËRMBAJTJA** | **III. KULTURË GJUHE** |
|---|---|
| Fonetika<br><br>Morfologjia<br><br>Sintaksa<br><br>Drejtshkrimi | • Gjuha standarde në raport me dialektet e shqipes<br>• Baza dialektore e shqipes standarde<br>• Ndryshimet historike (fonetike) të tingujve të shqipes<br>• Tiparet fonetike te shqipes<br>• Norma ortoepike (drejtshqiptimore)<br>• Njësitë themelore leksikore – sinonime, homonimet dhe antonimet<br>• Fjalëformimi<br>• Morfologjia – pjesët e ligjëratës, njohja dhe identifikimi i tyre si dhe përdorimi në situata dhe funksione të ndryshme<br>• Njohuritë për njësitë themelore të gjuhës dhe lidhjet e tyre, nga fonema te fjala, nga fjala te fjalia, nga fjalia e thjeshtë te fjalia e përbërë, nga fjalia te periudha<br>• Llojet e lidhjet së fjalëve në fjali dhe llojet e lidhjet së fjalive në periudha<br>• Struktura dhe modalitetet e fjalisë së thjeshtë dhe të përbërë (lidhjet dhe marrëdhëniet sintaksore)<br>• Logjika e bashkërenditjes dhe e nënrenditjes në shkrim<br>• Përdorimi i drejtë i trajtave morfologjike dhe i strukturave sintaksore<br>• Analiza leksiko-morfologjike dhe sintaksore e tekstit<br>• Kthim i tekstit të vjetër shqip në shqipen standarde<br>• Njohja e strategjive të shkrimit, si zgjerimi apo reduktimi i sentencës<br>• Identifikimi i variacioneve historike, shoqërore dhe kulturore të përdorimit të gjuhës<br>• Pasurimin e fjalorit, sidomos të atij abstrakt dhe afektiv<br>• Aplikimi i parimeve dhe procedurave të drejtshkrimit të shqipes<br>• Domeni stilistik i kombinimit të fjalive, përdorimi dhe teknikat (Përdorimi i gjuhës në funksione stilistike) |

## XIV. TIPARE TË KULTURËS TRADICIONALE

**Kanuni**

**Eposi për Mujin dhe Halilin**

**Balada dhe përralla shqiptare**

**Lexo tekstin e dhënë më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

E drejta dokesore e maleve shqiptare, e njohun në përgjithësi me emnin *Kanun*, ka qenë trashigue brez pas brezi, tua zevendesue ligjin në trevat malore në votra qindrese vetëmbrojtëse në Shqipëri.

Për mbledhjen e landës së *Kanunit të Maleve*, në trevën e Mirditës Gjeçovi ka punue kryesisht ku ishte famullitar në famullinë e Gomsiqes, gjatë periudhës 1907 - 1915

Përmbledhja e parë ose si mund ta quejmë edhe versioni i parë i Kanunit asht ajo e At Shtjefën Gjeçovit, e mbledhur gadi krejt në Mirditë dhe e publikueme pjesë pjesë tua fillue prej vjetit 1913 në revistën "Hylli i Dritës" dhe si botim i plotë, mbas vdekjes së autorit më 1933 nën titullin "Kanuni i Lekë Dukagjinit".

Kjo përmbledhje ka tërhequn vemendjen e studiuesve të vendeve të ndryshme, asht përkthye në shumë gjuhë, asht ribotue disa herë e vijon të ribotohet.

Mbledhja e materialeve të Kanunit për Gjeçovin ka qenë nji punë mjaft e vështirë për shkak të këtyre rrethanave.

- Gjeçovi ka le dhe asht rritun jashtë trevës ku zbatohej Kanuni.
- Gjeçovi ishte formue si klerik, si françeskan e jo njohës i kultures shpirtnore.

*(Pal Doçi "Për Kanunin", 2003)*

**1.** Me termin *Kanun*, kuptojmë:
   A. një përmbledhje rregullash për të drejtën e pronës
   B. një sërë ligjesh të shkruara për gjakmarrjen
   C. një seri normash të administrimit gjyqësor
   D. një tërësi të normave të së drejtës zakonore

**2.** Kur thuhet: *Kanuni ka qenë trashigue brez pas brezi, tua zevendesue ligjin në trevat malore në votra qindrese vetëmbrojtëse në Shqipëri*, shprehja *votra qindrese vetëmbrojtëse në Shqipëri*, nënkupton rezistencën e malësorëve shqiptarë nga pushtimi:
   A. grek
   B. serb
   C. turk
   D. malazez

**3.** Kanuni, si lëndë studimi e kërkimi, i takon më së shumti fushës së:
   A. Etnologjisë
   B. Drejtësisë
   C. Historisë
   D. Etikës

**4.** Në fjalët e theksuara në paragrafin e fundit të fragmentit: *Mbledhja e materialeve të Kanunit për Gjeçovin ka qenë nji punë mjaft e vështirë për shkak të këtyre rrethanave: Gjeçovi ka le dhe asht rritun jashtë trevës ku zbatohej Kanuni*, qëllimi i autorit të këtij teksti është të:
   A. mohojë lëndën e mbledhur të Kanunit, në mungesë të mospërfshirjes së gjithë kulturës së trevave shqiptare
   B. shprehë vlefshmërinë e kufizuar të lëndës së mbledhur të Kanunit për shkak të mosnjohjes nga autori të dokeve të kësaj treve
   C. dyshojë në punën e mbledhjes së lëndës së Kanunit nga një autor i vetëm, në mungesë të një pune gjithëpërfshirëse dhe ekipore
   D. tregojë për vështirësitë që hasen në një ndërmarrje të tillë, kur të dhënat merren nga banorë që nuk e njohin Kanunin

**5.** Cili nga përkufizimet është më i plotë për Kanunin e Lekë Dukagjinit?
Kanuni, si një dokument i rëndësishëm që jep jetën tradicionale të shqiptarëve, shpreh:
A. traditën e besës
B. të drejtën shtetërore
C. të drejtën zakonore
D. virtytet dhe trimërinë

**Lexo vargjet e dhëna më poshtë, pastaj përgjigjiu pyetjeve që vijojnë.**

Lum për tý, o i lumi Zot!
Fort po shndritë njaj diell e pak po xe'!
Ç'p'e merr frima rrapin e Jutbinës!
Borë e madhe, qi paská rá,
Rândojnë ahat për me u thye;
Ki'n çetinat vetëm kreshtat:
Ushtojnë lugjet prej ortiqesh,

**6.** Ky fragment është shkëputur nga:
A. Kënga e Rinjohjes
B. Këngët e Gjergj Elez Alisë
C. Këngët e Kreshnikëve
D. Kënga e Ago Ymer Agës

**7.** Vargje të tipit: *"Lum për tý, o i lumi Zot!"*, ku kërkohet ndihma e fuqive mbinatyrore, hasen edhe te:
A. Epi i Gilgameshit
B. Rubaitë e Khajamit
C. Odiseja e Homerit
D. Antigona e Sofokliut

**8.** Krijimet popullore, pjesë e të cilave është ky fragment *nuk* shquhen për:
A. ritmin e rregullt
B. metrikën e rregullt
C. figurat stilistike
D. mbështetjen në fakte

**Lexo vargjet e dhëna më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

Nji amanet qi m'a ka lanë
Sall tri fjalë kësaj vashe me i thanë!
Për tri fjalë e për sa të duesh
Burrin tand a mund e njofsh?

**9.** Nga elementet e dhëna në fragmentin e mësipërm kuptohet se bëhet fjalë për ciklin e njohur të baladave shqiptare të:
A. rinjohjes
B. ringjalljes
C. besës
D. tradhtisë

**10.** Për nga tematika, figura e gruas në këtë baladë përafrohet me figurën e gruas në letërsinë antike:

A. Helenën
B. Penelopën
C. Antigonës
D. Driadën

**11.** Cila nga llojet letrare të prozës në burim i takon letërsisë gojore:

A. miti
B. tregimi
C. novela
D. romani

**12.** Cila nga personazhet femra shquhet te Këngët e kreshnikëve?

A. Ajkuna
B. Doruntina
C. Argjiro
D. Nita

## XV. <u>TIPARE TË LETËRSISË KLASIKE DHE TË MESJETËS</u>

**<u>Letërsia Klasike: *Epi i Gilgameshit*</u>**

**<u>Homeri: *Iliada, Odiseja*; Eskili; Safo; Aristofani; Aristoteli</u>**

**13.** Në veprën "Gilgameshi", kur mbreti Gilgamesh, ulet dhe shkruan në pllakë të gurit kërkesën që u drejtohet të gjithëve, për ta lexuar atë që do ta shkruajë ai:

*"Merr këtë lapis lazuli dhe lexoi*
*Udhëtimet e Gilgameshit, krejt kah ka shkuar rrotull"*

Gilgameshit në këto vargje shfaqet në funksionin e:

A. narratorit në vetën e parë
B. narratorit në vetën e tretë
C. personazhit në vetën e parë
D. personazhit në vetën e dytë

**14.** Gjykuar nga vargjet: *"Merr këtë lapis lazuli dhe lexoi*
*Udhëtimet e Gilgameshit, krejt kah ka shkuar rrotull"*

vepra karakterizohet si një:

A. ndodhi në rrugëtim
B. aventurë në jetën e përtejme
C. kërkim i një të humburi
D. pajtim me fatin e jetës

**15.** Gilgameshi, që mendohet që është vepra më e lashtë epike në botë, njihet veçanërisht si epikë për:

A. gjahun në mal
B. jetën fetare
C. frikën nga vdekja
D. dhunën në familje

**Lexo tekstin e dhënë më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**
(… Në këto e sipër vjen Hermesi, që kërkon t'i shkëpusë heroit të fshehtën për të ardhmen e Zeusit. Ky është shërbëtori më servil dhe më i pamëshirshëm i tiranit.)
HERMESI

Me ty, o dhelpër, tallës e përbuzës,
me ty, o tradhtar i perëndive,
me ty, që pasurove njerëzit e vdekshëm,
me ty, hajdut i zjarrit të hyjnive,
me ty po flas! …

**16.** Nga personazhet dhe struktura e këtij fragmenti kuptojmë se bëhet fjalë për dramën:

A. Antigona
B. Prometheu i mbërthyer
C. Ajaksi
D. Edipi në kolonë

**17.** Në vargjet: *"Me ty, o dhelpër, tallës e përbuzës,*
*me ty, o tradhtar i perëndive"*,
Hermesi shpreh:

A. inat
B. zili
C. mllef
D. xhelozi

**18.** Cila nga veprat epike flet për luftën që grekët bën kundër trojanëve, luftë që në poemë paraqiten 51 ditët e fundit dhe e cila nisi për shkak se Paridi, i biri i Priamit, rrëmbeu Elenen, gruan e grekut Menelaut?

A. Iliada
B. Odiseja
C. Eneida
D. Gilgameshi

**Lexo vargjet e dhëna më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

Tani, Hefest, ti duhet të zbatosh
atë që do yt atë; e mbërthe
Këtë rebel mbi shkëmbin e thepisur,
aty shpejt lidhe me vargonj të forte
e të pathyeshëm. Ai ta vodhi zjarrin,
burimin e çdo mjeshtërie, stolinë tënde
plot me shkëlqim dhe njerëzve ua dha.

**19.** Fragmenti i mësipërm, është shkëputur nga një tragjedi antike greke. Elementet e dhëna na bëjnë me dije se bëhet fjalë për veprën:

A. Antigona
B. Prometheu i mbërthyer
C. Persët
D. Edipi në kolonë

**20.** Autori i kësaj vepre është:

A. Homeri
B. Eskili
C. Sofokliu
D. Euripidi

**21.** Vetja që flet në këtë fragment e motivon Hefestin për ta kryer veprën me argumentin:

A. Ai ta vodhi zjarrin, burimin e çdo mjeshtrie
B. Ti duhet të zbatosh atë që do yt atë
C. E mbërthe këtë rrebel mbi shkëmin
D. Lidhe me vargonj të fortë e të pathyeshëm

## XVI. <u>TIPARE TË LETËRSISË SË VJETËR SHQIPTARE</u>

**<u>Pjetër Budi</u>**
**<u>Pjetër Bogdani: *Cuneus prophetarum*</u>**
**<u>Bejtexhinjtë: Nezim Frakulla; Hasan Zyko Kamberi</u>**

**Lexo paragrafin e dhënë më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

Mu desh pra me djersë të mëdha me qitunë mbi dritë shumë fjalë plaka e të harrueme, për ta marrë mbrapa urdhënin' e Biblijsë, tue u njimendunë herë gjuha jonë me të italianesë, herë kjo me tanët, andaj po druej se ka me dalë vepra pakëzë e merzicime.

(1685)

**22.** Meqë libri është shkruar edhe në shqip edhe në italisht, autori në këtë parathënie, shpreh drojën e tij se libri do të dalë paksa i mërzitshëm, për shkak të:

A. Fjalëve të vjetra shqipe që kishte nxjerrë në dritë
B. Përdorimit të shumë fjalëve nga italishtja
C. Shkallës jo të duhur të zhvillimit të shqipes së shkruar
D. Përshtatjes së shqipes me italishten dhe anasjelltas

**23.** Në të gjitha veprat që i takojnë periudhës së njohur si Letërsia e Vjetër Shqiptare, mbizotëron motivi:

A. religjioz
B. kombëtar
C. social
D. erotik

**Lexo tekstin e dhënë më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

Ky autor lindi në fshatin Gur i Bardhë të Matit, më 1566. Shkollimin e parë e bëri në vend si autodidakt. Mësimet e larta i kreu në Kolegjin Ilirian të Loretos (Itali). Në moshën 21 vjeçare e shugurua prift dhe shërbeu në Kosovë e Maqedoni. Më 1599 u emërua vikar i përgjithshëm i Serbisë, ku qëndroi 17 vjet. Më 1616 shkoi në Romë, ku ndejti më 1621. Atje pos shtypjes së librave kreu edhe veprimtari të tjera rreth kryengritjes ballkanike kundër Turqisë dhe qe pelegrin në Galici. Nga fundi i qëndrimit në Romë, ky autor u emërua ipeshkv i Zadrimës (1621). Në këtë detyrë ishte deri në dhjetor të vitit 1622, kur e mbytën duke e kaluar lumin Drin.

**24.** Mbështetur në të dhënat e mësipërme biografike që jep ky tekst për njërin nga autorët e Letërsisë së vjetër shqipe, kuptojmë se bëhet fjalë për:

A. Pjetër Bogdanin
B. Frang Bardhin
C. Pjetër Budin
D. Marin Barletin

**Në poezinë XVI të veprës "Doktrina e Kërshtenë" të Pjetër Budit, janë vargjet:**

*Tashti të lus, ndritmë mua,*
*Zoti im me një rrezé*
…………………
*Sqip të mundënj me rrëfyem*
*Ndonjë kankë të ré*

**25.** Në këta dy distikë del frymëzimi krijues autorial i lidhur për tre elementë, që janë përcaktues edhe të programit poetik të këtij autori:
- A. tokësor, universal dhe idilik
- B. fetar, atdhetar dhe individual
- C. qiellor, adhurues dhe ëndërrimtar
- D. imagjinar, dashuror dhe të ndjeshëm

**26.** Këta dy distikë japin natyrën poetike të poezisë:
- A. refleksive
- B. elegjiake
- C. përshkruese
- D. satirike

**Lexoni vargjet e dhëna më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

Çupatë po bëjnë fiqiri
"Vallë, ku e kemi takdir?„
I martojnë me pahir
Se umur ndë dorë s'kanë
*(Hasa Zyko Kamberi)*

**27.** Mbështetur në frymën dhe autorësinë e këtyre vargjeve, poezia i takon letërsisë së:
- A. Bejtexhinjve
- B. Rilindësve
- C. Modernizmit
- D. Romantizmit

**28.** Poezitë e kësaj fryme letrare karakterizohen nga:
- A. Neologjizmat
- B. Latinizmat
- C. Orientalizmat
- D. Sllavizmat

## XVII. TIPARE TË RILINDJES EVROPIANE
## M. Servantesi: *Don Kishoti i Mançës*
## U. Shekspiri: *Hamleti, Shumë zhurmë për asgjë*

**Lexoni dialogun e dhënë më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

- Mua për vete, - tha Sançoja, - më duket se kalorësit që bëjnë gjithë këto gjëra ishin të detyruar… po… ti përse duhet të luash mëndsh? Cila zonjë të ka refuzuar ty?
- Po pikërisht këtu është lezeti, - iu përgjigj Don Kishoti. - Ja se sa mahnitshëm e kam shoshitur këtë punë në kokën time - pasi vetëm një kalorës trushkulur mund të inatoset me të drejtë… E ç'vlerë ka atëherë ky zemërim? Ideja ime është të lajthis pa pasur asnji shkak fare…

(Miguel Servantes, *"Don Kishoti i Mançës"*)

**29.** Nga leximi i plotë i dialogut, kuptojmë se bëhet fjalë për një:
A. shaka
B. zënkë
C. përqeshje
D. gënjeshtër

**30.** Kur Sançoja citohet t'i ketë thënë Don Kishotit: *... po… ti përse duhet të luash mëndsh? Cila zonjë të ka refuzuar ty?*, pyetjet janë bërë për të:
A. qeshur
B. tallur
C. mashtruar
D. reaguar

**31.** Cila nga shprehjet jep më bindshëm karakterin e Don Kishotit, në veprën e Miguel Servantesit?:
A. Ai është një trim i rreptë
B. Ai është një burrë besnik
C. Ai është një i marrë largpamës
D. Ai është një inatçi frikacak

**32.** Nga leximi i plotë i këtij fragmenti, kuptojmë se bëhet fjalë për një prirje të Don Kishotit, që është:
A. erotike
B. patriotike
C. mitologjike
D. politike

**Lexo vargjet e dhëna më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

Hamleti:
Ah, mos kujto se po ta them për lajkë;
Se çfarë avantë mund të pres prej teje,
Që tjetër pasuri s'më ke në botë
Veç mendjes m'prehtë për jetesën tënde

(Uilliam Shekspir *"Hamleti"*)

**33.** Nga leximi i këtyre vargjeve kuptojmë se Hamleti mendon:
A. veç për botën
B. veç për veten
C. për lajkatarët
D. për të mençurit

**34.** Lëvdata e Hamletit për subjektin tjetër në këto vargje, është:

A. e njëmendtë
B. e matur
C. ironike
D. përjetësuese

**35.** Drama “Hamleti” e Shekspirit, është e njohur si një vepër mbi:

A. hakmarrjen
B. dashurinë
C. mërgimin
D. trimërinë

**36.** Në kuptimin e dallimit të zhanrit letrar, dallimi midis Homerit dhe Servantesit, është dallim midis

A. epit dhe romanit
B. novelës dhe romanit
C. epit dhe dramës
D. dramës dhe komedisë

**XVIII. TIPARET TË NEOKLASICIZMIT**
**Zh. Rasini: *Fedra***
**Molieri: *Kopraci***

**37.** Në kuptim të dallimit të llojeve të dramës, dallimi midis Eskilit dhe Molierit, është dallim midis

A. dramës dhe melodramës
B. tragjedisë dhe komedisë
C. komedisë dhe dramës
D. tragjedisë dhe dramës

**XIX. TIPARE TË ROMANTIZMI EVROPIAN**
**V. Gëte: *Fausti***
**V. Ygo**
**Xh. Bajron: *Shtegtimet e Çajlld Haroldit***

**38.** Shprehja e Mefistofelit, te vepra “Fausti”: “Unë jam ai që të keqen do dhe të mirën bën”, ka kuptimin e të shprehurit:

A. ironik
B. metaforik
C. simbolik
D. metonimik

**39.** Shprehja e Mefistofelit: “Unë jam ai që të keqen do dhe të mirën bën”, është shfaqje e qëndrimit për vetveten, që shpreh veçoritë e tij:

A. morale
B. politike
C. estetike
D. sociale

**40.** Mefistofeli është personazh i veprës:

**A.** “Fausti” të Gëtes
B. “Krimi e dënimi” të Dostojevskit
C. “Hamleti” të Shekspirit
D. “Plaku dhe deti” të Heminguejit

**41.** Mefistofeli është sinonim i:
A. Djallit
B. Njeriut
C. Perëndisë
D. Engjëllit

**42.** Epokat e ndryshme të letërsisë botërore shquhen me autorë dhe veprat e tyre, si:
A. J. Milton “Fausti”, V. Gëte “Parajsa e humbur”, Xh. Bajron “Shtegtimet e Çajlld Haroldit”, L. Tolstoj “Lufta e paqja”.
B. J. Milton “Parajsa e humbur”, V. Gëte “Fausti”, Xh. Bajron “Shtegtimet e Çajlld Haroldit”, L. Tolstoj “Lufta e paqja”.
C. Milton “Parajsa e humbur”, V. Gëte “Shtegtimet e Çajlld Haroldit”, Xh. Bajron, “Fausti”, L. Tolstoj “Lufta e paqja”.
D. J. Milton “Parajsa e humbur”, V. Gëte “Fausti”, Xh. Bajron “Lufta e paqja”, L. Tolstoj “Shtegtimet e Çajlld Haroldit”.

## XX. TIPARE TË LETËRSISË SË RILINDJES KOMBËTARE SHQIPTARE

**J. De Rada: *Milosaoi***
**N. Frashëri: *Bagëti e Bujqësia***
**Z. Serembe**

**Lexo vargjet e dhëna më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

Në mes tuaj kam qëndruar
E jam duke përvëluar,
Që t'u ap pakëzë dritë,
Natënë t'ua bënj ditë.
Do të tretem, të kullohem,
Të digjem, të përvëlohem,
Që t'u ndrinj mir' e të shihni,
Njëri-tjatërin të njihni.

(Naim Frashërit, *Fjalët e qiririt*)

**43.** Vetja që flet në këtë pjesë të poemës - është qiriri. Në letërsi, kur një trupi a sendi i jepen atribute njerëzore, kemi të bëjmë më figurën e:
A. epanastrofesë
B. personifikimit
C. anadiplozës
D. oksimoronit

**44.** Rima në këtë poezi është:
A. AABB
B. ABAB
C. ABBA
D. BAAB

**45.** Fragmentin, si në vargun “që t’u ndrinj mir’ e të shihni”, si edhe gjithë poezinë e përshkon një nga tiparet e letërsisë së Rilindjes, e njohur si:
A. iluminizëm
B. sentimentalizëm
C. klasicizëm
D. impresionizëm

**46.** Naim Frashëri dhe rilindësit e tjerë përpiqeshin ta pastronin gjuhën shqipe nga fjalët e huaja duke futur në përdorim terma si "dheshkronjë" për gjeografi etj. Fryma e tillë i bën ata që në kuptim të përdorimit të gjuhës të njihen si:

A. nacionalistë
B. orientalistë
C. puristë
D. oksidentalist

**47.** Cila lëvizje letrare në letërsinë shqipe filloi nga gjysma e dytë e shekullit XIX, e cila favorizon imagjinatën dhe emocionin mbi logjikën dhe arsyen?

A. klasicizmi
B. modernizmi
C. realizmi
D. romantizmi

**48.** Cilat nga vargjet e poemës: "Këngët e Milosaos" të Jeronim de Radës, shprehin njërën nga format e paradoksit:

A. Bota kish ndërruar lisa

uji i ri në det

B. Duro, zemër duro, e duro
sa duroi mali me bore

C. Thomni ju, të dashurit
m'ëmbël ë të puthurit

D. Nesër ajo, në kët' orë,
Ulet në shtratin tim

Jeronim de Rada në veprën "Parime të estetikës", shkruan: *Kudo qoftë e bukura ka gjithmonë karakter moral. Mendja e dikton e zbulon të bukurën dhe e vë në shërbim të shpirtit.*

**49.** Arsyeja pse autori ka zgjedhur këto fjalë, është për të treguar:

A. të bukurën e cila ndodhet kudo
B. të bukurën si vlerë mendore
C. të bukurën që e dikton shpirti
D. të bukurën e përjetshme

**Lexo vargjet e dhëna më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

M'largon buz'qeshja jote çdo furtunë,
shikimi yt më ngroh më shum' se flaka;
këngë e hyjnueshme e moshës së re
m'duket e fjalës tënde harmonia.

Rrethuar rrezesh t'ndritshme virgjërore,
e admiruar nga çdokush në rrugë,
ndoshta përbuz dëshirën e k'saj zemre,

(Zef Serembe, *Një vashëze*)

**50.** Këto strofa janë marrë nga një sonet, i quajtur ndryshe edhe tingëllimë. Soneti përbëhet nga:

A. Dy katrena e dy tercina
B. Një katrenë e dy tercina
C. Dy katrena e tri tercina
D. Një katrenë e tri tercina

**51.** Soneti i fundit i kurorës sonetike, që përbërë prej 15 seneteve, quhet:

A. epilog
B. magjistral
C. prolog
D. silabik

**XXI. <u>TIPARET E LETËRSISË SË REALIZMIT</u>**
**<u>O. dë Balzak: *Xha Gorio*</u>**
**<u>L. Tolstoj</u>**
**<u>Ç. Dikens</u>**
**<u>F. M. Dostojevski</u>**

**52.** Kur përmendim personazhet: Raskolnikovi dhe Vronskli, kujtojmë romanet e autorëve:

A. Dostojevki dhe Dikensi
B. Tolstoji dhe Balzaku
C. Dostojevski dhe Tolstoj
D. Balzaku dhe Dikensi

**XXII. <u>TIPARET E LETËRSISË MODERNE</u>**
**<u>F. Kafka:</u>**

**Lexo fragmentin e dhënë më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

I dashur Maks
Ndruhem se kësaj here nuk do ta hedh dot. Mbas një muaji me ethe polmonare, tani mund të kem ndonjë pneumoni; nuk mund të rri pa të shkruar dhe shpresoj se kjo do të ndikojë për diçka.
Kjo rrethanë më shtyn të shpreh dëshirën lidhur me shkrimet e mia: Të mbahen vetëm këta libra: “Gjykimi”, “Zjarrtari”, “Metamorfoza”, “Kolonia ndërshkimore”, “Mjeku i fshatit” dhe “Artisti i urisë” (Kopjet e pakta të “Soditje” nuk është nevoja të zhduken. Një punë më pak për ty; vetëm me kusht që mos të ribotohet).
Këta libra dhe tregime mund të ruhen, por kjo nuk do të thotë se kërkoj që të rishtypen për pasardhësit, përkundrazi, po të fshihen fare, do të plotësohej dëshira ime. Por, meqë janë, nëse ndokush dëshiron t’i mbajë, le t’i ruajë.
Për sa i përket shkrimeve të tjera (gjithçka është botuar në revista, dorëshkrimet e të gjitha letrat) e çdo gjë që do të të bjerë në dorë, apo do t’i marrësh prej atyre, që i kanë, (ti shumë prej tyre i njeh, sidomos N.N. e mos harro edhe disa fletore që i ka N.), të gjitha duhet të digjen, pa asnjë përjashtim, e mundësisht, pa i lexuar fare (po deshe t’u hedhësh një sy, bëje, por askush përveç teje).
Të lutem ma kryej sa më parë këtë porosi.
Franci

(Letër e Franc Kafkës drejtuar Maks Brodit)

**53.** Cila është mënyra më e mirë për të qartësuar shprehjen: ‘*nuk do ta hedh dot’*, në fjalinë: “Ndruhem se kësaj here nuk do ta hedh dot”?

A. nuk do të arrij të flak shqetësimin
B. nuk do të arrij të heq dorë nga vetmia
C. nuk do të mund ta ndërpres terapinë
D. nuk do të mund të gjej shërim

**54.** Fjalia: Të mbahen vetëm këta libra: “Gjykimi”, “Zjarrtari”, “Metamorfoza”, “Kolonia ndëshkimore”, “Mjeku i fshatit” dhe “Artisti i urisë”, shpreh pikëpamje klasifikuese, sipas të cilit kërkohet të ruhen këto libra. Ky qëndrim i këtij autori përkon me:

A. konceptin poetik të autorit
B. vlerësimin e interpretuesve të veprave
C. frymën politike të veprave
D. opinionin e miqve të autorit

**55.** Qëndrimi i autorit, në fjalinë: *Kopjet e pakta të “Soditje” nuk është nevoja të zhduken... vetëm me kusht që mos të ribotohet*, është:

A. indiferent
B. arbitrar
C. pajtues
D. mospërfillës

**56.** Kjo letër për nga përmbajtja është një:

A. testament
B. përkushtim
C. apologji
D. arsyetim

**57.** Fjalia: *Këta libra dhe tregime mund të ruhen, por kjo nuk do të thotë se kërkoj që të rishtypen për pasardhësit, përkundrazi, po të fshihen fare, do të plotësohej dëshira ime*, dominohet nga mendimi për librat dhe tregimet të cilave u referohet autori, që ato të:

A. ribotohen në një kohë tjetër
B. ndalohen për lexim
C. botohen për pasardhësit
D. mos ribotohen fare

**58.** Kur thuhet në fjalinë: *Për sa i përket shkrimeve të tjera (gjithçka është botuar në revista, dorëshkrimet e të gjitha letrat) e çdo gjë që do të të bjerë në dorë, apo do t’i marrësh prej atyre, që i kanë, (ti shumë prej tyre i njeh, sidomos N. N. e mos harro edhe disa fletore që i ka N.), të gjitha duhet të digjen, pa asnjë përjashtim, e mundësisht, pa i lexuar fare (po deshe t’u hedhësh një sy, bëje, por askush përveç teje*), konstatojmë se fryma dhe qëndrimi i autorit që ta shkatërronte atë që kishte shkruar, është për:

A. shkrimet e botuara në revista, si dhe dorëshkrimet e letrat
B. shkrimet e botuara në revista, si dhe letrat që gjenden te N
C. shkrimet e botuara në revista, si dhe shkrimet që i kanë të tjerët
D. shkrimet e botuara në revista, si dhe shkrimet që i kanë N. N.

**59.** Nga ajo çfarë keni lexuar në këtë letër të Kafkës, konstatimi më i besueshëm do të ishte:

A. Mosbesimi ndaj miqësisë, i Kafkës, është më i fuqishëm se besimi.
B. Dëshira e krijimit e Kafkës, është më e fuqishme se e mohimit të krijimit.
C. Shpresa për t’u shëruar, e Kafkës, është më e fuqishme se dëshpërimi.
D. Vlerësimi pozitiv ndaj veprës së vet, i Kafkës, është më i fuqishëm se dyshimi.

**Lexo fragmentin më poshtë, pastaj përgjigju pyetjes që vijon.**

I gjithë kapitulli i tretë është një vorbull e beftë - mbi një hapësirë relativisht të shtrënguar ku ndodh takimi i K. dhe Fridës në han si dhe mizoria e patakshme e Fridës që i sikteris me kamxhik turmën e shërbëtorëve që vallëzojnë me Ollgën dhe se si ata i binden.

**60.** Ky përshkrim i ngjarjes përkon me romanin e letërsisë botërore:

A. ”Kështjella”
B. ”Uliksi”
C. ”Krimi dhe dënimi”
D. “Lufta e paqja”

## XXIII. LETËRSIA MODERNE SHQIPE

**Ndre Mjedja: *Andra e jetës***
**Gjergj Fishta: *Lahuta e Malcís***
**Faik Konica:**
**Lasgush Poradeci: *Vallja e yjeve, Ylli i zemrës, Kamadeva***
**Ernest Koliqi: *Gjurmat e stinve, Hija e maleve***
**Mitrush Kuteli: *Tat Tanushi***

**61.** Veprat e cilit autor u lanë në harresë ose ishin të ndaluara gjatë kohës së regjimit komunist?
A. Fan Noli
B. Ndre Mjedja
C. Migjeni
D. Ernest Koliqi

**62.** Kur përmendim personazhet: Rina dhe Zoga, kujtojmë veprat e autorëve:
A. Jeronim de Rada dhe Ndre Mjeda
B. Ndre Mjeda dhe Naim Frashëri
C. Jeronim de Rada dhe Zef Serembe
D. Zef Skiroi dhe Zef Serembe

**63.** Realiteti shqiptar i kohës së Lidhjes së Prizrenit, me kohët para e pas saj, janë të paraqitura në veprën:
A. Lahuta e Malcis
B. Andrra e Jetës
C. Israelitë e Filistinë
D. Baba Musa lakuriq

**64.** Cila nga veprat e letërsisë shqipe tematizon njërin nga kodet e Kanunit - atë të hakmarrjes?
A. "Juda Makabe" - Gjergj Fishta
B. "Juvenilia" - Ndre Mjedja
C. "Gjaku" - Ernest Koliqi
D. "Tat Tanushi" - Mitrush Kuteli

**Lexo fragmentin e dhënë më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

Po mbushej i dyti vjet qi ata burra rritshin në mal, komitë. Të dy kishin vrâ njerëz e gjêndermerija i gjurmonte pa pushue.
Nji ditë, nji fishkllimë e gjatë, e dridhshme, e çuditshme jehoi mal në mal e u shue në largsí.
Atëherë ata Malsorë qi pa u tutë e shikofshin or'e ças dekën, u zverdhën e ia ngulën shoqishoqit syt' e mënderuem.
Vendosen të shkojnë të rrëfehen te famullijâ mâ e afërme.

- Zotní, kena ardhë tu ti m'u rrëfye, pse njâni ndër né të dy do të desin brênda këtyne shtatë ditëve.

Frati ngriti fytyrën kah ai në shêj pyetjeje tue shqyrtue me kureshtë.

- Na e kânë dhanë lajmin Orët e Malit.

Edhe e diftoi punën gjithsesí.
Frati tundi kryet e spjegoi:

- Kjo quhet besëtytní qi don me thânë besim i rrêjshëm.

Mos u jepni rândësi këtyne sendeve, pse janë të tâna kote.
Lulashi tha me nji zâ ku ndëgjohej sigurija mâ e madhe:

- Ti, zotní, je me shkollë e me dije e ke gjithmonë arsye.

Por... edhe na Malsorët i njohim mirë këto shêje edhe e dijmë se dalin për herë të vërteta.

(Ernest Koliqi *"Kur orët lajmojnë"*)

**65.** Dialogu në këtë fragment, është midis:
A. një trimi dhe një frikacaku
B. një hajduti dhe një të urti
C. një besëtyti dhe një besimtari
D. një nevojtari dhe një të mençuri

**66.** Kur Frati thotë: „*Kjo quhet besëtytní qi don me thânë besim i rrêjshëm*. Arsyeja që Frati i thotë këto fjalë, është se ai:
A. dëshiron t'ua largojë frikën
B. përpiqet t'i vërë në kurth
C. frikësohet t'i strehojë në kishë
D. mendon sipas doktrinës fetare

**67.** Subjekti i këtij tregimi krijon një relacion me botën e:
A. mitit
B. religjionit
C. realitetit
D. aktualitetit

**Lexo poezinë e dhënë më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**
N'tý mendoj kúr agon dita,
Kúr bylbyli mallshem kndon,
N'tý mendoj kur soset dita,
Terrí botën kúr e mblon.

Veç se tý të shoh unë n'anderr,
Veç se tý, çuet t'kam n'mendim;
Nder t'vështira ti m'jé qanderr,
Për tý i lehtë m'vjen çdo ndeshkim.

Tjera brigje, fusha e zalle
Un kam pá, larg, tue bâ shtek,
E përgjova tjera valle,
N'tjera lule syu m'u rrek;

Por nji fushë mâ e blerët nuk shtrohet,
Por nji mal mâ bukur s'rri,
Mâ i kulluet nji lumë s'dikohet,
Moj Shqypni, porsi i ké ti.
..................
(Gjergj Fishta, *"Atdheu"*)

**68.** Ky tekst poetik përmban emocion dhe kuptim të:
A. lavdisë për atdheun
B. shpresës për atdheun
C. sakrificës për atdheun
D. mallit për atdheun

**69.** Në cilin nga vargjet atdheut i këndohet në shkallën sipërore - jashtë çdo krahasimi?

A. Veç se tý të shoh unë n'anderr,
Veç se tý, çuet t'kam n'mendim

B. N'tý mendoj kúr agon dita,
Kúr bylbyli mallshem kndon

C. Tjera brigje, fusha e zalle
Un kam pá, larg, tue bâ shtek

D. E përgjova tjera valle,
N'tjera lule syu m'u rrek

**70.** Në novelën *E madhe është gjëma e mëkatit* (*Tat Tanushi i Bubutimës*), përmes fjalisë: *"Rrëfimi nga liqeri i kaltër..., punuar pas dy legjendash të dëgjuara në Pogradec"*, Mitrush Kuteli tregon për përafrimin e:

A. novelës së tij me dy legjendat
B. novelës së tij me liqenin e kaltër
C. dy legjendave me liqenin e kaltër
D. njërës legjendë me legjendën tjetër

**71.** Cili nga autorët shkroi gegërisht?

A. Mjedja
B. Kuteli
C. Noli
D. Konica

**72.** Cili nga autorët ka kultivuar stilin himnizues heroik?

A. Gjergj Fishta
B. Ndre Mjedja
C. Lasgush Poradeci
D. Ernest Koliqi

**73.** Cili nga faktet i bënë të dallueshme dy veprat e Lasgush Poradecit: *Vallja e yjeve* dhe *Ylli i zemrës*?

A. Zhanri
B. Figura
C. Vendi i botimit
D. Koha e botimit

**XXIV. LETËRSIA BASHKËKOHORE**
**Gabriel Garsia Markez**
**Ernest Heminguej**
**A. Kamy**
**H. L. Borhes**

**Lexo fragmentin e dhënë më poshtë, pastaj përgjigju pyetjeve që vijojnë.**

Sot më vdiq mamaja. Apo ndoshta dje, nuk e di. Mora një telegram nga azili: "Nëna vdiq. Varrimi nesër. Ngushëllime të sinqerta". Kjo s'do të thotë asgjë. Ndoshta ka ndodhur dje.

Azili i pleqve ndodhet në Marengo, tetëdhjetë kilometra larg Algjerit. Do ta marr nga këtu autobusin e orës dy dhe do të jem aty pasdite. Kështu do të mund ta gdhij një natë e do të kthehem nesër mbrëma. I kërkova dy ditë leje pronarit dhe ai nuk mund të mos m'i jepte për një arsye të tillë. Por m'u duk se nuk i pëlqeu. Madje

dhe i thashë: “S’është për fajin tim”. Nuk u përgjigj. Atëherë mendova se nuk duhej t’ia kisha thënë ato fjalë. Sidoqoftë nuk kisha pse të kërkoja ndjesë. Ai bile duhej të më shprehte ngushëllimet. Do ta bëjë pa dyshim pasnesër, kur të më shohë në zi. Tani për tani duket sikur mamaja nuk ka vdekur. Ndërsa pas varrimit do të jetë çështje e mbyllur dhe çdo gjë do të ketë marrë formën zyrtare.

Në orën dy mora autobusin. Bënte shumë nxehtë. Hëngra në restorant, te Çelesta, si zakonisht. Të gjithëve u vinte shumë keq për mua dhe Çelesta më tha: “Vetëm një nënë kemi”. Kur u largova, më shoqëruan deri te dera. Isha disi i hutuar ngaqë m’u desh të ngjitesha tek Emanueli për t’ia marrë hua një kravatë të zezë dhe një shirit të zi. Ai ka humbur xhaxhanë para disa muajsh.

Vrapova të kap autobusin. Gjithë ai nxitim e ai vrap, me siguri për shkak të tyre, le pastaj dhe troshitjet, era e benzinës, afshi i nxehtë që vinte nga rruga e nga qielli, më vunë në gjumë. Fjeta thuajse gjatë gjithë rrugës, kur u zgjova pashë se isha ngjeshur pas një ushtaraku që më buzëqeshi dhe më pyeti nëse vija nga larg. I thashë “po” për të mos e zgjatur muhabetin.

Azili ishte dy kilometra larg fshatit. E bëra rrugën në këmbë.

Albert Kamy *“I huaji”*

**74.** Nga leximi i plotë i këtij fragmenti të romanit, kuptojmë se bëhet fjalë për një personazh, nga rrëfimi i të cilit:

A. Nuk mund ta kuptojmë pikëllimin që ka për të ëmën
B. Nuk mund ta kuptojmë se ku i ka vdekur e ëma
C. Nuk mund ta kuptojmë qëllimin e tij se ku është duke udhëtuar
D. Nuk mund ta kuptojmë se kur do të kthehet në punë

**75.** Nga leximi i këtij fragmenti, kuptojmë se personazhi i këtij fragmenti, i cili njëkohësish edhe rrëfen, është i:

A. i pikëlluar
B. i pavullnet
C. i inatosur
D. i hidhëruar

**76.** Kur personazhi thotë: “*Sot më vdiq mamaja. Apo ndoshta dje, nuk e di. Mora një telegram nga azili: “Nëna vdiq. Varrimi nesër. Ngushëllime të sinqerta”. Kjo s’do të thotë asgjë. Ndoshta ka ndodhur dje*.”, kuptojmë se ai (personazhi) është i interesuar të dijë se:

A. kur i ka vdekur e ëma
B. ku do të varroset e ëma
C. në ç’rrethana i ka vdekur e ëma
D. ç’ngushëllim ka marrë për të ëmën

**77.** Fjalitë që pasojnë njëra pas tjetrës, si: *“Sot më vdiq mamaja. Apo ndoshta dje, nuk e di. Mora një telegram nga azili: “Nëna vdiq. Varrimi nesër. Ngushëllime të sinqerta”. Kjo s’do të thotë asgjë. Ndoshta ka ndodhur dje*.”, janë shembull tipik i të shprehurit nëpërmjet të folurit:

A. eliptik
B. ironik
C. metaforik
D. alegorik

**78.** Azili i pleqve është:

A. Strehimi ku jetojnë pleqtë me mungesë përkujdesjeje
B. Strehimi që u jep një shtet, pleqve të ikur nga atdheu i tyre
C. Banesë që u jepet pleqve për të shpëtuar nga ndonjë rrezik
D. Vend ku fshihen pleqtë, për të shpëtuar nga ndjekjet politike

| | | |
|---|---|---|
| | | - Lëndët e para, përhapja dhe rëndësia e tyre për ekonomi. |
| | | - Rajonet industriale dhe veçoritë e tyre ekonomiko-gjeografike. |
| | | - Zhvillimi i pabarabartë industrial, shkaqet dhe pasojat. |
| | | - Degët e komunikacionit, veçoritë dhe shpërndarja. |
| | | - Këmbimi i mallrave në botë. |
| | | - Turizmi si fenomen bashkë kohor dhe funksioni i shumëfishtë i tij. |
| | | - Mjedisi dhe shoqëria, llojet e mjediseve dhe veçoritë e tyre |
| | | - Ndikimi i mjedisit natyror në zhvillimin e shoqërisë. |
| | | - Roli i shoqërisë në transformimin e mjedisit natyror. |
| | | - Mjediset tipike madhore në botë. |
| GJEOGRAFIA NACIONALE | Kosova | - Kosova Pozita gjeografike, shtrirja territoriale, madhësia dhe kufijtë. |
| | | - Natyra e Kosovës: ndërtimi dhe zhvillimi gjeologjik, relievi, klima, ujërat, tokat (dherat), bota bimore dhe shtazore. |
| | | - Popullsia dhe vendbanimet: rrjedhat historike të popullimit, numri, përhapja gjeografike, lëvizja e popullsisë, struktura e popullsisë, migrimet, diaspora dhe vendbanime |
| | | - Ekonomia:faktorët e zhvillimit të ekonomisë, bujqësia, pylltaria, industria, faktorët e zhvillimit, burimet energjetike dhe pasuritë minerale, degët e industrisë, zhvillimi dhe shtrirja hapësinore, transporti, tregtia dhe turizmi |
| | Shqipëria | **Shqipëria**<br><br>Pozita gjeografike,veçoritë natyrore, popullative, ekonomike dhe ndarja regjionale. |

**1.** Cila pikë ka shpejtësi më të madhe rrotulluese gjatë rotacionit të Tokës në figurën e dhënë?

A. $O^{O}$
B. $25^{0}$
C. $50^{0}$
D. $75^{0}$




**2.** Në cilat lloje të hartave paraqiten tipet e tokave?

A. Hartat hidrologjike
B. Hartat fitogjeografike
C. Hartat zoogjeografike
D. Hartat pedologjike

**3.** Cila nga pohimet është e saktë?

A. Prishtina është në veri të Ferizajt, jug të Podujevës dhe lindje të Pejës
B. Peja është në veri të Prishtinës, lindje të Podujevës dhe Jugë të Ferizajt
C. Ferizajt është në veri të Prishtinës, lindje të Podujevës dhe Jugë të Peja
D. Podujevës është në veri të Prishtinës, lindje të Ferizajt dhe Jugë të Peja

**4.** Lumi Shkumbin ndanë:

A. Shqipërinë e veriut me atë të jugut dhe ka grykëderdhjen në liqenin e Ohrit
B. Shqipërinë e veriut me atë të jugut dhe ka grykëderdhjen në liqenin e Shkodrës
C. Shqipërinë e veriut me atë të jugut dhe ka grykëderdhjen në detin Adriatik
D. Shqipërinë e veriut me atë të jugut dhe ka grykëderdhjen në detin Egje

**5.** Vendburimi më i njohur në territorin e Shqipërisë me naftë është:

A. afër Shkodrës
B. afër Korçës
C. afër Kuçovës
D. afër Kukësit

**6.** Grendlanda është masë tokësore e mbuluar me borë të përhershme e cila lagët me ujërat e:

A. Oqeanit të Ngrirë të Veriut dhe Oqeanit të Qetë
B. Oqeanit të Ngrirë të Veriut dhe Oqeanit Atlantikë
C. Oqeanit Atlantik dhe Oqeanit Indian
D. Oqeanit Atlantik dhe Oqeanit e Qetë

**7.** Sa shkallë rrotullohet toka rreth boshtit të vet për një orë?

A. 15°
B. 1°
C. 5°
D. 7.5°

**8.** Cili qytet i Spanjës shtrihet në bregdet?

A. Madridi
B. Barcelona
C. Sevile
D. Saragoza

**9.** Në cilin det ka grykëderdhjen lumi Po i cili gjendet në Itali?

A. Detin Jon
B. Detin e Tirenit
C. Detin Egje
D. Detin Adriatik

**10.** Pjesa më e madhe e Evropës Jugore dallohet për klimë me tipare:

A. detare të butë
B. oqeanike
C. mesdhetare
D. kontinentale

**11.** Cili nga shkëmbinjtë e poshtëshënuar i takon grupit të shkëmbinjve eruptiv?

A. Graniti
B. Gnjajsit
C. Lapori
D. Mermeri

**12.** Në cilin nga brezat gjeografik të poshtëshënuar jeton numri më i madh i popullsisë në Tokë?

A. 0°-20° të Gjer. Gj. J
B. 20°-45° të Gjer.Gj.V
C. 0°-20° të Gjer.Gj.V
D. 20°-45° të Gjer.Gj.J

**13.** Erërat e forta të cilat formohen në pjesën e ngrohtë të vitit ndërmjet gjirit të Meksikës dhe Liqeneve të Mëdha në SHBA quhen:

A. Tajfune
B. Ciklone
C. Tornado
D. Anticiklone

**14.** Cili shtet ka prodhimtarin më të madhe të automobilave në botë?

A. ShBA
B. Japonia
C. Gjermania
D. Franca

**15.** Sa është perimetri i tokës?

A. 40075.16 km
B. 30075.16 km
C. 50075.16 km
D. 60075.16 km




**16.** Si quhen rrymat ujore detare të paraqitura në hartë me numrat 1 dhe 3?

A. Rryma ujore e Labradorit dhe Bengalit
B. Rryma ujore e Bengalit dhe Ekuatorit
C. Rryma ujore e Ekuatorit dhe Golfit
D. Rryma ujore e Golfit dhe Labradori

**17.** Cila nga qytetet e mëposhtme është qendra më e madhe ekonomike në Azi ?
A. Bombei
B. Tokio
C. Singapori
D. Hong-Kongu

**18.** Cilat nga këto instrumente shërbejnë për orientim në natyrë ?
A. Kurvimetri dhe Hidrografi
B. Nivelmatesi dhe Barometri
C. Busolla dhe GPS
D. Anemometri dhe Pluviometri

**19.** Me cilin shtet nuk kufizohet Shqipëria ?
A. Serbinë
B. Greqinë
C. Maqedoninë
D. Malin e Zi

**20.** Territori i Shqipërisë ulet gradualisht duke shkuar nga:
A. perëndimi në lindje
B. veriu në jug
C. lindja në perëndim
D. jugu në veri

**21.** Në cilat zona të territorit të Shqipërisë amplituda e temperaturës është me e vogël?
A. Në zonat e ulëta Lindore
B. Në zonat e larta malore
C. Në pjesët e mesme të luginave
D. Në brezin afër bregdetit

**22.** Cila është qendra me e madhe urbane në pjesën jugore të rrafshit të Dukagjinit?
A. Prizreni
B. Gjakova
C. Peja
D. Suhareka

**23.** Cila lëmi e gjeografisë i studion fshatrat?
A. Gjeografia urbane
B. Gjeografia rurale
C. Gjeografia ekonomike
D. Gjeografia e popullsisë

**24.** Cila nga grupet e poshtëshënuara merret me organizimin e prodhimit dhe çmimit të naftës?
A. BENELUKSI
B. CEFTA
C. UE
D. OPEK

**25.** Trajta e ngritur relievore nga vullkani quhet:
A. kupë vullkanike
B. krater vullkanik
C. hinkë vullkanike
D. kanal vullkanik

**26.** Në hartën topografike në përpjestim1:50 000 një cm në hartë është e barabartë me:
A. 50 metra në natyrë
B. 500 metra në natyrë
C. 5000 metra në natyrë
D. 50000 metra në natyrë

**27.** Me cilën metodë grafike paraqiten konturat relievore në hartën topografike?
A. Katror
B. Hijezim
C. Vija
D. Shrafurë

**28.** Si mund ta paraqesim sa më besnikërisht formën sferike të tokës në rrafsh?
A. Përmes trupave gjeometrikë
B. Përmes figurave gjeometrike
C. Përmes elementeve hartografike
D. Përmes projeksioneve hartografike

**29.** Çka ndodhë nëse në shkëmbinjtë parësorë veprojnë gazrat, avulli i ujitë, temperaturat dhe shtypja e lartë,?
A. Krijohen shkëmbinjtë metamorfikë
B. Krijohen shkëmbinjtë magmatikë
C. Krijohen shkëmbinjtë sedimentarë
D. Krijohen shkëmbinjtë organogjenë

**30.** Cili term ka të bëjë me largimin e popullsisë nga njësia administrative?
A. Imigrim
B. Emigrim
C. Natalitet
D. Mortalitet

**31.** Cila dukuri shoqërore ka të bëjë me konurbacionin?
A. Bashkimi i qyteteve
B. Bashkimi i fshatrave
C. Bashkimi i qytetit me fshat
D. Bashkimi i disa fshatrave me qytet

**32.** Nëse në një shtet struktura e popullsisë aktive sipas veprimtarive ekonomike është II, I, III, IV, cila veprimtari ekonomike dominon?
A. Primare
B. Sekundare
C. Terciare
D. Kuartare

**33.** Nëse një territor ka 1100 km$^2$ dhe 19 800 banorë sa e ka dendësinë e popullsisë?

A. 17 b/km$^2$
B. 18 b/km$^2$
C. 19 b/km$^2$
D. 20 b/km$^2$

**34.** Si është shtrirja e brezave të vegjetacionit në kontinentin e Afrikës duke u nisur nga ekuatori në drejtim të poleve?

A. Savane Pyje tropike, Skretirë, , Stepe
B. Stepe, Pyje tropike, Shkretirë, Savane
C. Shkretirë, Savane, Pyje tropike, Stepe
D. Pyje tropike, Savane, Stepe, Shkretirë




**35.** Pika "D" është në:

A. veriperëndim të pikës "A"
B. jugperëndim të pikës "A"
C. verilindje të pikës "A"
D. jugperëndim të pikës "A"

**36.** Cili lloj i turizmit është më i zhvilluar në Kosovë?

A. Detarë
B. Kulturorë
C. Dimëror
D. Pelegrinazheve

**37.** Shkalla e lartë e papunësisë në Shqipëri ka shkaktuar:

A. emigrimin e popullsisë në botën e jashtme
B. imigrimin e popullsisë nga bota e jashtme
C. zhvillimin e lartë teknik-teknologjikë
D. zhvillimin e lartë ekonomik




**38.** Çka paraqet përmbajtja e hartës tematike e Kosovës?

A. Migrimet
B. Temperaturën
C. Komunikacionin
D. Reshjet

**39.** Çamëria është trevë shqiptare në:

A. Maqedoni
B. Greqi
C. Bullgari
D. Shqipëri

**40.** Kufiri etnik:

A. ndanë dy popuj
B. bashkon dy popuj
C. ndanë dy shtete
D. bashkon dy shtete

**41.** Popullsia urbane paraqet popullsinë e cila jeton në qytete, cili shtet e ka më të madhe popullsinë urbane në Evropë ?

A. Holanda
B. Franca
C. Gjermania
D. Belgjika

**42.** Qyteti më i madh në botë për nga numri i banorëve është:

A. Nju Jorku
B. Tokio
C. San Francisko
D. Parisi

**43.** Shkallën më të lartë të shtimit natyrorë të popullsisë e kanë:

A. shtetet me zhvillim ekonomik të lartë
B. shtetet e zhvilluara ekonomikisht
C. shtetet me zhvillim ekonomik të mesëm
D. shtetet e pa zhvilluara ekonomikisht

**44.** Në botë fliten mbi 3000 gjuhë të ndryshme, mirëpo gjysma e popullsisë së botës fletë:

A. 5 gjuhë
B. 10 gjuhë
C. 15 gjuhë
D. 20 gjuhë

**45.** Duke shkuar nga Evropa Perëndimore në drejtim të Evropës Lindore ndikimet e klimës maritime zvogëlohen dhe rritën ndikimet e klimës kontinentale, çka ndodhë me reshjet atmosferike?

A. Rritet sasia e tyre
B. Mbetet sasia e njëjtë
C. Zvogëlohet sasia e tyre
D. Nuk paraqitet dukuria e reshjeve

**46.** Cilat janë karakteristikat e klimës mesdhetare?

A. Dimra të butë, reshje të mëdha
B. Dimra me acar, reshje të pakta
C. Vera të gjata, reshje të mëdha
D. Vera të shkurtë, reshje të pakta

**47.** Ligji i zonalitetit gjeografik bazohet në ndryshimimet e komponenteve të mbështjelljes gjeografike. Përcakto në cilin drejtim mbeshtetet zonaliteti gjeografikë?

A. Në drejtim të gjatësisë gjeografike
B. Në drejtim të gjërsisë gjeografike
C. Në drejtim të lartësisë mbidetare
D. Në dtrejtim të thëllësisë tokësore

**48.** Raporti i popullsië ndaj sipërfaqes së një vendi jepë dendësinë e popullsisë. Cakto cila renditje e shteteve sipas dendësisë së popullsisë është e saktë?

A. SHBA, Finlanda, Italia, Holanda
B. Finlanda, Italia, Holanda, SHBA
C. Italia, Holanda, Finlanda, SHBA
D. Holanda, Italia, SHBA, Finlanda

**49.** Nëse ujërat e një lumi shkarkohen në dy ujëmbledhës detar, kemi të bëjmë me:
- A. ujëvarë
- B. katarakt
- C. bifurkacion
- D. meandër

**50.** Burimi i ujit të ngrohtë nga brendia e tokës njihet si:
- A. burim gjeotermal
- B. burim artezian
- C. burim mineral
- D. burim i ujit të thjeshtë

**51.** Energjia e cila vjen nga nxehtësia e brendësisë së tokës është:
- A. energji gjeotermale
- B. energji latente
- C. energji nukleare
- D. energji termocentrale

**52.** Gjerësia gjeografike në hartë paraqitet me:
- A. meridiane
- B. paralele
- C. izoterme
- D. izonefe

**53.** Gjatësia gjeografike në hartë paraqitet me:
- A. meridiane
- B. paralele
- C. izoterme
- D. izonefe

**54.** Cila dukuri natyrore llogaritet si reziku më i madh natyror për nga pasojat në njerëz, ekonomi etj?
- A. Vërshimet
- B. Ortiqet e borës
- C. Tërmetet
- D. Rrëshitjet e dheut

**55.** Cila komponentë e poshtshënuar paraqet salldo pozitive të migrimeve?
- A. Imigrimi $>$ emigrimi
- B. Imigrimi $<$ emigrimi
- C. Emigrimi $=$ imigrimi
- D. Emigrimi $\geq$ imigrimi

**56.** Mongoloidët kanë përhapje më të madhe në:
- A. Afrikë
- B. Evropë
- C. Amerikë
- D. Azi

**57.** Nëse në një shtet struktura e popullsië aktive sipas veprimtarive ekonomike është IV, II, III, I, cila veprimtari ekonomike është dominante:
- A. Primare
- B. Sekondare
- C. Tercirae
- D. Kuartare

**58.** Turizmi si veprimtari ekonomike bënë pjesë në:

A. veprimtaritë primare
B. veprimtaritë sekondare
C. veprimtaritë terciare
D. veprimtaritë kuartare

**59.** Xehetaria si veprimtari ekonomike bënë pjesë në:

A. veprimtaritë primare
B. veprimtaritë sekondare
C. veprimtaritë terciare
D. veprimtaritë kuartare

**60.** Bilanc pozitiv tregtar kanë vendet:

A. që eksportojnë më shumë
B. që importojnë më shumë
C. që kanë të barabartë inportin me eksportin
D. që nuk eksportojnë fare

**61.** Bilanc negativ tregtar kanë vendet:

A. që eksportojnë më shumë
B. që importojnë më shumë
C. që kanë të barabartë inportin me eksportin
D. që kan tregti të mbyllur

**62.** Raporti në mes popullsisë aktive dhe joaktive tregon strukturën:

A. arsimore të popullsisë
B. moshore të popullsisë
C. gjinore të popullsisë
D. ekonomike të popullsisë

**63.** Raporti në mes popullsisë mashkullore dhe femërore tregon strukturën:

A. arsimore të popullsisë
B. moshore të popullsisë
C. gjinore të popullsisë
D. ekonomike të popullsisë

**64.** Rezervat më të mëdha të qymyrit në trojet etnike gjenden në:

A. Rrafshin e Kosovës
B. Rrafshin e Dukagjinit
C. Ultësirën Perëndimore të Shqipërisë
D. Fushëgropën e Pollogut

**65.** Cilat minerale shfrytëzohen në vendburimet e Bulqizës, Batrës, Radushës dhe Devës?

A. Plumbit
B. Kromi
C. Zinku
D. Nikeli

**66.** Pjesëmarrja e grupmoshave nën 19 vjet në Kosovë është:

A. 52%
B. 41%
C. 37%
D. 31%

**67.** Krijimi dhe shkatërrimi i shkëmbinjve të tokës:

A. ka përfunduar në periudhën e terciarit
B. ka përfunduar në periudhën e kuaternarit
C. është proces i pa ndërprerë
D. është proces në shuarje

**68.** Cilat nga këto shtresa ka të bëjë me masën ujore në tokë?

A. Atmosfera
B. Hidrosfera
C. Litosfera
D. Biosfera

**69.** Vendi nën sipërfaqen e tokës ku bie tërmeti quhet:

A. Hipoqendër
B. Epiqendër
C. Fushë seizmike
D. Aktivitet seizmik

**70.** Nëse në një qytet prej $25km^2$ jetojnë 300 000 banorë, sa është dendësia e popullsisë?

A. 10 000 banorë / km2
B. 12 000 banorë / km2
C. 14 000 banorë / km2
D. 16 000 banorë / km2

**71.** Lumi më i gjatë në botë është:

A. Nili
B. Amazoni
C. Danubi
D. Eufrati

**72.** Shtetet e Gadishullin Pirineje janë:

A. Italia, Malta, Greqia
B. Rumania, Bullgaria
C. Spanja, Portugalia
D. Shqipëria, Maqedonia

**73.** Burimet ujit, minierat, shimatës, majat malore, ndërtesat në hartat topografike paraqiten me:

A. Pika
B. Vija
C. Sipërfaqe
D. Ngjyra

**74.** Si rezultat i ngurtësimit të magmës në sipërfaqen e tokës krijohen shkëmbinjtë:

A. sedimentarë
B. metamorfik
C. magmatik
D. organogjen

**75.** Si quhet instrument i cili e regjistron tërmetet?

A. Limnograf
B. Seizmograf
C. Stereograf
D. Aneograf

**76.** Si quhet zona e kontaktit dhe bashkëveprimit në mes të tokës, ajrit, ujit, dhe botës organike?

A. Mbështjellja gjeografike
B. Hidrosfera
C. Biosfera
D. Atmosferë

**77.** Dielli është:

A. planet
B. asteroid
C. yll
D. satelit

**78.** Rotacioni i tokës është:

A. rrotullimi rreth Diellit
B. rrotullimi rreth yjeve
C. rrotullimi rreth boshtit të vet
D. rrotullimi rreth Hënës

**79.** Litosfera është:

A. mbështjellje shkëmbore e Tokës
B. mbështjellje ajrore e Tokës
C. mbështjellje ujore e Tokës
D. mbështjellje e lëngët dhe e gaztë e Tokës

**80.** Magma është:

A. masë ajrore
B. masë ujore
C. masë e zjarrtë nga brendia e Tokës
D. masë e përzier ujore dhe ajrore

**81.** Oqeani më i madh dhe më i thellë është:

A. Oqeani Atlantik
B. Oqeani i Qetë
C. Oqeani Indian
D. Oqeani i Ngrirë i Veriut

**82.** Ranja (Reni) është:

A. shtet
B. mal
C. lum
D. liqe

**83.** Sahara është:

A. lloj i vegjetacionit
B. vis në Amerikë
C. malë në Afrikë
D. shkretëtirë

**84.** Liqeni i Fierzës është ngritur:

A. në lumin Vardar
B. në lumin Drini
C. në lumin Buna
D. në lumen Bistricë

**85.** Bifurkacioni i Nerodimës është në:

A. Kroaci
B. Maqedoni
C. Shqiperi
D. Kosovë

**86.** Në Kosovë dominon:

A. klima tropike
B. klima mesatare
C. klima subpolare
D. klima mesdhetare

**87.** Lumi Lepenc buron në:

A. Malet e Sharrit
B. Bjeshket e Nemura
C. Malet e Kopaonikut
D. Malet e Karadakut

**88.** Malet e Sharrit shtrihen në mes të:

A. Greqisë dhe Maqedonisë
B. Maqedonisë dhe Kosovës
C. Kosovës dhe Malit të Zi
D. Maqedonisë dhe Kosovës

**89.** Izohipset janë vija që tregojnë:

A. thellësitë detare
B. reshjet atmosferike
C. lartësitë mbidetare
D. shtypjen atmosferike

**90.** Savanet janë:
- A. barishte të larta
- B. barishte të ulëta
- C. barishte moqalike
- D. barishte të thara

**91.** Batica është:
- A. ulja e nivelit të ujit
- B. ndotja e ujit
- C. tejdukshmëria e ujit
- D. ngritja e nivelit të ujit

**92.** Saliniteti i ujit të detit tregon:
- A. temperaturën e ujit
- B. lëvizjen e ujit
- C. kripshmërinë e ujit
- D. tejdukshmeria e ujit

**93.** Gjerësia gjeografike është:
- A. distanca nga Parisi
- B. distanca nga Grinuiçi
- C. distance nga Kufiri i dates
- D. distanca nga Ekuatori

**94.** Me imigrim nënkuptohet:
- A. shkuarja e popullsisë
- B. ardhja e popullsisë
- C. stagnimi i popullsisë
- D. zvogëlim i popullsisë

**95.** Me natalitet nënkuptohet:
- A. lindshmëria
- B. vdekshmëria
- C. shtimi natyror
- D. shtim mekanik

**96.** Anekumena është:
- A. trevë e banuar përherë me njerëz
- B. trevë pjesërisht e banuar
- C. trevë e banuar përherë me kafshë
- D. trevë e pabanuar

**97.** Me migrime nënkuptohet:
- A. lëvizja e popullsisë
- B. lëvizja e masave të ajrit
- C. lëvizja e masave të ujit
- D. lëvizja e masave tokësore

**98.** Demografia studion:
- A. ekonominë
- B. astronominë
- C. popullsinë
- D. meteorologjinë

**99.** Sa banorë jetojnë në Kosovë?
A. 1 milion banorë
B. Rreth 2 milion banorë
C. 1.5 milion banorë
D. Mbi 2 milion banorë

**100.** Drini i Bardhë shkarkon ujërat në:
A. Detin e Zi
B. Detin Adriatik
C. Detin Jon
D. Detin Egje

**101.** Maja më e lartë në Kosovë është:
A. Gjeravica
B. Luboteni
C. Hajla
D. Pashtriku

**102.** Pambuku është bimë:
A. subtopike-tropike
B. ekuatoriale
C. polare
D. subpolare

**103.** Sot në botë jetojnë:
A. rreth 4 miliard banorë
B. rreth 7 miliard banorë
C. rreth 10 miliard banorë
D. mbi 10 miliard banorë

**104.** Bilanc pozitiv tregtar kanë vendet:
A. që eksportojnë më shumë
B. që importojnë më shumë
C. që e kanë të barabartë eksportin me importin
D. që eksportojnë vetëm prodhime industriale

**105.** Trupat e NATO-s hyjnë në Kosovë më:
A. 24.III.1999
B. 12.VI.1999
C. 12.VI.2000
D. 24.III.2000

**106.** Agrumet janë kultura frutore që rriten në zonat me klimë:
A. mesdhetare
B. polare
C. mesme kontinentale
D. tropikale

**107.** Qyteti i Pejës gjendet në:
A. veri të Kosovës
B. jug të Kosovës
C. perëndim të Kosovës
D. lindje të Kosovës

**108.** Përqindja e popullsisë urbane në botë është rreth:

A. 30 %
B. 50%
C. 80%
D. 90%

**109.** Në cilin shtet shtrihet krahina e Pollogut?

A. Në Kosovë
B. Në Maqedoni
C. Në Shqipëri
D. Në Greqi

**110.** Sa është sipërfaqja e Republikës së Kosovës?

A. 28.748 km2
B. 65.000 km2
C. 10.887 km2
D. 11.887 km2

## SOCIOLOGJI

| KATEGORITË | NËNKATEGORITË | PËRMBAJTJA |
|---|---|---|
| **Përkufizimi i sociologjisë dhe metodat e studimit** | **Lënda e sociologjisë dhe metodat e hulumtimit sociologjik** | - Rrethanat shoqërore dhe historike të krijimit të sociologjisë si shkencë<br>- Sociologjia shkencë e krizës shoqërore<br>- Ç'është sociologjia? emri dhe definimi i sociologjisë, marrëdhëniet e sociologjisë me shkencat e tjera.<br>- Metodat në sociologji:( të vërejturit dhe eksperimenti anketa dhe intervista) |
| **Historiku i mendimit mbi shoqërinë**<br><br>**Përfaqësuesit kryesorë të Mendimit sociologjik** | **Zhvillimi i mendimit sociologjik** | - Platoni, Aristoteli, Ibn-Khalduni<br>- Forcat intelekuale dhe zhvillimi i teorisë sociologjike (iluminizmi)<br>- Sen Simoni, O. Kontit, E. Dyrkemi<br>- Burimet e sociologjisë gjermane (Marksi, Veberi, Zimli)<br>- Sociologja britanike (Spenseri)<br>- Sociologjia italiane (Paretoe Moska)<br>- Fillet e sociologjisë amerikane (V.G. Samner,« Shkolla e Çikagos, R. Park) |
| **Teoria pozitiviste e Ogyst Kontit**<br><br>**Formalizmi evropian**<br><br>**Hyrje në Teorinë e shoqërisë së Shkollës së Frankfurtit** | **Teoritë sociologjike** | - Teoritë sociologjike :Funksionalizmi, Strukturalizmi, Marksizmi bashkëkohor dhe teoria e konfliktit, Fenomenologjia sociale dhe interaksionizmi simbolik,<br>- Teoria feministeTeoritë mekaniciste në sociologji, Teoritë biologjiste, Teoritë psikologjiste – individualiste, Teoritë kolektive psikologjiste Teoritë sociale psikologjiste,<br>- Formalizmi në sociologji, nocioni dhe kufijtë e formalizmit<br>- Përfaqësuesit kryesorë dhe faktorët që ndikuan në paraqitjen e formalizmit<br>- Ferdinand Tennis, Gustav RI, Georg Zimel, Leopold Von Vize dhe Zhorzh, Gurviçi<br>- Shkolla e Frankfurtit, Max Horkheimer, Theodor, Adorno, Herbert Markucuze, Erich From,Franc Neuman |
| | | - Shoqëria njerëzore dhe zanafilla e saj;<br>- Puna dhe ndarjet e punës si forma kryesore të veprimtarisë shoqërore;<br>- Raportet individ-grup –shoqëri;<br>- Grupet shoqërore dhe klasifikimi i grupeve shoqërore; |

| | | |
|---|---|---|
| **Përkufizimi shkencor i Shoqërisë njerëzore** | **Shoqëria njerëzore dhe struktura e saj** | - Familja, zhvillimi dhe funksionet e saj në shoqërinë bashkëkohore;<br>- Format primitive të grupeve (hordha, gjinia dhe fisi);<br>- Format e avancuara (populli;kombi; dhe dukuritë negative në raportet mes kombeve;) |
| **Kultura dhe shoqëria** | **Kultura dhe funksioni shoqëror i kulturës**<br><br>**Kultura dhe format e vetëdijes shoqërore** | - Kultura dhe shoqëria<br>- Kultura Llojet dhe funksioni shoqëror<br>- Kultura dhe religjioni (religjioni dhe fazat e zhvillimit hist. të religjionit; fetë monoteiste; funksioni shoqëror i religjionit; morali dhe vetëdija morale;) |
| **Religjioni**<br><br>**Normat shoqërore**<br><br>**Ideologjia**<br><br>**Demografia** | **Shoqëria njerëzore format e besimit ideologjia dhe identiteti** | - Religjioni-konceptet themelore, analiza teorike e religjionit, dhe ndryshimet sociale,<br>- Llojet e normave shoqërore, tradita zakonet dhe morali<br>- Funksionet e ideologjisë, orientimet simbolike, legjitimiteti, solidariteti, identiteti, |
| **Problemet shoqërisë bashkëkohore, ndryshimet**<br><br>**sociale** | **Shoqëria dhe teknologjia** | - Ndikimi i faktorëve të ndryshëm në zhvillimin e shoqërisë së sotme bashkëkohore;<br>- Automatizmi dhe urbanizmi në rrjedhat e zhvillimit shoqëror;<br>- Migrimet; Integrimet; Globalizmi; Komunikimet; Ekologjia; |
| **Media dhe Shoqëria** | **Masmediat në shoqërinë moderne** | - Masmediat Llojet dhe funksioni i tyre në shoqërinë moderne,<br>- Ndikimi i masmediave në krijimin e opinioneve, publiku medial, publiciteti, |
| **Konflikti dhe**<br><br>**Pabarazia shoqërore** | **Shtresëzimi shoqëror** | - Stratifikimi social dhe mobiliteti;<br>- Prona dhe fuqia shoqërore;<br>- Format e stratifikimi social (robëria, kastat, rendet dhe klasat); |
| **Sociologjia e artit, funksioni shoqëror i artit** | **Sociologjia e artit, socialiteti i tij** | - Shoqëria dhe arti<br>- Ndikimi i artit në shoqëri<br>- Teatri dhe shoqëria<br>- Libri filmi dhe muzika |

**1.** Cila shkencë karakterizohet me *nocionin më të përgjithshëm për shoqërinë ?*

A. sociologjia
B. antropologjia
C. historia
D. ekonomia

**2.** Kur u paraqit interesimi për studimin e shoqërisë njerëzore?

A. në filozofinë e mesjetës
B. historinë e kohës së re
C. në historinë e kohës më të re
D. në filozofinë antike

**3.** Kur u paraqit shkenca e sociologjisë?

A. në situata të paqes shoqërore
B. në situata të krizave shoqërore
C. në situata të zvogëlimit të krizës shoqërore
D. në situata të raporteve shoqërore të qeta

**4.** Kush konsiderohet njëri ndër themeluesit e sociologjisë si shkencë e veçantë?

A. Konti
B. Spenseri
C. Aristoteli
D. Platoni

**5.** Përkufizimi më i plotë dhe i pranueshëm konsiderohet se sociologjia është:

A. "studim i jetës së grupeve bimore"
B. "studim sistematik i shoqërisë hyjnore"
C. "shkencë e studimit të shoqërisë njerëzore"
D. "shkencë që studion familjen ideale"

**6.** Cila është *një karakteristikë dalluese e sociologjisë* nga historia?

A. studimi i të imagjinuarës
B. studimi i të rëndomtës
C. studimi i të njëtrajtshmes
D. studimi i të veçantës

**7.** Çfarë roli luan sociologjia në shoqëritë demokratike?

A. pasiv
B. demagogjik
C. destruktiv
D. kritik

**8.** Cili nga pohimet e mëposhtme përshkruan më së miri lëndën e hulumtimit të sociologjisë?

A. studimi i shoqërisë dhe ndërveprimit shoqëror
B. studimi i individit dhe sjelljes së izoluar
C. studimi i kulturave toksike
D. studimi i ekonomisë

**9.** Çka studion *makro - sociologjia*?

A. marrëdhëniet ndër njerëzore në grupet e vogla
B. institucionet dhe formacionet shoqërore
C. sjelljen e izoluar të individit
D. bisedën e nxënësit në klasë

**10.** Çka studion mikrosociologjia?

A. marrëdhëniet ndër njerëzore në grupet të mëdha shoqërore
B. institucionet dhe formacionet shoqërore
C. ndryshimet globale shoqërore
D. raportet e individëve në një grup të caktuar shoqëror

**11.** Pjesë të lidhura dhe të pandashme të *hulumtimit sociologjik* janë aspekti:

A. social, natyror dhe fizik
B. teorik, logjik dhe teknik
C. teorik, fizik dhe biologjik
D. social, teorik dhe kimik

**12.** Cili është një nga shkaqet e përdorimit të *vëzhgimit* në sociologji?

A. grumbullimi i të dhënave
B. përpunimi i të dhënave
C. analizimi i të dhënave
D. rregullimi i të dhënave

**13.** Cila prej *metodave sociologjike* përdoret për mbledhjen e të dhënave?

A. klasifikimi
B. matja
C. sociometria
D. biseda

**14.** Çka paraqet *eksperimenti*?

A. metodë kërkimore
B. metodë pasive
C. interpretim të evolucionit social
D. zhvillim të organizmave biologjik

**15.** Çka është *intervista*?

A. formë e të pyeturit me shkrim
B. hulumtim abstrakt
C. formë e të pyeturit me gojë
D. hulumtim drejtshkrimor

**16.** Çka është *anketa*?

A. formë e të pyeturit me gojë
B. hulumtim abstrakt
C. formë e të pyeturit me shkrim
D. hulumtim drejtshkrimor

**17.** Mënyra themelore në sociologji për mbledhjen e të dhënave është:
- A. sociometria,
- B. biseda
- C. analiza e përmbajtjes
- D. metodat statistikore

**18.** Çfarë e karakterizon pikëpamjen e *Platonit* në veprën " Shteti"?
- A. ideja për një rregullim shoqëror
- B. ideja për një rregullim fetar
- C. ideja për një rregullim moral
- D. ideja për një rregullim racor

**19.** Çka konsiderohet *formë parësore* e bashkësisë njerëzore sipas *Aristotelit*?
- A. shteti
- B. individët
- C. sundimtarët
- D. familja

**20.** Një *formë më e plotë* e bashkësisë njerëzore sipas *Aristotelit* është:
- A. Partia
- B. shteti
- C. familja
- D. farefisnia

**21.** *Tomë Akuni* e përfaqëson teorinë se:
- A. "pushteti politik është shprehje e vullnetit të zotit"
- B. "pushteti politik është shprehje e vullnetit njeriut"
- C. "pushteti politik merret vetëm me luftë"
- D. "pushteti politik i takon proletariatit"

**22.** Çka përmbajnë veprat e Ibn Khaldunit?
- A. ide që janë të kundërta edhe me sociologjinë bashkëkohore
- B. ide që kundërshtohen nga të gjitha shkencat
- C. ide që janë të përbashkëta edhe me sociologjinë bashkëkohore
- D. ide që kundërshtohen nga të gjithë shkencëtarët

**23.** Cilat janë dy elemente të rëndësishme të veprimtarisë së Sen Simonit?
- A. konservatizmi dhe pozitivizmi
- B. konservatizmi dhe marksizmi
- C. pozitivizmi dhe marksizmi
- D. funksionalizmi dhe interaksionalizmi

**24.** Periudha e zhvillimit dhe e ndryshimit intelektual në të menduarit filozofik përmes ndriçimit të mendjes me anë të arsimimit ishte:
- A. Empirizmi
- B. Racionalizmi
- C. Iluminizmi
- D. Strukturalizmi

**25.** Kush e studion *zhvillimin e shoqërisë* sipas *Ogyst Kontit* ?

A. dendësia sociale
B. dinamika sociale
C. struktura sociale
D. strukturalizmi

**26.** Cili ishte shkaku kryesor i ndodhjes së Revolucionit Francez Sipas *Ogyst Kontit*?

A. Iluminizmi
B. Pozitivizmi
C. Empirizmi
D. Strukturalizmi

**27.** Si quhet faza që karakterizohet me besimin e njerëzve në fuqitë mbinatyrore, sipas Kontit?

A. ideologjike
B. metafizike
C. pozitiviste
D. teologjike

**28.** Cili lloj i *solidaritetit* u takon shoqërive të zhvilluara sipas *Dyrkemit* ?

A. mekanik
B. dialektik
C. organik
D. anomik

**29.** Autori i veprës "*Mbi ndarjen shoqërore të punës"* është:

A. Dyrkemi
B. Marksi
C. Konti
D. Spenseri

**30.** Me çka synohet zgjidhja e problemeve shoqërore sipas ameliorizmit ?

A. me revolucionin shoqëror
B. me pritje të individit
C. me reformim të individit
D. me ruajtjen e status kohës

**31.** Cili është modeli dominues në zhvillimin e shoqërisë sipas *Spenserit* ?

A. revolucioni social
B. dialektika materialiste
C. dialektika idealiste
D. evolucioni social

**32.** Kush e konsideron revolucionin si forcë lëvizëse për shembjen e sistemit shoqëror ?

A. Marksi
B. Ruso
C. Dyrkemi
D. Simoni

**33.** Hedhja poshtë plotësisht e *iluminizmit dhe marksizmit* bëhet nga ana e :

A. V.Leninit
B. F.Engelsit
C. Platonit
D. G.Moskës

**34.** Teoria e ndryshimeve shoqërore e *Vilfredo Paretos* është në kundërshtim me mësimet e:

A. Marksit
B. Kontit
C. Dyrkemit
D. Simonit

**35.** Në çka e mbështet legjitimitetin e vet *pushteti tradicional* sipas *Maks Veberit* ?

A. në norma juridike
B. në norma zakonore
C. në norma karizmatike
D. në norma individuale

**36.** Cila ishte *detyra parësore* e sociologjisë sipas *Georg Zimelit*?

A. kuptimi i racionalizmit të shoqërisë
B. studimi i ekonomisë kapitaliste
C. kuptimi i interaksioneve ndërmjet njerëzve
D. studimi i makro - sociologjik i shoqërisë

**37.** Në përhapjen e mësimeve të Georg Zimelit në shkollën e Çikagos ndikonte:

A. R.Park
B. Kont
C. Dyrkem
D. Spenser

**38.** Cila nga këto teori e shikon realitetin shoqëror nga aspekti i mikro-nivelit?

A. funksionalizmit strukturor
B. interaksionizmi simbolik
C. teoria Konflikti
D. pozitivizmi

**39.** Kush e ka themeluar *interaksionizmin simbolik klasik* ?

A. Weberi
B. Midi
C. Konti
D. Spenseri

**40.** Në çka bazohet *interaksionizmi simbolik* gjatë krahasimit të lidhjeve shoqërore?

A. në sjelljet
B. konfliktet
C. rolet artistike
D. organet njerëzore

**41.** Çka e karakterizon *teorinë pozitiviste* në kuadër të kulturës?

A. stërmadhimi i rëndësisë së idealeve kulturore
B. interpretimi i fenomenit kulturor duke e ndarë në elemente të veçanta
C. reduktimi i fenomeneve kulturor në ato biologjike
D. interpretimi i kompleksivitetit të kulturës përmes fakteve

**42.** Spenseri konsideronte se:*" bota zhvillohet shkallë-shkallë dhe bëhet gjithnjë e më e mirë, prandaj duhet ta lëmë të qetë."* Sipas citatit, mund të vlerësojmë se këtu bëhet fjalë për zhvillimin e shoqërisë në mënyrë:

A. revolucionare
B. evolutive
C. regresive
D. radikale

**43.** *"Harmonizimi i veprimit dhe i sjelljeve arrihet dhe ruhet në marrëveshje dhe pajtueshmëri të përgjithshme me normat dhe vlerat e institucionalizuara."*

Në reshtin e mësipërm përmbajtja e lartshënuar i përgjigjet më shumë teorisë:

A. funksionaliste
B. së konfliktit
C. interaksioniste
D. strukturaliste

**44.** Në teorinë për elitat *Moska* e ka pikëpamjen e:

A. favorizimit të iluminizmit dhe marksizmit
B. injorimit të iluminizmit dhe marksizmit
C. hedhjes poshtë të iluminizmit dhe marksizmit
D. pranimit të iluminizmit dhe marksizmit

**45.** Cili nga mendimtarët është *përfaqësues i teorisë formale* të sociologjisë?

A. Park
B. Sorkin
C. Vize
D. Spenser

**46.** Cila është veçori e *" Bashkësisë"* sipas F.Tenisit?

A. hetrogjeniteti
B. industria dhe politika
C. homogjeniteti
D. paraqitja e qytetit

**47.** *Familja, shkolla dhe kisha* sipas Horkhajmerit janë:

A. mekanizma ndërmjetësues në shoqëri
B. mekanizma shoqërues të konfrontimit
C. organe konfrontuese në shoqëri
D. institucione boshe në shoqëri

**48.** Çka konsiderohet *meritë kryesore* e *Habermasit* në punën dhe krijimtarinë e tij?

A. angazhimi për teorinë mesjetare në shoqëri
B. konkretizimi i teorisë biologjike për shoqërinë
C. objektivizmi i standardeve shoqërore
D. rivitalizimi i teorisë kritike për shoqërinë

**49.** Vepra kryesore sociologjike e Adornos "*Personaliteti autoritar"* është studim për:
A. idealet e shoqërisë mesjetare
B. fenomenet kulturore antike
C. paragjykimet shoqërore
D. reduktimin e fenomenit biologjik

**50.** Vepra e Markuzës në kohën e gjeneratës së parë të shkollës së Frankfurtit e përbënë:
A. kulmin e teorisë kritike të shoqërisë
B. idealin e shoqërisë antike
C. fenomenin kulturor mesjetar
D. krijimin e teorisë së nënshtrimit në shoqëri

**51.** *Fromi* krijoj lidhjen mes teorisë së:
A. Spenserit dhe Frojdit
B. Frojdit dhe Marksit
C. Habermasit dhe Kontit
D. Engelsit dhe Dyrkemit

**52.** Në ato s*hoqëri* ku normat shoqërore paraqiten të paqarta kemi të bëjmë me:
A. ideologji
B. meritokraci
C. anomi
D. burokraci

**53.** Çka paraqet *grupi në kuptimin gjithëpërfshirës* të dukurive shoqërore (marrëdhënieve, veprimeve dhe sjelljeve) ?
A. shoqërinë
B. anëtarësinë
C. partinë
D. programin

**54.** Shoqëria pas-industriale karakterizohet me punën:
A. bujqësore
B. industriale
C. teknologjike
D. fizike

**55.** Çka është veçori e nocionit *"Shoqëri"* sipas Ferdinand Tenisit?
A. homogjeneniteti
B. afërsia në lidhje gjaku
C. farefisnia
D. heterogjeniteti

**56.** *Ekonomia e përbashkët* që karakterizohet me të mira materiale, kryerje të punëve dhe shpenzime quhet:
A. funksion i familjes
B. respekt i familjes
C. faktori i shoqërizimit
D. riprodhimi i gjinisë njerëzore

**57.** Kush i merr vendimet e rëndësishme *në familjen matriarkale* ?
A. mashkulli
B. fëmijët
C. gjyshi
D. gruaja

**58.** Cilat janë grupet shoqërore të periudhës së *komunitetit primitiv*?
A. kombi, shoqata dhe fisi
B. fisi, organizata dhe kombi
C. horda, gjinia dhe fisi
D. familja, shoqata dhe klubi

**59.** *Populli* është grup shoqëror më i:
A. hershëm se kombi
B. vonë se kombi
C. avancuar se kombi
D. avancuar se shteti

**60.** Si quhet *grupi shoqëror* i paraqitur, gjatë lindjes së kapitalizmit?
A. popull
B. hord
C. komb
D. fis

**61.** Çka është kombi ?
A. bashkësi me bazë etnike
B. bashkësi e vogël fisesh
C. grup i madh popujsh
D. bashkësi klasash

**62.** Në marrëdhëniet e kombit dhe pakicave ku pranohet *diversiteti si vlerë* kemi :
A. respektim të konfliktit
B. nxitje të ndarjeve etnike
C. respektim të bashkëjetesës
D. zhvillim të etnocentrizmit

**63.** Në cilat norma bazohet *martesa qytetare*?
A. tradicionale
B. shtetërore
C. religjioze
D. fisnore

**64.** Çka konsiderohet diktaturë ?
A. forma e qeverisjes
B. pushteti i dialogut
C. qeverisja humane
D. kultura e shoqërisë

**65.** Çka duhet të ketë shteti ?

A. territorin, ekonominë, ideologjinë
B. pushtetin, ekonominë, filozofinë
C. territorin, popullsinë, pushtetin publik
D. ideologjinë, ekosistemin, territorin

**66.** *Shteti* duhet të bazohet në:

A. ligj të udhëhequr nga popullizmi
B. popullizëm dhe norma morale
C. norma të pa shkruara
D. forcë të përcaktuar me ligj

**67.** Cilat norma përcaktohen nga shteti?

A.ligjore
B.morale
C.populliste
D.tradicionale

**68.** Njëri nga *elementët themelor të strukturës së shtetit* është:

A. pushteti hyjnor
B. pushteti publik
C. statistika publike
D. familja e madhe

**69.** Cili lloj i pushtetit dominon në demokraci?

A. i oligarkisë
B. i pakicës
C. i meritokracisë
D. i shumicës

**70.** Sovraniteti nënkupton:

A. sundimin e pakontestueshëm brenda një shteti
B. sundimin e konstestueshëm brenda një shteti
C. procesin e diskutueshëm të klasës punëtore nga kapitalizmi
D. formën e tjetërsuar të stratifikimit social

**71.** Cili është varianti i saktë i ndarjes *së pushteteve* në demokraci ?

A. Ideologjik, kulturor dhe social
B. Politik, ekonomik dhe ideologjik
C. Legjislativ, ekzekutiv dhe gjyqësor
D. Ekzekutiv, politik dhe ekonomik

**72.** Demokracia liberale *bazohet* në tregun :

A. e lirë
B. e centralizuar
C. autokrat
D. autoritar

**73.** Si përkufizohet oligarkia?

A. sundim i një shumice të punëtorëve
B. sundim i një pakice të vogël
C. sundim i grupeve popullore
D. sundim i grupeve burokratike

**74.** Çka është *Kapitalizmi*?

A. sistem ekonomiko-shoqëror
B. sistem i barazisë ekonomike
*C.* pasuri e pandryshueshme
D. rend politik i centralizuar

**75.** Cila është *tipologjia e saktë e shteteve* sipas formës së sundimit ?

A. skllavopronaria, feudalizmi,
B. unitarizmi dhe federalizmi
C. demokracia dhe autokracia
D. monarkia dhe republika

**76.** Çka paraqet, *tërësia e vlerave, normave dhe të mirave materiale*?

A. individin
B. kulturën
C. sanksionin
D. anarkinë

**77.** Çka kuptojmë me nënsistem të veçantë në kuadër të kulturës nacionale?

A. etno-kulturë
B. maskulturë
C. subkulturë
D. makrokulturë

**78.** Si quhet pjesa e kulturës që karakterizohet me *krijimtari nga autorë anonim* ?

A. kulturë popullore
B. kulturë masive
C. kulturë kombëtare
D. kulturë elite

**79.** *Vlerësimi i theksuar* i dallimeve ndërmjet *kulturave* njihet si :

A. relativizëm
B. etnocentrizëm
C. strukturalizëm
D. konformizëm

**80.** Si quhet *procesi i fenomenit* sipas të cilit individi *identifikohet fuqishëm me dy kultura*?

A. bikulturalizëm
B. nacionalizëm
C. etnocentrizëm
D. asimilim

**81.** Me *nënkulturë devijante* kuptohet një:

A. gjendje e pandryshuar e anëtarëve nga shumica e një shoqërie
B. barazi gjinore në shtetet demokratike
C. proces dinamik i arsimimit
D. ndryshim thelbësor i anëtarëve nga shumica e një shoqërie

**82.** Kush është pjesë përbërëse e moralit ?

A. shkenca
B. norma
C. ideologjia
D. jurispodenca

**83.** Normat *morale* :

A. dallojnë nga ato fetare dhe juridike
B. janë të njëjta me ato fetare dhe juridike
C. krijohen nga partitë politike
D. krijohen nga institucionet shtetërore

**84.** Normat juridike :

A. janë të njëjta me ato fetare dhe morale
B. krijohen nga bashkësitë fetare
C. dallojnë nga ato fetare dhe morale
D. krijohen nga bashkësitë zakonore

**85.** Cili është një ndër elementet më të rëndësishëm të s*hkencës*?

A. argumentimi ideologjik
B. argumenti teologjik
C. argumenti propagandistik
D. argumentimi logjik

**86.** *Ideologjia konservatore* për dallim nga ajo radikale mbështetet në vlera:

A. stabile
B. ndryshimi
C. dinamike
D. majtiste

**87.** *Ideologjia* është një:

A. grumbull të vërtetave
B. sistem i ideve
C. shprehje e vërtetësisë
D. realitet shkencor

**88.** Si quhet feja që bazohet te besimi në një zot?

A. budizmi
B. hinduizmi
C. konfuçianizmi
D. islamizmi

**89.** Cilës fe i takon karakteristika e quajtur *"Katër të vërtetat fisnike"* ?

A. Budizmit
B. Islamizmit
C. Krishterimit
D. Hebraizmit

**90.** Karakteristika, *"Metamorfoza"* është prezent te besimi:

A. Hebre
B. Islam
C. Hindus
D. Krishterë

**91.** Ku dallon ideologjia konservatore nga ajo radikale ?

A. në mbështetjen e vlerave stabile
B. në mbështetjen vlerave të ndryshimit
C. në mbështetjen vlerave dinamike
D. në mbështetjen vlerave majtiste

**92.** Cili është grupi i saktë i faktorëve që ndikojnë në zhvillimin e shoqërisë?

A. special, politik, analfabetik,
B. social, regresist, anarkist
C. social, ekonomik, politik,
D. ekonomik, stagnues, politik

**93.** Përdorimi i sistemeve të kontrollit për përpunim, brenda fabrikave njihet si:

A. automatizim
B. sistemim
C. biheviorizëm
D. strukturalizëm

**94.** *Si* quhet *procesi* i rritjes së numrit të banorëve në qytete?

A. suburbanizim
B. urbanizim
C. kompensim
D. perceptim

**95.** Çka paraqet *lëvizja e njerëzve apo grupeve* brenda hapësirës së njëjtë politike dhe kulturore?

A. migrim të jashtëm
B. migrim vertikal
C. migrim të brendshëm
D. migrim specifik

**96.** Si definohet mobiliteti social ?

A. lëvizshmëri e njerëzve nga një pozitë socio - ekonomike në tjetrën
B. lëvizshmëri vertikale dhe horizontale e objekteve dhe figurave
C. besim i njohjes formale të lëvizjeve sociale në mënyrë të drejtpërdrejt
D. shpjegim përmbajtjesor i një dukurie sociale në mënyrë të drejtpërdrejt

**97.** Çka e karakterizon revolucionin?

A. lëvizja regresive e burokracisë
B. zhvillimi i kufizuar i artistëve
C. lëvizja sociale masive
D. zhvillimi i vogël i borgjezisë

**98.** Si quhet *forma efikase e komunikimit* që ka shkallë të lart të përdorimit?

A. gjuhë zhargonesh
B. gjuhë eklektizëmi
C. gjuhë mobiliteti
D. gjuhë standarde

**99.** Çka paraqet *sistemi i mbyllur* i komunikimit specifik që përdoret nga grupe të veçanta?

A. gjuhë standarde
B. gjuhë mediale
C. gjuhë zhargonesh
D. gjuhë rajonale

**100.** Me *komunikim verbal* nënkuptohet marrëveshja e njerëzve që bëhet:

A. përmes zërit
B. përmes fotografisë
C. përmes shkrimit
D. me gjeste të ndryshme

**101.** Çka paraqet procesi i krijimit dhe i realizimit të lidhjeve të gjera në shoqërinë e sotme?

A. Stratifikimin
B. Globalizimin
C. Diskriminimin
D. Subkulturën

**102.** Cila është shkenca *më interdiciplinare* që merret me çështjet e natyrës?

A. ekologjia
B. biologjia
C. fizika
D. kimia

**103.** *Prishja e baraspeshës* ndërmjet shoqërisë dhe mjedisit, ka të bëjmë me:

A. kërkesë ekologjike
B. pastërti ekologjike
C. rregullsi ekologjike
D. krizë ekologjike

**104.** Si i quajmë ndryshe, *mjetet e komunikimit masiv*?

A. masmedia
B. masivitet
C. mobilitet
D. materializëm

**105.** *Funksionet e masmedias* në shoqëritë demokratike janë:

A. informimi, censurimi, dezorganizimi
B. mbikëqyrja. diktati, argëtimi
C. informimi, shërbimi, argëtimi
D. censura. mbikëqyrja, ideologjizimi.

**106.** Çka kuptohet me *opinion publik* ?

A. mendimi individual i pa shprehur
B. zhvillimi psikologjik i individit
C. mendimi i izoluar i individit
D. mendimi publik për një çështje të caktuar

**107.** Si kuptohet përpjekja e qëllimshme për *menaxhimin e perceptimit të njerëzve* lidhur me një çështje ?

A. publicitet
B. thënie
C. mendim
D. autocensur

**108.** Forma e *pabarazisë shoqërore* e rregulluar *me ligj dhe me fe* është:

A. klasa
B. skllavëria
C. kasta
D. shtresa

**109.** Çka është stratifikimi social?

A. formë e posaçme e barazisë
B. formë e posaçme e pabarazisë
C. formë e veçantë e prodhimit
D. formë themelore e socializmit

**110.** Cili është varianti i saktë i formave të stratifikimit social?

A. robëria, kastat dhe klasat
B. robëria, familja dhe shoqatat
C. klasa, klubi dhe shoqatat
D. klasa shoqatat dhe kastat

**111.** Cila është njëra ndër format më ekstreme të pabarazisë?

A. klasa
B. shtresa
C. robëria
D. kasta

**112.** Citati " *Tipi i pabarazisë së krijuar, aty ku ka ekzistuar aristokracia e bazuar në origjinë fisnike, e veçmas i lidhur me feudalizmin evropian*" paraqet:

A. shtresën
B. kastën
C. klasën
D. rendin

**113.** *Si quhet grupi i madh i njerëzve,* që është fluid, i arritur me tipare individuale, ku rol të madh luajnë paratë ?

A. klasë
B. kastë
C. robëri
D. rendë

**114.** *Çka konsiderohet pronë* e paluajtshme?

A. vetura, telefoni, paraja
B. toka, trualli, shtëpia
C. rrobat, makinat, pajisjet shtëpiake
D. trualli, makinat dhe pajisjet personale

**115.** *Çka paraqet veprimi* kur njeriu, për të realizuar një qëllim, i pranon normat e lejuara, dhe mjetet institucionale ?

A. konformizmin
B. meritokracinë
C. ideologjinë
D. devijimin

**116.** *Veprimtaria* shpirtërore e njeriut, e cila bart me vete elemente të ndjenjave dhe kreativitetit individual kuptohet si:

A. rrugë
B. kriter
C. metodë
D. art

**117.** Karakteristikë e avangardizmit është se i:

A. shërben artit klasik
B. kundërvihet artit klasik
C. bashkëngjitet artit klasik
D. ndihmon artit klasik

**118.** Cili është një nga artet e reja më të popullarizuara ?

A. Piktura
B. Poezia
C. Filmi
D. Proza

**119.** Çka është teatri?

A. Prodhim i punës kolektive
B. Prodhim i punës individuale
C. Prodhim i punës sekrete
D. Prodhim i punës së izoluar

**120.** *Një prej formave të artit* që përbëhet nga ritmika dhe ngjyra e tonit është:

A. zhurma
B. skulptura
C. piktura
D. muzika

**EDUKATË QYTETARE**

| KATEGORITË | NËNKATEGORITË | PËRMBAJTJA |
|---|---|---|
| **QEVERISJA DHE QYTETARIA** | PUSHTETI DHE AUTORITETI | - Pushteti dhe llojet e tij<br>- Autoriteti dhe politikat lokale të jetës në komunitete dhe grupeve të ndryshme vullnetare |
| | QEVERISJA | - Qeverisja në jetën e përditshme dhe pjesëmarrja e qytetarëve në vendimmarrje,<br>- Llojet e qeverisjes dhe organet e saj,<br>- Votimet si dhe angazhimet e qytetarit në mbrojtjen e interesave të grupeve të ndryshme. |
| | IDEALET DHE PRAKTIKAT QYTETARE | - Liria, barazia, drejtësia, solidariteti. |
| | LIGJI | - Problemet shoqërore, ( dukuritë negatives: kriminaliteti, krimi dhe format e tij, trafikimi i qenieve njerëzore,<br>- Roli i komunitetit në parandalimin e krimit. |
| | EDUKIMI MEDIAL | - Përmbajtja dhe funksioni i: mediave, llojeve të mediave<br>- E drejta e publikut për informim,<br>- Lirinë e shtypit, mbrojtjen e fëmijëve dhe të rinjve nga roli abuzues i mediave. |
| LIDHJA GLOBALE | INTEGRIMET | - Globalizimi, dhe politikat integruese.<br>- Kosova dhe bashkëpunimi ekonomik i Kosovës me vendet rajonale dhe më gjerë.<br>- Ndikimi i organizatave, kompanive vendore, rajonale dhe më gjerë në marrëdhëniet ndërkombëtare. |
| | ORGANIZATAT NDËRKOMBËTARE | - Organizatat ndërkombëtare qeveritare dhe joqeveritare, si UNESKO, UNICEF, IOM, UNDP, UNHCR, Kryqi i kuq e organizata të tjera të rëndësishme.<br>- Kosova në raport me organizatat ndërkombëtare. |
| | PROBLEMET GLOBALE DHE MJEDISI | - Format e shfaqjes së problemeve në komunitetin ku jetojnë dhe në nivel global .<br>- Konceptet e ndotjes së mjedisit në nivel global, dhe lokal.<br>- Siguria ndërkombëtare dhe mjedisi. |

**1.** Sundimi politik i një klase, apo grupi shoqëror që shprehet në të drejtën dhe mundësinë për të qeverisur njihet si:

A. pushtet
B. shtet
C. bashkësi
D. anarki

**2.** Cila është ndarja e saktë e pushteteve në vendet demokratike?

A. Ekzekutiv, lokal, diferencial
B. Gjyqësor, legjislativ, konspirativ
C. Legjislativ, ekzekutiv, gjyqësor
D. Legjislativ, diferencial, ekzekutiv

**3.** Çka nënkuptohet me balancim të pushteteve të qeverisjes?

A. secilës degë i jepet fuqi të kontrolloj degët e tjera
B. të gjitha degët kontrollohen nga një degë kryesore
C. asnjë dege nuk i jepet fuqi të kontrolloj komplet degët e tjera
D. të gjitha degët kontrollohen nga një individ

**4.** Si quhet *ndikimi* i personit apo institucionit që çmohet lart në shoqëri?

A. Autoritet
B. Integritet
C. Diktaturë
D. Anarki

**5.** Cilat janë format e përfshirjes së qytetarit në sistemin politik?

A. votimi dhe angazhimi destruktiv ndaj zgjedhjeve
B. votimi në zgjedhje dhe anëtarësimi në një parti politike
C. sjellja indiferente e qytetarëve ndaj ngjarjeve të ndryshme
D. anëtarësimi në një parti politike dhe sjellja indiferente

**6.** Ekzistojnë demokracia e *drejtpërdrejt* dhe :

A. përfaqësuese
B. zakonore
C. konsultuese
D. komunikuese

**7.** Si quhet forma e qeverisjes ku *sundimtari zgjidhet aty për aty*?

A. autokraci e zakonshme
B. demokraci e përfaqësuar
C. tirani e konsumuar
D. demokraci e drejtpërdrejt

**8.** Krijimi i politikave dhe monitorimi i vazhdueshëm i zbatimit të tyre në mënyrë të duhur, nga anëtarët e organit të një organizate është:

A. qeverisje
B. pikënisje
C. studim
D. imponim

**9.** Cilat janë llojet të qeverisjes sipas niveleve?

A. ndërkombëtare, familjare, grupore
B. lokale, shtetërore, ndërkombëtare
C. grupore, shtetërore, ndërkombëtare,
D. shtetërore, familjare, lokale

**10.** Shprehja formale e mendimit ose zgjedhjes, e bërë nga një individët konsiderohet:

A. perceptim
B. shpërblesë
C. qeverisje
D. votim

**11.** *Si quhet mbretëria* ku shteti qeveriset nga sundimtari me kompetenca të kufizuara?

A. monarki absolute
B. monarki diktatoriale
C. monarki integruese
D. monarki kushtetuese

**12.** Ligji themelor i një shteti, që përcakton rendin politik, ekonomik konsiderohet:

A. Kushtetuta
B. Gjykata
C. Ligji i punës
D. Kodi civil

**13.** Qeverisja e shtetit nga ana e një sundimtari me kompetenca të mëdha, quhet monarki:

A. relative
B. kushtetuese
C. absolute
D. integruese

**14.** Kush e ushtron pushtetin në demokraci?

A. turma
B. grupi
C. masa
D. populli

**15.** *Çfarë kompetencash* ka sundimtari në *Monarkinë absolute* ?

A. të plota
B. të kufizuara
C. të pjesshme
D. të zvogëluara

**16.** Si quhet forma qeverisjes ku pushteti ushtrohet nga populli ?

A. Tirani
B. Demokraci
C. Autokraci
D. Monarki

**17.** *Kush është organi* ekzekutiv i një shteti ?

A. kuvendi
B. gjykata
C. qeveria
D. grupi

**18.** Çka paraqet demokracia ?

A. formë të qeverisjes
B. formë të drejtësisë
C. formë të imponimit
D. formë të gjyqësisë

**19.** Cilat janë *llojet e referendumit* që lidhen me legjislacionin?

A. i drejtpërdrejt, pasional dhe detyrues
B. opsional, diktues dhe propozues
C. i detyruar, përmbyllës, referues
D. i mandatuar, opsional dhe i peticionit

**20.** Çka janë shoqatat?

A. organizata obliguese fitimprurëse
B. organizata vullnetare jofitimprurëse
C. grupe që kontribuojnë për të holla
D. grupe me organizim gjysmak

**21.** Pse krijohen *shoqatat*?

A. për të pasivizuar pjesëmarrjen e qytetarëve në demokraci
B. për interesa personale dhe pushtet politik
C. për të zhvilluar pjesëmarrjen e qytetarëve në demokraci
D. për të fituar para nga pushteti politik

**22.** Çka kuptohet me *liri kombëtare*?

A. e drejta e veprimit, pavarësia dhe siguria e njerëzve ose e një shteti
B. e drejta individuale që orienton për punësim
C. e ndërhyrja e grupeve për interesa personale
D. ndërhyrja absolute në veprimet dhe pavarësinë e individit

**23.** Pranimi i faktit se të gjithë njerëzit janë krijuar të barabartë si qenie njerëzore me dinjitet dhe me vlera të njëjta nënkupton:

A. votimin
B. barazinë
C. studimin
D. anarkinë

**24.** Kush e ka vulosur Karta e Magnës?

A. Mbreti Anglez Xhoni
B. Mbreti Francez Luigji XIV
C. Mbreti Gjerman Vilhelmi
D. Mmbreti Danez Olivi

**25.** Sjelljet e trajtuara në mënyrë adekuate me vlerësim të plotë ndaj dikujt konsiderohen si :

A. liri
B. imponim
C. drejtësi
D. shoqërizim

**26.** Cila është karakteristika kryesore e diskriminimit?

A. mirëkuptimi
B. trajtimi i barabartë
C. trajtimi i përfillur
D. përjashtimi

**27.** Si quhet puna vullnetare dhe shprehja e ndjenjës njerëzore për t'ju ndodhur tjetrit në nevojë dhe vështirësi ?

A. Fqinjësi
B. solidaritet
C. mirëmbajtje
D. barazi

**28.** Në çfarë forme jepet ndihma solidare?

A. në formë kontributi
B. në formë huaje
C. në formë kamate
D. në formë kredie

**29.** Cilat janë tri llojet kryesore të varfërisë?

A. subjektive, relative, financiare
B. absolute, ekonomike, shpirtërore
C. shpirtërore, materiale , ekonomike
D. relative, absolute, subjektive

**30.** Si e konsiderojmë *gjendjen e njerëzve* që u mungojnë kushtet, por ende mund të kenë para të mjaftueshme për të mbijetuar?

A. varfëri absolute
B. varfëri relative
C. varfëri konkrete
D. varfëri abstrakte

**31.** Çka kuptojmë me aktin e thyerjes së ligjit për të cilin parashikohet një lloj dënimi?

A. sanksion
B. krim
C. ligj
D. gjykatë

**32.** Çka e karakterizon rrëmbimin?

A. krimi i kryer nga punonjësit e bankave
B. krimi që ka të bëjë me plagosjen e rëndë
C. krimi që përfshin pronën dhe njerëzit bashkë
D. krimi që ka të bëjë me keqpërdorimin e teknologjisë

**33.** Si quhet hyrja me forcë në mënyrë ilegale në shtëpinë ose në pronën e tjetrit?

A. grabitje
B. plagosje
C. shantazh
D. korrupsion

**34.** Çka konsiderohen krime kundër pronës?

A. prostitucioni, grabitja dhe trafikim
B. pandershmëria e të punësuarve
C. vandalizmi, trafikimi dhe plagosja
D. grabitja, vjedhja dhe rrëmbimi

**35.** Kush bënë krime pa dhunë fizike *nëpërmjet letrave dhe kompjuterit*?

A. trafikantët e drogës
B. jakë bardhët
C. vandalistët
D. rrëmbyesit

**36.** Cili është varianti më i saktë i llojeve të ligjeve?

A. kulturor, ideologjik, penal, civil
B. etik, kulturor, penal, civil
C. kushtetues, penal, civil, të punës
D. financiar, familjar, ideologjik, të punës

**37.** Çka kuptohet me *skllavëri të ditëve moderne* që ndodhë me anë të forcës, mashtrimit ose detyrimit ?

A. trafikimi i ushqimit
B. trafikimi i qenieve njerëzore
C. trafikimi ilegal i barnave
D. trafikimi ilegal i cigareve

**38.** Dallo elementet përbërëse të një trafikimi:

A. shfrytëzimi dhe skllavëria
B. sistemi i pavarësisë individit
C. mundësia për të marrë një vendim
D. mundësia e individit për të zgjedhë

**39.** Si quhet veprimet të cilat ndonjëherë konsiderohen vese që e dëmtojnë moralin?
- A. grabitje
- B. vandalizëm
- C. krime pa viktima
- D. vjedhje

**40.** Njohja, respektimi dhe bindja ndaj ligjeve të tyre është *detyra e*:
- A. dytë e qytetarëve
- B. tretë e qytetarëve
- C. parë e qytetarëve
- D. katërt e qytetarëve

**41.** Pse duhet të marrin pjesë qytetarët në zgjedhje?
- A. të shpërblehen me qeverisje pasive
- B. të realizojnë interesat personale – ilegale
- C. të shërbejnë për interesa individuale
- D. të shpërblehen me qeverisje të mirë

**42.** *Lloji kryesori* i mediave  në Kosovë janë ato:
- A. private dhe publike
- B. shtetërore dhe publike
- C. vetëm publike
- D. vetëm shtetërore

**43.** Kush bënë pjesë në grupin e mediave ?
- A. teatri dhe filmi
- B. shkolla dhe familja
- C. libri dhe libraria
- D. radio  dhe gazeta

**44.** Shuma totale e qëndrimeve dhe pozicioneve të lidhura me një çështje të veçantë  është:
- A. opinion publik
- B. mendim individual
- C. publik i heshtur
- D. mendim i izoluar

**45.** Çka quhet propagandë?
- A. përdorimi i fjalëve për krahasime
- B. përdorimi i ideve për të ndikuar në ne
- C. lajmet e radios për  motin
- D. lajmet e televizionit për temperaturën

**46.** Opinioni publik matet nëpërmjet:
- A. testeve mësimore
- B. arkivave mjedisore
- C. sondazheve dhe anketimeve
- D. fjalëve të pa qëllimta

**47.** Cilat janë dy funksionet të cilat i përmbushin masmediat?

A. informimi dhe fokusimi i opinionit publik
B. informimi dhe izolimi i opinionit publik
C. strukturimi dhe fshehja i opinionit publik
D. strukturimi dhe kufizimi i opinionit publik

**48.** Cili është burimi kryesor i të ardhurave për shumicën e stacioneve të radios dhe televizionit?

A. reklama
B. filmi
C. programet dokumentare
D. programet humoristike

**49.** Televizioni, gazetat dhe radio janë mjetet e para të :

A. studimit dhe karrierës
B. argëtimit dhe informacionit
C. shkollimit dhe informimit
D. emancipimit dhe studimit

**50.** Çka quhet *kulturë e masës*?

A. Shija artistike e individit
B. Mendimi i individit
C. Mendimi i izoluar
D. Shija artistike e masave

**51.** Për shkak të diversitetit të popullsisë ekzistojnë:

A. shumëllojshmëri prodhimesh të medias
B. lloje të vogla prodhimesh në media
C. media të izoluara
D. media të varura

**52.** Cili është qëllimi i zhvillimit të kulturës së masës?

A. angazhimi
B. studimi
C. përfitimi
D. emancipimi

**53.** Kultura e masës, format tradicionale të artit i:

A. favorizon
B. zhvillon
C. lartëson
D. degradon

**54.** Çka është i dëmshëm për publikun?

A. promovimi i kulturës së masës
B. promovimi i kulturës arsimore
C. promovimi i kulturës kualitative
D. promovimi i kulturës intelektuale

**55.** Inkurajimin e standardizimit dhe formës totalitare të qeverisjes e bënë përhapja e gjerë e kulturës :

A. cilësore
B. intelektuale
C. masive
D. arsimore

**56.** Prej kujt është e ndikuar muzika popullore si formë e artit?

A. nga konteksti i saj
B. nga pozita e izolimit
C. nga mungesa e frymëzimit
D. nga frymëzimi i vogël

**57.** Një nga pikat kyçe për vlerësimin e atyre çfarë dëgjojmë dhe lexojmë është si të dallojmë:

A. faktin nga tradita
B. opinionin nga biseda
C. faktin nga opinioni
D. opinionin dhe mendimin

**58.** Një nga pikat udhëzuese për dallimin e *faktit nga opinioni* është:

A. përcaktimi i informacionit që nuk do lexohet
B. përcaktimi i informacionit që do lexojmë
C. informacioni i papërcaktuar
D. informacioni i lexuar shkurt

**59.** Një nga pikat udhëzuese si ta lexojmë një artikull gazete është:

A. leximi i titujve
B. komentimi i ngjarjes
C. shikimi i fotove
D. analiza e fotove

**60.** Marrëveshja e Kosovës me qeverinë e Republikës së Finlandës nënkupton:

A. bashkëpunimin e njëanshëm në reformën arsimore
B. bashkëpunimin e ndërsjellë dhe kontributin në reformën arsimore
C. zhvillimin e kufizuar të arsimit në Kosove
D. zhvillimin regresiv të arsimit në Kosovë

**61.** Një ndër prioritetet e rëndësishme të politikës së Kosovës është:

A. integrimi i kufizuar rajonal dhe evropianë
B. integrimi i përsëritshëm lokal
C. integrimi i ngadalësuar
D. integrimi evropianë dhe ndërkombëtar

**62.** Njerëzit që largohen nga vendi i tyre dhe kërkojnë strehim në vende tjera si pasoj e luftërave, fatkeqësive natyrore dhe përndjekjes politike quhen:

A. refugjatë
B. turist
C. vizitorë
D. tregtarë

**63.** Kosova në shtatë vitet e pasluftës ka nënshkruar marrëveshje në fushën e arsimit me këto shtete:

A. Afganistanin, Marokun, Indinë
B. Finlandën, Shqipërinë, Turqinë
C. Rusinë, Indinë, Sllovakinë Serbinë
D. Serbinë Bosnjën Rusinë Greqinë

**64.** Procesi i integrimit ndërkombëtar, shkëmbimit të botëkuptimeve, produkteve, ideve, dhe aspekte të tjera të kulturës, njihet si:

A. globalizëm
B. tradicionalizëm
C. nacionalizëm
D. konservatizëm

**65.** Si quhet procesi në të cilin institucionet ndërkombëtare i zëvendësojnë ato kombëtare?

A. dezintegrim
B. nacionalizëm
C. integrim
D. konservatizëm

**66.** Cili është varianti më i saktë i llojeve të integrimit?

A. politik, individual, lokal dhe standard
B. ekonomik, radikal dhe individual
C. politik, ekonomik, arsimor dhe kulturor
D. arsimor, standard dhe lokal

**67.** Çka konsiderohet hap i parë drejt globalizimit?

A. përpjekja për ndërkombëtarizimin e tregtisë
B. angazhimet për krijimin e tregtisë lokale
C. izolimi i tregtisë nacionale
D. bllokada e sanksioneve tregtare

**68.** Çka kuptojmë me globalizëm?

A. përfshirjen e pjesshme
B. përfshirjen lokale
C. përfshirjen e tërësishme
D. përfshirjen e izoluar

**69.** Procesi nëpërmjet të cilit njerëzit e botës janë bashkuar në një shoqëri të vetme ku funksionojnë së bashku njihet si:

A. Vendparkim
B. globalizim
C. lokalizim
D. izolim

**70.** Si quhet forca e krijuar nga Bashkimi Evropian për mbrojtjen nga krimi i organizuar?

A. Eurozon
B. Eurokon
C. Europol
D. Eurofon

**71.** Një organizatë ndërkombëtare e forcave policore është:

A. Interpoli
B. Interfoni
C. Policia e komunitetit
D. Policia e komunelltit

**72.** Përgjegjësi e kujt është *ruajtja e shtetit kundër agresionit të armatosur*?
A. e forcave të individit
B. e forcave të komunitetit
C. e forcave të familjes
D. e forcave të mbrojtjes

**73.** Përgjegjësi e kujt është *mbrojtja e jetës dhe e pronës* në një shtet demokratik*?*
A. e forcave të policisë
B. e forcave të mbrojtjes
C. e forcave paraushtarake
D. e forcave të ushtarake

**74.** Cila është renditja e saktë e tri llojeve më të njohura të referendumit?
A. i mbrojtjes, i mandatar, ushtarak
B. i peticionit, ushtarak, i mandatar
C. i mandatuar, opsional, i peticionit
D. opsional, ushtarak, i mbrojtjes

**75.** *Më 1999* forcat e NATO-s u futën në:
A. Libi
B. Kosovë
C. Irak
D. Afganistan

**76.** *Cili shtet u bë anëtar i* Bashkimit Evropian më 1995 ?
A. Austria
B. Greqia
C. Britania
D. Danimarka

**77.** Cili është viti i n*ënshkrimit të Traktatit të Romës* ?
A. 1946
B. 1050
C. 1049
D. 1957

**78.** Me çka ka të bëjë *Organizata e quajtur* OPEC ?
A. eksportim të barnave
B. zhvillim të arsimit
C. eksportim të naftës
D. zhvillim shkencor

**79.** Në cilën *nivel të arsimit* vepron organizata e quajtur WUS ?
A. të lartë
B. të mesëm
C. fillor
D. parafillor

**80.** Si quhet *organizata që vepron* në fushën e politikës për bashkëpunimit ndërmjet vendeve ?
A. UNICEF
B. OBT
C. OSBE
D. FMN

**81.** Cila *organizatë botërore* ka të bëjë me *shëndetësinë* ?

A. UNIDO
B. UNDP
C. WHO
D. FAO

**82.** *Cila është organizata* ndërkombëtare ushtarake më e njohur?

A. WUS
B. FSDEK
C. FAO
D. NATO

**83.** Cili shtet është anëtar i *Bashkimit Evropian* ?

A. Hungaria
B. Shqipëria
C. Maqedonia
D. Turqia

**84.** Kush ishte *nënshkruese e Traktatit të Parisit* më 1951 ?

A. Anglia
B. Austria
C. Danimarka
D. Belgjika

**85.** Cili shtet është *anëtar i NATO-s* ?

A. Serbia
B. Turqia
C. Zvicra
D. Afganistan

**86.** *Cili shtet u bë anëtar i* Bashkimit Evropianë *më 1 maj 2004* ?

A. Malta
B. Greqia
C. Britania
D. Danimarka

**87.** *Cili nga shtetet më 25 mars 1973 iu bashkua* Komitetit Evropian të Ekonomisë?

A. Suedia
B. Irlanda
C. Greqia
D. Austria

**88.** Cila marrëveshje hyri në fuqi *më 1999*?

A. Luksemburgut
B. Parisit
C. Amsterdamit
D. Mastritit

**89.** Si quhet shteti që u pranua më 2004 në Bashkimin Evropian ?

A. Polonia
B. Kosova
C. Turqia
D. Gjermania

**90.** Çka konsiderohet Bashkimi Evropianë?

A. union i individëve
B. union i familjeve
C. union i shteteve
D. union i parlamenteve

**91.** Cili nga shtetet në vijim është anëtar i Bashkimit Evropianë ?

A. Greqia
B. Shqipëria
C. Maqedonia
D. Kosova

**92.** Nënshkruese e Traktatit të Parisit më 18 prill 1951 ishte:

A. Anglia
B. Austria
C. Belgjika
D. Danimarka

**93.** Unioni i shteteve është *?*

A. Bashkimi i komunave
B. Bashkimi Evropian
C. Bashkimi i familjeve
D. Bashkimi i organizatave

**94.** Ndikimi te drunjtë nga *ndotja e ajrit* paraqitet me dëmtimin e pyjeve në *formën e parë* duke i shkatërruar :

A. trungjet
B. gjethet
C. rrënjët
D. lëvore

**95.** Ndikimi te drunjtë nga *ndotja e ajrit* paraqitet me dëmtimin e pyjeve në *formën e dytë* duke i shkatërruar :

A. gjethet
B. rrënjët
C. trungjet
D. lëvore

**96.** *Si quhet studimi shkencor* i mënyrës së jetës se si organizmat e gjallë bashkëveprojnë me mjedisin e tyre?

A. energji
B. krizë
C. ndotje
D. ekologji

**97.** Prezenca e papastërtive në një mjedis natyror ku shkaktohet paqëndrueshmëri dhe dëm ndaj ekosistemit dhe organizmave të gjallë konsiderohet:

A. ndotje e mjedisit
B. rritje globale
C. ekologji humane
D. energji ajrore

**98.** Cila shtresë i  mbron njerëzit dhe organizmat e tjerë nga rrezatimi ultraviolet ?

A. hidrologjia
B. agrosfera
C. gazi klor
D. ozoni

**99.** Çka paraqet tërësia e elementeve dhe faktorëve natyror e njerëzor së bashku me veprimet e bashkëveprimet e tyre ?

A. mjedis
B. hidrologji
C. ozon
D. hidrosferë

**100.** Shkalla e mbrojtjes që qenieve njerëzore nga injoranca, sëmundjet dhe uria përfaqëson sigurinë :

A. njerëzore
B. shtazore
C. bimore
D. e insekteve

**PSIKOLOGJI**

| KATEGORIA | PËRMBAJTJA |
|---|---|
| **HISTORIA DHE HULUMTIMET NE PSIKOLOGJI** | - Disiplina dhe nëndisiplina alternative në psikologji<br>- Çështje etike te hulumtimet me njerëz dhe kafshë |
| **BIOPSIKOLOGJIA** | - Sistemi nervor<br>- Sistemi endokrinal<br>- Truri dhe pjesët e tij |
| **ZHVILLIMI JETESOR** | - Fazat zhvillimore të jetës së njeriut<br>- Ndryshimet kognitive, emocionale, psikike dhe sociale |
| **KOGNITIVITETI** | *Të nxënit*<br>- Kufizime biologjike të të nxënit<br>- Ndikime kognitive të të nxënit<br>- Modele lidhëse të të nxënit<br><br>*Kujtesa*<br>- Teoritë mbi kujtesën<br>- Kritika të teorive mbi kujtesën<br>- Harresa dhe karakteristika të saj<br><br>*Të menduarit dhe gjuha*<br>- Çështje të arsyetimit dhe zgjidhjes së problemeve<br>- Gjykimi dhe vendimmarrja<br><br>*Gjendjet e vetëdijes*<br>- Ndryshimi i përditshëm i gjendjeve të vetëdijes<br>- Gjendje të tjera të vetëdijes<br>- Hipnoza: natyra e saj dhe teoritë mbi të |
| **SOCIOKULTURA** | *Personaliteti*<br>- Teoritë dhe tipologjia e personalitetit<br><br>*Dimensione sociale dhe kulturore të sjelljes*<br>- Perceptimi i personit për shoqërinë dhe dashurinë<br>- Përcaktorë të përgjithshëm të tërheqjes ndërpersonale<br>- Ruajtja e marrëdhënieve<br>- Proceset ne grupe dhe ndikimi social |

**1.** Tipat ekstravert dhe introvert janë pjesë e tipologjisë së:

A. Sheldonit
B. Bandures
C. Jungut
D. Hipokratit

**2.** Si quhen qëndrimet negative të pajustifikueshëm kundër një grupi dhe anëtarëve të tij, bazuar vetëm në anëtarësinë e tyre në grup?

A. Stereotipet
B. Paragjykimet
C. Diskriminimet
D. Altruizmi

**3.** Zbatimi i parimeve të kushtëzimit dhe përforcimit për të modifikuar modelet e padëshirueshme të sjelljeve të lidhura me çrregullimet mendore, njihet si:

A. Terapia psikodinamike
B. Terapia biomjekësore
C. Terapia Kognitive
D. Terapia bihejviorale

**4.** Në situatat kur lënda e mësuar me vonë pengon mbajtjen në mend të lëndës së mësuar me herët, kemi të bëjmë me :

A. Kujtese shqisore
B. Kujtesa afatshkurtër
C. Frenim prapavajtësA
D. Frenim paravajtës

**5.** Si quhen gjeneralizimet, përgjithësimet, skemat për cilësitë dhe karakteristikat e anëtarëve të një kategorie ose grupi social.

A. Diskriminimet
B. Altruizmi
C. Paragjykimet
D. Stereotipet

**6.** Ndryshim në sjellje dhe bindje, si rezultat si presionit grupor real ose të imagjinuar. Kjo njihet si:

A. Konformitet
B. Atribuim
C. Preceptim Social
D. Të bindurit (Persuacioni)

**7.** Cilat nga çështjet ne vijim nuk janë pjese e etikes se hulumtimeve psikologjike:

A. Rreziku minimal
B. Pajtueshmëria për pjesëmarrje
C. Kompensimi (material ose jo-material) për pjesëmarrje
D. Konfidencialiteti

**8.** Substancat kimike të cilat mundësojnë barten e informacioneve nga pjesa parasinaptike e neuronit në pjesën postsinaptike të tij quhen:

A. Qeliza nervore
B. Neurit
C. Neurdendrit
D. Neurotransmetuesit

**9.** Pjesët e sistemit limbik janë te lidhura me:

A. Hipotalamusin
B. Hipofizen
C. Epifizen
D. Cipen e trurit të madh

**10.** Cilat nga qendrat nuk janë te vendosura ne cipen e trurit te madh:

A. Qendrat associative
B. Qendrat motorike
C. Qendrat sensorike
D. Qendrat gjuhësore

**11.** Cilët nga faktorët ne vijim nuk janë faktorë subjektive te vëmendjes:

A. Paraqitja e ngacmuesit te ri
B. Përvoja profesionale
C. Përgatitja paraprake e individit
D. Te gjitha janë faktorë subjektive te vëmendjes

**12.** Kur një i porsalindur preket ne njërën ane te gojës, ai/ajo e kthen kokën nga stimuli dhe fillon të kërkoje dhe të thithe derisa te gjeje diçka dhe ta fute ne goje. Kjo njihet si:

A. Refleks i objektit
B. Refleks i rrënjosur
C. Refleks i gjalle
D. Refleks kognitiv

**13.** Kur fëmija është jo i/e afte te rezonoje me ane te simboleve mendore, atëherë themi qe ai/ajo është në fazën:

A. Operacionale Formale
B. Opercionale
C. Paraoperacionale
D. Sensorimotorike

**14.** Ne cilën faze/nivel te arsyetimit te moralshëm, ndëshkimi bene pjese:

A. Arsyetimi moral parakonvecional
B. Arsyetimi moral konvencional
C. Arsyetimi moral ne mes konvencional
D. Arsyetimi moral paskonvencional

**15.** Mbajtja ne mend e asaj qe dëgjohet dhe shihet për një kohe shume te shkurtër pas dëgjimit ose te parit te saj – pas 10-20 sekondash, njihet si:

A. Kujtesa shqisore
B. Kujtesa afatshkurtër
C. Kujtesa afatgjate
D. Kujtesa e qëllimshme

**16.** Nocionet shprehen gjuhësisht me ane te:

A. Shqisave
B. Termave
C. Perceptimeve
D. Iluzioneve

**17.** Temperamenti I cili karakterizohet me ndenja te fuqishme qe shfaqen vrullshëm, shume shpejt dhe zgjasin shume njihet si:

A. Sanguinik
B. Kolerik
C. Melankolik
D. Flegmatik

**18.** Teoria e cila thotë qe disa individë kane disa tipare te cilat i bëjnë ata me te përshtatshmit për pozicione lidershipi njihet si:

A. Konformizëm
B. Bindje
C. Teoria e personit të madh
D. Teoria e kompleksit

**19.** "Brendagroupe" janë:

A. Grupet e brendshme
B. Grupet e jashtme
C. Grupet te strukturuara
D. Grupet e pastrukturuara

**20.** Cila është faza e para-vdekjes, gjate se cilës personi zhvillon një ndjenje shprese se vdekja do te shtyhet disi ne kohe.

A. Pranimi
B. Mohimi
C. Marrëveshja
D. Besimi

**21.** Sistemi autonon përbëhet nga:

A. Sistemin nervor qendror dhe sistemit somatik
B. Sistemin nervor periferik dhe sistemit autonom
C. Sistemi nervor periferik dhe sistemi nervor qendror
D. Sistemi somatik dhe sistemi autonom

**22.** Sa nyje nervore përbejnë truri e mesëm – nyjet të cilat kane formën e pllakave katërfishe dhe kryejnë funksionin e lëvizjeve refleksive

A. Tri (3)
B. Katër (4)
C. Pese (5)
D. Biliona

**23.** Hipotalamusi gjendet ne:

A. Trurin e madh
B. Trurin e ndermjetem
C. Trurin e vogël
D. Sistemin Nervore Qendror.

**24.** Cili lloj temperamenti karakterizohet me reagime te shpejta, është i lëvizshëm, me emocione qe shfaqen shpesh e shpejt, por qe nuk janë të fuqishëm dhe nuk zgjasin shume.

A. Flegmatik
B. Kolerik
C. Sanguinik
D. Melankolik

**25.** Teoria e motivacionit ne ngritje është propozuar nga:

A. Frojdi
B. Skineri
C. Bandura
D. Maslovi

**26.** *Patriotizmi* është shembull i:

A. Ndjenjave te drejtuara ndaj të tjerëve
B. Ndjenjave estetike
C. Ndjenjave të ndërlikuara
D. Afekteve

**27.** Të mësuarit mekanik është lloj i:

A. Të mësuarit me kuptim
B. Të mësuarit intelektual
C. Të mësuarit fjalësor
D. Të mësuarit përmendsh

**28.** Si quhen personalitetet e personave qe shfaqin interesim te vazhdueshëm për njerëzit dhe ngjarjet ne ambientin e tyre

A. Ekstravert
B. Introvert
C. Mezomorfe
D. Ektomorfe

**29.** Pjesët e një tërësie, që kane përputhje madhësie e trajte shkaktojnë lidhje e bashkim ngacmimesh trunore ne një tërësi të dallueshme për shkak të:

A. Parimit të afërsisë
B. Parimit të ngjashmërisë
C. Parimit të simetrisë
D. Parimit të mbylljes

**30.** Cila nga faktorët ne vijim nuk konsiderohet si e rëndësishme ne parandalimin e harresës:

A. Përsëritja sistematike
B. Të mësuarit përmendesh
C. Kuptimi thelbësor i përmbajtjeve
D. Pauzat e shkurta ne mes te dy përmbajtjeve

**31.** Hemisfera e majte lidhet me hemisferën e djathtë nëpërmjet:

A. Trupit kallor
B. Korteksit
C. Hipotalamusit
D. Struktures limbike

**32.** Tek eksperimenti i Pavllovit, Mishi, është:

A. Stimul i kushtëzuar
B. Reagim i pakushtëzuar
C. Stimul i pakushtëzuar
D. Reagim i kushtëzuar

**33.** Pyetjet si, "ç'është vetëdija?" "A janë njerëzit qe nga lindja racionale ose iracionale?" tregojnë:

A. Pikëpamjet sociale të psikologjise
B. Pikëpamjet kognitive të psikologjise
C. Pikëpamjet sjellore të psikologjise
D. Pikëpamjet filozofike të psikologjise

**34.** Metoda e asociacioneve të lira është pjese e:

A. Biheviorizmit
B. Strukturalizmit
C. Funksionalizmit
D. Psikanalizës

**35.** Treguesit më të shpeshtë të ndryshueshmërisë janë:

A. Mesatarja aritmetike dhe mesorja
B. Mesorja dhe Moda
C. Moda dhe Devijimi standard
D. Rangu dhe Devijimi standard

**36.** Motivi i urisë dhe i etjes janë të njohura si:

A. Motive primare

B. Motive amnore
C. Motive emocionale
D. Motive sociale

**37.** Frika, xhelozia, shpresa, dashuria, etj. janë shembuj të:
A. Proceseve mentale
B. Proceseve kognitive
C. Perjetime personale
D. Perjetime sjellore

**38.** Si quhen pikëpamjet që pohojnë se njohuritë arrihen përmes përvojës dhe kontaktit apo bashkëveprimit me ambientin
A. Pikëpamja empiriste
B. Pikëpamja mekanike
C. Pikëpamja kognitive
D. Pikëpamja asociative

**39.** Fazat e Eriksonit gjate Adoleshencës njiheni si:
A. Besimi dhe mosbesimi
B. Autonomi dhe dyshimi
C. Integriteti dhe dëshpërimi
D. Identiteti dhe ngatërrimi i rolit

**40.** Si quhet kujtesa e cila është në funksionim të mbajtjes në mend dhe riprodhimit të lëvizjeve të tyre?
A. Kujtesa mentale
B. Kujtesa e qëllimshme
C. Kujtesa lëvizore
D. Kujtese mekanike

**EKONOMI ME NDËRMARRËSI**

| KATEGORITË | PËRMBAJTJA |
|---|---|
| HYRJE NË EKONOMI | - Vështrimi mbi shkencën e ekonomisë<br>- Ekonomia dhe nevoja për ekonomizimin e resurseve<br>- Llojet e ekonomisë<br>- ekonomia private<br>- ekonomia publike |
| SISTEMI I EKONOMISË SË TREGUT | - Kërkesa dhe faktorët që përcaktojnë atë<br>- Oferta dhe faktorët që përcaktojnë atë<br>- Ekuilibri i tregut<br>- Elasticiteti i kerkesës dhe ofertës |
| PEFERENCAT, KONSUMI DHE KËRKESA | - Dobia dhe preferencat<br>- Konsumi dhe kërkesa |
| FIRMA, INDUSTRIA DHE TREGU | - Firma dhe funksioni i prodhimit<br>- Konkurenca e plotë (tregu konkurrencial)<br>- Monopoli<br>- Konkurrenca monopolistike<br>- Oligopoli |
| TREGJET E FAKTORËVE TE PRODHIMIT<br>ANALIZA INTERTEMPORALE | - Kërkesa dhe oferta e faktorëve të prodhimit<br>- Ekuilibri i tregut të faktorve të faktorëve të prodhimit |
| TË ARDHURAT KOMBËTARE DHE LLOGARITJA E TYRE | Konceptet kryesore të agregatëve ekonomikë:<br>- konsumi,<br>- investimet,<br>- shpenzimet qeveritare,<br>- eksporti,<br>- importi,<br>- llogaritja e produktit të brendshëm bruto<br>- kërkesa agregate<br>- oferta agregate<br>- ciklet e biznesit |
| PARAJA | - Ç'është paraja<br>- Funksionet e paras |
| POLITIKA MONETARE DHE FISKALE | - Politika monetare<br>- Politika fiskale |

| | |
|---|---|
| LIDHJET NDËRKOMBËTARE | - Bilanci i pagesave dhe kurset e këmbimit<br>- Tregtia e të mirave dhe bilanci tregtar<br>- Masat të cilat lehtësojnë dhe pengojnë tregtinë ndërkombëtare |
| INFLACIONIPAPUNËSIA | - Inflacioni<br>- Papunësia<br>- Kostot e papunësisë dhe kostot e inflacionit |
| KONTABILITETI | - Llogaritja e kostove<br>- Bilanci i gjendjes (Aktiva / Pasiva)<br>- Bilanci i suksesit (llogaritjet e humbjeve dhe fitimit) |
| FIRMAT | - Llojet e bizneseve sipas formave ligjore, sipas madhësisë dhe sipas veprimtarisë. |
| MARKETING | - Përkufizimi i tregut, produkteve, çmimit, promovimit dhe distribuimit. |
| PSIKOLOGJIA SOCIALE E NDËRMARRJË | - Motivet individuale (sjelljet personale) ose grupore<br>- Format e komunikimit dhe marrjes së vendimeve dhe të tejkalimit të konflikteve brenda ndërmarrjes |
| KONCEPTE TE MENAXHMENTIT | - Hierarkia e menaxhimit<br>- Teknikat, format dhe stilet e menaxhimit |

**1.** Cilët janë agjentët ekonomik apo vendimmarrësit në ekonomi?

A. individi, firma, banka
B. qeveria, banka, individi
C. individi, firma, qeveria
D. qeveria, banka, firma

**2.** Shpërndarja e burimeve ekonomike përcaktohet nga qeveria në:
   A. ekonominë e tregut
   B. ekonominë e komanduar
   C. ekonominë e përzier
   D. ekonominë e tranzicionit

**3.** Konkurrenca është një ndër shtyllat e :
   A. ekonomisë së tregut
   B. ekonomisë së centralizuar
   C. ekonomisë së përzier
   D. ekonomisë në tranzicion

**4.** Pamjaftueshmëria e burimeve ekonomike është problem:
   A. për disa sisteme ekonomike
   B. vetëm për ekonominë e përzier
   C. vetëm për ekonominë në tranzicion
   D. për të gjitha sistemet ekonomike

**5.** Zgjedhja në mes të dy alternativave të ndryshme paraqet koston:
   A. oportune
   B. variabile
   C. fikse
   D. mesatare

**6.** Sasia e të mirave dhe shërbimeve nga të cilat duhet hequr dorë, që të merren të mira dhe shërbime të tjera paraqet koston:
   A. fikse
   B. oportune
   C. mesatare
   D. variabile

**7.** Kostot oportune janë:
   A. kosto alternative
   B. kosto kontabël
   C. kosto fikse
   D. kosto financiare

**8.** Një familje vendos të blejë pajisje shtëpiake duke hequr dorë nga blerja e veturës. Mosblerja e veturës është kosto:
   A. fikse
   B. mesatare
   C. oportune
   D. variabile

**9.** Cili nga faktorët e mëposhtëm përcakton kërkesën?

A. numri i blerësve
B. numri i shitësve
C. çmimi i inputeve
D. pritjet e shitësve

**10.** Sipas ligjit të kërkesës nëse çmimi i produktit rritet, do të:

A. rritet sasia e kërkuar
B. zvogëlohet sasia e ofruar
C. zvogëlohet sasia e kërkuar
D. rritet sasia e ofruar

**11.** Sipas ligjit të kërkesës nëse çmimi i produktit bie, do të:

A. rritet sasia e kërkuar
B. zvogëlohet sasia e kërkuar
C. rritet sasia e ofruar
D. zvogëlohet sasia e ofruar

**12.** Supozohet se çmimi i produktit është 5 euro dhe sasia e kërkuar është 70 njësi prodhimi. Nëse çmimi i produktit rritet në 6 euro, sasia e kërkuar zvogëlohet në 40 njësi. Në këtë rast vlen:

A. ligji i të ardhurave zbritëse
B. ligji i ofertës
C. ligji i kërkesës
D. ligji i kostove oportune rritëse

**13.** Çfarë ndryshime shkakton një pakësim i numrit të blerësve?

A. rritë kërkesën
B. zvogëlon ofertën
C. rritë ofertën
D. zvogëlon kërkesën

**14.** Sa është kërkesa e tregut nëse për çmimin 2 euro, konsumatori A kërkon 10 njësi produkt, konsumatori B kërkon 12 njësi produkt dhe konsumtori C kërkon 11 njësi produkt?

A. 33 njësi produkt
B. 23 njësi produkt
C. 22 njësi produkt
D. 21 njësi produkt

**15.** Cili nga faktorët e mëposhtëm përcakton ofertën?

A. numri i blerësve
B. numri i shitësve
C. pritjet e konsumatorëve
D. të ardhurat e konsumatorëve

**16.** Cili nga faktorët e mëposhtëm e përcakton ofertën?

A. preferencat e konsumatorëve
B. pritjet e konsumatorëve
C. shpenzimet e prodhimit
D. të ardhurat e konsumatorëve

**17.** Sipas ligjit të ofertës nëse çmimi i produktit rritet, do të:

A. rritet sasia e ofruar
B. zvogëlohet sasia e ofruar
C. rritet sasia e kërkuar
D. zvogëlohet sasia e kërkuar

**18.** Një rënie e çmimit të faktorëve të prodhimit ndikon në:

A. zvogëlimin e ofertës
B. rritjen e kërkesës
C. zvogëlimin e kërkesës
D. rritjen e ofertës

**19.** Një përparim teknologjik ndikon në:

A. rritjen e ofertës
B. zvogëlimin e ofertës
C. rritjen e kërkesës
D. zvogëlimin e kërkesës

**20.** Çfarë ndryshime shkakton një pakësim i numrit të shitësve?

A. rritë ofertën
B. zvogëlon kërkesën
C. rritë kërkesën
D. zvogëlon ofertën

**21.** Supozohet se çmimi i produktit është 5 euro dhe sasia e ofruar është 70 njësi prodhimi. Nëse çmimi i produktit rritet në 6 euro, sasia e ofruar rritet në 80 njësi. Në këtë rast vlen:

A. ligji i të ardhurave zbritëse
B. ligji i ofertës
C. ligji i kërkesës
D. ligji i kostovo oportune rritëse

**22.** Sa është oferta e tregut nëse për çmimin 3 euro, firma A ofron 10 njësi produkt, firma B ofron 12 njësi produkt dhe firma C ofron 13 njësi produkt?

A. 25 njësi produkt
B. 23 njësi produkt
C. 22 njësi produkt
D. 35 njësi produkt

**23.** Sasia ekuilibër përcaktohet nëse:

A. sasia e kërkuar mbetet e pandryshueshme
B. sasia e kërkuar është e barabartë me sasinë e ofruar
C. sasia e ofruar është më e madhe se sasia e kërkuar
D. sasia e ofruar mbetet e pandryshueshme

**24.** Çmimi ekuilibër përcaktohet nëse:

A. sasia e kërkuar është e barabartë me sasinë e ofruar
B. sasia e ofruar mbetet e pandryshueshme
C. sasia e kërkuar mbetet e pandryshueshme
D. sasia e ofruar është më e vogël se sasia e kërkuar

**25.** Gruri dhe misri janë dy produkte që konsiderohen:

A. plotësues njëri me tjetrin
B. të mira normale
C. të mira inferiore
D. zëvendësues njëri me tjetrin

**26.** Vetura dhe karburanti janë dy produkte që konsiderohen:

A. zëvendësues njëri me tjetrin
B. plotësues njëri me tjetrin
C. të mira normale
D. të mira inferiore

**27.** Nëse një produkt mund të zëvendësohet me një produkt tjetër atëherë:

A. kërkesa është elastike
B. kërkesa është joelastike
C. oferta është elastike
D. oferta është joelastike

**28.** Kërkesa për ushqim është kërkesë:

A. elastike
B. jo elastike
C. plotësisht elastike
D. plotësisht jo elastike

**29.** Kërkesa për kujdes mjekësor është kërkesë:

A. jo elastike
B. plotësisht jo elastike
C. elastike
D. plotësisht elastike

**30.** Në periudhë të shkurtë kohore, kërkesa është:

A. plotësisht joelastike
B. elastike
C. plotësisht elastike
D. joelastike

**31.** Në periudhë të gjatë kohore, kërkesa është:

A. plotësisht elastike
B. elastike
C. jo elastike
D. plotësisht joelastike

**32.** Nëse çmimi i një produkti rritet nga 3 € në 4€, kurse konsumatori vazhdon të blej 4 njësi si më parë, fuqia blerëse e konsumatorit do të:

A. rritet për 4€
B. zvogëlohet për 3€
C. zvogëlohet për 4€
D. rritet për 3€

**33.** Nëse çmimi i një produkti bie nga 3 € në 2€, kurse konsumatori vazhdon të blej 3 njësi si më parë, fuqia blerëse e konsumatorit do të:

A. zvogëlohet për 3€
B. rritet për 4€
C. rritet për 3€
D. zvogëlohet për 4€

**34.** Kënaqësia shtesë që konsumatori e përfiton nga konsumi i produkteve dhe shërbimeve të blera paraqet:

A. dobinë marxhinale
B. dobinë totale
C. tepricën konsumatore
D. koston totale

**35.** Kënaqësia e tërësishme që konsumatori e përfiton nga konsumimi i produkteve dhe shërbimeve të blera paraqet:

A. dobinë marxhinale
B. koston totale
C. tepricën konsumatore
D. dobinë totale

**36.** Zgjedhja konsumatore përcaktohet nga:

A. dobia marxhinale
B. dobia totale
C. kosto totale
D. teprica konsumatore

**37.** Nëse dobia totale për gotën e dytë të konsumuar të ujit është 50, kurse për gotën e tretë të ujit është 60, sa është dobia marxhinale?

A. 110
B. 60
C. 180
D. 10

**38.** Sipas sektorëve firmat ndahen në:

A. parësor, dytësor dhe tretësor
B. të vogla, të mesme dhe të mëdha
C. prodhuese dhe shërbyese
D. individuale, ortakëri dhe korporata

**39.** Si klasifikohen firmat sipas formës organizative?

A. të vogla, të mesme dhe të mëdha
B. individuale, ortakëri dhe korporata
C. sektorin parësor, dytësor dhe tretësor
D. prodhuese dhe shërbyese

**40.** Numri më i madh i bizneseve në Kosovë, sipas formës ligjore të organizimit të tyre, janë:

A. shoqëri aksionare
B. biznese ortakërie
C. shoqëri me përgjegjësi të kufizuar
D. biznese individuale

**41.** Cila nga tiparet e mëposhtme i karakterizon firmat individuale?

A. lehtësia për të hyrë në biznes
B. përgjegjësia e kufizuar
C. formohen nga më shumë individë
D. tërheqin më shumë kapital

**42.** Cila nga tiparet e mëposhtme konsiderohet përparësi e firmave individuale?

A. mundësia kreditore e kufizuar
B. përgjegjësia e pakufizuar
C. pronari merr vet vendimet
D. kufizimi fizik i jetëgjatësisë

**43.** Cila nga tiparet e mëposhtme konsiderohet e metë e firmave individuale?

A. kufizimi fizik i jetëgjatësisë
B. fleksibiliteti i lartë
C. mundësia më e mirë kreditore
D. përgjegjësia e kufizuar

**44.** Bizneset individuale udhëheqen nga:

A. aksionarët e biznesit
B. punëtorët e biznesit
C. sindikatat e punëtorëve
D. pronari i biznesit

**45.** Nëse falimenton një biznes individual, si përgjigjet pronari për obligimet ndaj të tjerëve?

A. me pjesën e investuar dhe pasurinë personale
B. vetëm me pjesën e investuar në firmë
C. me pasurinë personale dhe jo me pjesën e investuar
D. vetëm me një pjesë të fitimit të realizuar

**46.** Cila nga tiparet e mëposhtme konsiderohet si përparësi e firmave me ortakë?

A. përgjegjësia e kufizuar
B. mundësia më e mirë kreditore
C. përgjegjësia e pakufizuar
D. kufizimi fizik i jetëgjatësisë

**47.** Cila nga tiparet e mëposhtme konsiderohet si e metë e firmave me ortakë?

A. përgjegjësia e kufizuar
B. menaxhimi i specializuar
C. lehtësia e kreditimit
D. kufizimi fizik i jetëgjatësisë

**48.** Cilat firma kanë përgjegjësi të kufizuar?

A. shoqëritë aksionare
B. ndërmarrjet individuale
C. dyqanet e pavarura
D. ortakëritë

**49.** Cila nga përgjigjet e mëposhtme konsiderohet si e metë e korporatave?

A. përgjegjësia e kufizuar
B. menaxhimi i specializuar
C. taksat zakonisht të larta
D. lehtësia e kreditimit

**50.** Numër më të madh të ekspertëve kanë :

A. ndërmarrjet individuale
B. ndërmarrjet e ortakërisë
C. dyqanet e pavarura
D. shoqëritë aksionare

**51.** Nëse falimenton një korporatë, aksionarët humbin:

A. vetëm pjesën e investuar në korporatë
B. vetem një pjesë të vogël nga fitimi i tij
C. pjesën e investuar dhe pasurinë personale
D. tërë pasurinë personale

**52.** Te funksioni i prodhimit në periudhë aftashkurtër:

A. puna nuk ndryshon, kapitali ndryshon
B. puna ndryshon, kapitali nuk ndryshon
C. të dy inputet ndryshojnë
D. të dy inputet nuk ndryshojnë

**53.** Te funksioni i prodhimit në periudhë aftashgjatë:

A. puna ndryshon, kapitali nuk ndryshon
B. të dy inputet nuk ndryshojnë
C. puna nuk ndryshon, kapitali ndryshon
D. të dy inputet ndryshojnë

**54.** Kostoja e cila nuk ndryshon me ndryshimin e vëllimit të prodhimit është:

A. kosto variabile
B. kosto mesatare
C. kosto fikse
D. kosto oportune

**55.** Çfarë bën pjesë në kosto fikse?

A. amortizimi i pajisjeve
B. lënda djegëse
C. materiali kryesor
D. materiali ndihmës

**56.** Qiraja të cilën e paguan firma për shfrytëzimin e objektit bën pjesë në kosto:

A. variabile
B. marxhinale
C. fikse
D. mesatare variabile

**57.** Kostoja e cila ndryshon varësisht se si ndryshon sasia e prodhuar është:

A. kosto fikse
B. kosto mesatar
C. kosto variabile
D. kosto oportune

**58.** Lënda e parë bën pjesë në kosto:

A. variabile
B. fikse
C. marxhinale
D. mesatare fikse

**59.** Cilat kosto shtohen më ngadalë se sa sasia e prodhimit?

A. kostot progresive
B. kostot proporcionale
C. kostot fikse
D. kostot degresive

**60.** Cilat kosto shtohen më shpejtë se sa sasia e prodhimit?

A. kostot progresive
B. kostot degresive
C. kostot proporcionale
D. kostot fikse

**61.** Nëse kostoja fikse është 900 euro, kurse kosto variabile është 1600 euro, sa është kosto totale?

A. 1600 euro
B. 2500 euro
C. 800 euro
D. 700 euro

**62.** Nëse kostoja totale është 600 euro, kurse kostoja variabile është 410 euro, sa është kosto fikse?

A. 205 euro
B. 300 euro
C. 1010euro
D. 190 euro

**63.** Nëse kostoja totale është 300 euro, kurse kosto fikse është 120 euro, sa është kosto variabile?

A. 420 euro
B. 180 euro
C. 150 euro
D. 60 euro

**64.** Dokumenti financiar që përmbledh mjetet dhe burimet e mjeteve është :

A. bilanci tregtar
B. bilanci i pagesave
C. bilanci i firmës
D. bilanci buxhetor

**65.** Çfarë përmban në aktiv bilanci si një dokument kontabël?

A. lëndët e para
B. borxhet ndaj furnitorëve
C. kreditë afatgjata
D. kreditë afatshkurtëra

**66.** Çfarë përmban në pasiv bilanci si një dokument kontabël?

A. lëndët e para
B. makineritë
C. depozitat në bankë
D. kreditë afatgjata

**67.** Pakësimi gradual i vlerës së mjeteve kryesore (aseteve), e cila vlerë kalon në fondin për ripërtëritjen e tyre, quhet:

A. amortizim
B. stok i kapitalit
C. rrjedhë e kapitalit
D. interes

**68.** Cila nga tiparet e mëposhtme e karakterizon monopolin?

A. dy shitës të produkteve në degë
B. disa shitës të produkteve në degë
C. një shitës i produkteve në degë
D. shumë shitës të produkteve në degë

**69.** Firmat janë çmim-përcaktuese në kushtet e:

A. monopolit
B. konkurrencës së plotë
C. oligopolit
D. konkurrencës monopolistike

**70.** Firmat janë çmim-pranuese në kushtet e:
A. monopolit
B. konkurrencës së plotë
C. konkurrencës monopolistike
D. oligopolit

**71.** Cila nga tiparet e mëposhtme e karakterizon konkurrencën e plotë?
A. disa shitës të produkteve në degë
B. hyrja e vështirë në degë
C. ndërvarësia mes firmave
D. produktet homogjene

**72.** Cila nga tiparet e mëposhtme e karakterizon konkurrencën monopolistike?
A. produktet e diferencuara
B. disa shitës të produkteve në degë
C. hyrja e vështirë në degë
D. ndërvarësia mes firmave

**73.** Cila nga tiparet e mëposhtme e karakterizon oligopolin?
A. shumë shitës të produkteve në degë
B. një shitës i produkteve në degë
C. ndërvarësia mes firmave
D. hyrja e lehtë në degë

**74.** Çmimi i punës është :
A. paga
B. renta
C. kapitali
D. interesi

**75.** Renta si çmim i tokës, përcaktohet në tregun e :
A. punës
B. faktorëve të prodhimit
C. produkteve dhe shërbimeve
D. kapitalit

**76.** Produkti i Brendshëm Bruto (GDP) llogaritet si shumë e:
A. konsumit, profitit, interesit dhe neto eksportit
B. pagesave transferuese, interesit, dhe rentës
C. pagesave transferuese, interesit dhe profitit
D. konsumit, investimeve, shpenzimeve qeveritare dhe neto eksportit

**77.** Çfarë nuk përfshihet në llogaritjen e produktit të përgjithshëm, sipas mënyrës së prodhimit?
A. gjysëmproduktet
B. produktet përfundimtare
C. shërbimet përfundimtare
D. produktet e pashitura në depo

**78.** Sasia e përgjithshme e mallrave dhe shërbimeve që konsumatorët, firmat, qeveria dhe të huajt janë të gatshëm të blejnë për çdo nivel të çmimit paraqet:

A. kërkesën individuale
B. ofertën agregate
C. kërkesën agregate
D. ofertën individuale

**79.** Të gjitha të mirat dhe shërbimet e prodhuara në një ekonomi, paraqesin:

A. ofertën individuale
B. kërkesën agregate
C. kërkesën individuale
D. ofertën agregate

**80.** Rritja ekonomike ndikon në zvogëlimin e:

A. prodhimit
B. papunësisë
C. punësimit
D. konsumit

**81.** Rënia ekonomike ndikon në rritjen e :

A. punësimit
B. konsumit
C. kursimit
D. papunësisë

**82.** Periudha e cila karakterizohet me rritjen e prodhimit dhe të ardhurave si dhe uljen e papunësisë është:

A. ekspansioni
B. pika më e lartë
C. recesioni
D. niveli më i ulët

**83.** Periudha e recesionit ekonomik ndikon që:

A. të zvogëlohet papunësia
B. të rritet kursimi
C. të zvogëlohet konsumi
D. të rritet prodhimi

**84.** Cilin lloj të papunësisë e shkakton ndryshimi i kushteve të tregut dhe teknologjisë?

A. papunësinë friksionale
B. papunësinë strukturore
C. papunësinë ciklike
D. papunësinë të fshehtë

**85.** Cilin lloj të papunësisë e shkakton zvogëlimi i kërkesës për produkte dhe shërbime?
A. papunësinë ciklike
B. papunësinë e fshehtë
C. papunësinë strukturore
D. papunësinë friksionale

**86.** Papunësi vullnetare konsiderohet lloji i papunësisë*:*
A. strukturore
B. friksionale
C. ciklike
D. sezonale

**87.** Cili lloj i papunësisë shfaqet për shkak të lëvizshmërisë së përhershme të njerëzve midis vendeve të ndryshme të punës?
A. papunësinë ciklike
B. papunësinë sezonale
C. papunësinë strukturore
D. papunësinë friksionale

**88.** Në këndvështrimin makroekonomik, kosto ekonomike e papunësisë konsiderohet:
A. barra e rëndë financiare për qeverinë
B. ulja e dinjitetit personal
C. humbja e vetëbesimit
D. zhvlerësimi i kapitalit njerëzor

**89.** Në forcë të punës bëjnë pjesë :
A. pensionistët
B. të punësuarit dhe të papunësuarit
C. nxënësit dhe studentët
D. amviset

**90.** Si alternativë ndaj këmbimit mall me mall lindi funksioni i parasë si :
A. matëse vlerash
B. ruajtëse vlerash
C. mjet rezervë
D. mjet shkëmbimi

**91.** Paraja si mjet shkëmbimi, njësi matëse dhe depozituese vlerash janë:
A. funksione të parasë
B. veti të parasë
C. lloje të parasë
D. motive të mbajtjes së parasë

**92.** Qëndrueshmëria, jetëgjatësia, lehtësia në përdorim dhe njëllojshmëria janë:
A. funksione të parasë
B. lloje të parasë
C. motive të mbajtjes së parasë
D. veti të parasë

**93.** Transferi i fuqisë së tanishme blerëse të parasë për të ardhmen nënkupton funksionin e parasë si :

A. mjet shkëmbimi
B. ruajtëse vlerash
C. masë e vlerës
D. mjet pagese

**94.** Cilin funksion e kryen paraja kur shërben si përcaktues i vlerës së mallrave?

A. mjet shkëmbimi
B. depozituese vlerash
C. njësi matëse
D. mjet pagese

**95.** Masat të cilat në formë të taksave e ngarkojnë çmimin e produkteve që hyjnë në tregun vendor janë:

A. tarifat doganore
B. barrierat doganore
C. kuotat
D. embargot e eksportit

**96.** Për shërbimet publike që kryen shteti në favor të qytetarëve paguhen :

A. doganat
B. taksat
C. tatimet
D. akcizat

**97.** Rritja apo zvogëlimi i taksave, tatimeve dhe shpenzimeve qeveritare bëhet përmes politikës:

A. monetare
B. së të ardhurave
C. fiskale
D. kreditore

**98.** Sigurimi i një buxheti të ekuilibruar është prioritet i politikës:

A. monetare
B. fiskale
C. së të ardhurave
D. kreditore

**99.** Politika fiskale zbatohet nga:

A. Ministria e Financave
B. Banka Qendrore
C. bankat komerciale
D. bankat afariste

**100.** Tejkalimi i të hyrave publike në krahasim me të dalat publike është:

A. deficit buxhetor
B. suficit tregtar
C. suficit buxhetor
D. deficit tregtar

**101.** Tejkalimi i të dalave publike në krahasim me të hyrat publike është:

A. suficit buxhetor
B. deficit tregtar
C. suficit tregtar
D. deficit buxhetor

**102.** Nëse eksporti është më i madh se importi ekziston:

A. deficit tregtar
B. suficit tregtar
C. suficit buxhetor
D. deficit buxhetor

**103.** Në kushtet e deflacionit, do të ketë:

A. rënie të nivelit të përgjithshëm të çmimeve
B. rritje të nivelit të përgjithshëm të çmimeve
C. nxitje të prodhuesve për të prodhuar
D. nxitje të investitorëve për të investuar

**104.** Banka që e kryen funksionin e arkës së shtetit është :

A. Banka komerciale
B. Banka afariste
C. Banka Qendrore
D. Banka investive

**105.** Cila bankë bën kontrollimine e punës së bankave komerciale?

A. Banka universiale
B. Banka Qendrore
C. Banka afariste
D. Banka inevstive

**106.** Blerja e mjeteve për punë dhe shitja e prodhimeve në treg është aktivitet i funksionit :

A. komercial
B. të prodhimit
C. të planifikimit
D. kadrovik

**107.** Përcaktimi i objektivave të përgjithshme dhe specifike të firmës është detyre e funksionit menaxherial të :

A. organizimit
B. udhëheqjes
C. kontrollit
D. planifikimit

**108.** Kontratë bamirëse cilësohet kontrata mbi :

A. shitblerjen
B. faljen /dhurimin
C. transportin
D. magazinimin

**109.** Krahasimi i performancës së firmës me objektivat e planifikuara është detyrë e funksionit menaxherial të :

A. kontrollit
B. udhëheqjes
C. organizimit
D. planifikimit

**110.** Aftësitë e menaxherit që t`i njohë, t`i motivojë njerëzit dhe t`i zgjedhë në mënyrë racionale konfliktet janë aftësi :

A. teknike
B. kreative
C. ndërpersonale
D. diagnostifikuese

**111.** Cilat aftësi i nevojiten menaxherit për të kryer detyra të specializuara brenda ndërmarrjes ?

A. aftësitë diagnostifikuese
B. aftësitë ndërpersonale
C. aftësitë teknike
D. aftësitë konceptuale

**112.** Arritja e marrëveshjes së kënaqshme për të dy palët në konflikt brenda firmës nënkupton teknikën e:

A. kompromisit
B. injorimit të konfliktit
C. akomodimit
D. konkurrencës

**113.** Faza e katërt e seleksionimit të kandidatëve të cilët i plotësojnë kushtet për tu punësuar është:

A. aplikimi
B. vendimi për marrje në punë
C. intervistimi
D. testimi i kandidatëve

**114.** Sipas Masllovit, në nivelin e parë të hierarkisë së nevojave bën pjesë nevoja për :

A. vlerësim
B. shoqëri
C. ekzistencë
D. vetaktualizim

**115.** Nevoja për ushqim, ujë, ajër dhe ngrohje në hierarkinë e nevojave njerëzore, paraqesin rendin e:

A. parë të hierarkisë
B. dytë të hierarkisë
C. tretë të hierarkisë
D. katërt të hierarkisë

**116.** Nevojat e vlerësimit në hierarkinë e nevojave njerëzore, paraqesin rendin e:

A. tretë të hierarkisë
B. katërt të hierarkisë

C. dytë të hierarkisë
D. parë të hierarkisë

**117.** Identifikimi i nevojave të konsumatorëve për prodhime dhe shërbime është detyrë e funksionit :
A. të marketingut
B. kadrovik
C. financiar
D. të prodhimit

**118.** Njohja, hulumtimi dhe përcaktimi i blerësve potencial për programin ekzistues të prodhimit është aktivitet i funksionit të :
A. Financimit
B. marketingut
C. prodhimit
D. planifikimit

**119.** Reklamimi i produkteve të firmës në mjetet e informimit është aktivitet i politikës së:
A. promocionit
B. produktit
C. çmimit
D. shpërndarjes

**120.** Në cilën fazë të ciklit jetësor të produktit në treg, produkti arrin maksimumin e shitjes?
A. në fazën e lansimit të produktit në treg
B. në fazën e rritjes së produktit në treg
C. në fazën e degjenerimit të produktit në treg
D. në fazën e ngopjes së produktit në treg

## MATEMATIKË

## MATEMATIKA LËNDË E PËRGJITHSHME

| **I. Aritmetika dhe Algjebra (60%)** | |
|---|---|
| **1.** Logjika matematike dhe bashkësitë | • Veprimet me gjykime<br>• Veprimet me bashkësi<br>• Probleme të logjikës matematike<br>• Gjuha e logjikës matematike<br>• Modelime logjike |
| **2.** Bashkësitë numerike N,Z,Q,R | • Veprimet me numra : (+, - , ˙, : )<br>• Krahasimi i numrave<br>• Njehsimi i përqindjes<br>• Zgjidhje e probleme me përpjesëtim<br>• Komunikimi me gjuhën e simboleve<br>• Modelim me numra |
| **3.** Kombinatorika | • Zbatimi i formulave të kombinatorikës<br>• Zgjidhja e problemeve<br>• Formula e binomit<br>• Trekëndëshi i Paskalit |
| **4.** Fuqizimi dhe rrënjëzimi | • Veprimet me fuqi me eksponent numër të plotë<br>• Veprimet me fuqi me eksponent numër racional<br>• Veprimet me shprehje racionale |
| **5.** Ekuacioni dhe inekuacioni linear | • Zgjidhja e ekuacioneve dhe inekuacioneve lineare<br>• Paraqitja e zgjidhjeve të inekuacioneve ne boshtin numerik dhe me intervale<br>• Zgjidhja e problemeve |
| **6.** Forma algjebrike e numrave kompleksë | • Përcaktimi i pjesës reale dhe imagjinare të numrit kompleks<br>• Njehsimi i modulit të numrit kompleks<br>• Veprimet me numra kompleks<br>• Paraqitja e numrave kompleks në formë gjeometrike |
| **7.** Ekuacioni kuadratik | • Zgjidhja e ekuacionit kuadratik<br>• Zbërthimi i trinomit kudratik në faktorë linearë<br>• Zgjidhja e problemeve me ekuacione kuadratike<br>• Analiza e natyrës së zgjidhjeve<br>• Përdorimi i formulave e Viettit<br>• Zgjidhja e ekuacioneve irracionale |
| **8.** Funksioni kuadratik | • Funksioni kuadratik<br>• Zerot dhe shenja e funksionit kuadratik<br>• Grafiku i funksionit kuadratik |

| II. Gjeometria dhe matjet (30%) | |
|---|---|
| **9.** Gjeometri | • Konceptet themelore të gjeometrisë<br>• Pikat karakteristike të trekëndëshit<br>• Paraqitja gjeometrike e vektorit<br>• Veprimet me vektorë |
| **10.** Matjet | • Njehsimi i syprinës së figurave<br>• Njehsimi i vëllimit të trupave të rregullt |
| **11.** Trigonometria | • Përkufizimi i funksioneve trigonometrike në trekëndëshin kënddrejtë<br>• Identitetet trigonometrike |

| III. Statistika dhe probabiliteti ( 10%) | |
|---|---|
| **12.** Statistika | • Individi dhe populacioni<br>• Denduria dhe klasifikimi sipas karakteristikave<br>• Masat e tendencës qendrore ( $m_a$, $m_o$, $m_e$ )<br>• Leximi i grafive statistikore |
| **13.** Probabiliteti | • Eksperimenti dhe ngjarja<br>• Provat dhe ngjarjet e rastit<br>• Përkufizimi klasik i probabilitetit |

# MATEMATIKA LËNDË E VEÇANTË

| I. Gjeometria analitike në rrafsh | |
|---|---|
| **1.** Drejtëza | • Distanca ndërmjet dy pikave<br>• Ekuacionet e drejtëzës<br>• Distanca ndërmjet pikës dhe drejtëzës<br>• Këndi ndërmjet dy drejtëzave |
| 2. Ekuacionet e shkallës së dytë | • Rrethi<br>• Elipsa<br>• Hiperbola<br>• Parabola<br>• Pozita e drejtëzës ndaj lakores së shkalllës së dytë |
| **3.** Forma algjebrike e vektorëve | • Madhësitë skalare dhe vektoriale<br>• Prodhimi skalar i vektorëve<br>• Prodhimi vektorial i vektorëve<br>• Prodhimi i përzier i vektorëve<br>• Këndi ndërmjet dy vektorëve |
| **II. Analiza Matematike** | |
| **4.** Funksioni | • Funksioni eksponencial |

| | |
|---|---|
| eksponencial dhe logaritmik | • Ekuacioni dhe inekuacioni eksponencial<br>• Përkufizimi i logaritmit<br>• Vetitë e logaritmit<br>• Funksioni logaritmik<br>• Ekuacioni dhe inekuacioni logaritmik<br>• Modelimet logaritmike |
| **5.** Trigonometria | • Përkufizimi funksioneve trigonometrike në rreth<br>• Njësitë për matjen e këndeve, kalimi nga një njësi matjeje në tjetrën<br>• Zgjidhja e trekëndëshit<br>• Ekuacionet trigonometrike<br>• Grafiku funksioneve trigonometrike<br>• Zgjidhja e problemeve |
| **6.** Vargjet | • Vargu numerik<br>• Vargu aritmetik<br>• Vargu gjeometrik<br>• Vlera kufitare e vargut<br>• Modelimi |
| **5.** Limiti dhe vazhdueshmëria e funksionit | • Përkufizimi i vlerës kufitare të funksionit<br>• Gjetja e limitit të funksionit<br>• Përkufizimi i vazhdueshmërisë së funksionit |
| **8.** Derivati i funksionit | • Shtesa e argumentit dhe shtesa e funksionit<br>• Interpretimi gjeometrik<br>• Vetitë e derivateve<br>• Derivatet e funksioneve<br>• Zbatimi i derivateve në paraqitjen grafike të funksionit |

## MATEMATIKA LËNDË E PËRGJITHSHME

**1.** Cili nga gjykimet e mëposhtme është disjunksion i gjykimeve?

A. $5x+7=17$

B. $x=3$ ose $x^2=36$

C. Nëse $x=1$, atëherë $2x=2$

D. $x>3$ dhe $x<9$

**2.** Fjalia "*Numri* 88 *është numër i thjeshtë ose numër i përbërë*":

A. Është gjykim i saktë

B. Është gjykim i pasaktë

C. Nuk është gjykim

D. Nuk mund të përcaktohet saktësia e saj

**3.** Është dhënë bashkësia $A = \{x \in R \ dhe \ x \ \ numër \ çift\}$. Cili nga gjykimet e dhëna është i saktë?

A. $169 \in A$

B. $196 \in A$

C. $66 \in A$

D. $81 \in A$

**4.** Janë dhënë gjykimet $p : x^2 - 1 = (x+1)(x-1)$ dhe $q : (a+b)^2 = a^2 - 2ab + b^2$. Cila nga formulat vijuese të gjykimeve është e saktë?

A. $p \vee q$

B. $p \wedge q$

C. $p \Rightarrow q$

D. $p \Leftrightarrow q$

**5.** Janë dhënë gjykimet $p : \sqrt{3} \cdot \sqrt{2} = \sqrt{6}$, $q : \sqrt{3} + \sqrt{2} = \sqrt{6}$, $r : 3 \cdot \sqrt{2} = \sqrt{6}$ dhe $s : \sqrt{3} \cdot 2 = \sqrt{6}$. Cila nga formulat vijuese të gjykimeve është e saktë?

A. $p \wedge q$

B. $p \vee r$

C. $q \wedge r$

D. $q \vee s$

**6.** Cili nga rastet e poshtëshënuara paraqet veprimin e " *implikacionit*" për gjykimet $p$ e $q$?

A. " nëse $p$ atëherë $q$ dhe nëse $p$ atëherë $q$ "

B. "nëse $p$ atëherë $q$ "

C. " $p$ dhe $q$ "

D. " $p$ ose $q$ "

**7.** Nëse $x = 1$ dhe $y = -2$, atëherë vlera e saktësisë së formulës $(x > y \vee 2x = y) \wedge y^x < 1$ është:

A. $(\perp \vee \mathrm{T}) \wedge \mathrm{T}$

B. $(\mathrm{T} \vee \perp) \wedge \mathrm{T}$

C. $(\perp \vee \mathrm{T}) \wedge \perp$

D. $(\mathrm{T} \vee \perp) \wedge \perp$

**8.** Cili nga pohimet e dhëna është i saktë?

A. Nëse $a \in \{1, 2, -1, -2\}$, atëherë $2a > 0$

B. Nuk ekziston asnjë element nga $\{1,2,-1,-2\}$, ashtu që $2a>0$

C. Vetëm për numrat pozitivë nga $\{1,2,-1,-2\}$, vlen $2a>0$

D. Vetëm për numrat negativë nga $\{1,2,-1,-2\}$, vlen $2a>0$

**9.** Kur Fidani e bleu veturën e tij, ai kishte pasur një zbritje prej $18\%$. Nëse ai pagoi $8200$ euro, atëherë sa kushtoi vetura pa zbritje?

A. $10000$ euro
B. $9500$ euro
C. $9000$ euro
D. $8500$ euro

**10.** Cila nga barazimet e dhëna është i saktë?

A. $\sqrt{3}+\sqrt{7}=\sqrt{3+7}$

B. $\sqrt{3^2+7^2}=5$

C. $3^2+7^2=10^2$

D. $\sqrt{5^2-4^2}=3$

**11.** Vlerëso se cila nga të poshtëshënuarat është e saktë:

A. $\frac{1}{5}>\frac{1}{3}$

B. $-3>-5$

C. $|-1|>1$

D. $\frac{6}{7}>\frac{7}{8}$

**12.** Nga 225 kilogram xehe dalin $34.2$ kilogram bakër. Sa përqindje e xehes është bakër?

A. 10%
B. 13.2%
C. 15.2%
D. 20%

**13.** Në një paralele, $12\%$ e nxënësve nuk i punuan detyrat e matematikës, $32\%$ i punuan detyrat gabimisht dhe $14$ nxënës i kanë zgjidhur detyrat saktë. Sa nxënës ka paralelja?

A. 25
B. 28
C. 30
D. 32

**14.** Le të jenë $x, y, z \in \mathbb{R}$ dhe $x, y, z \neq 0$. Cili nga barazimet

**I.** $\frac{y \cdot z}{z \cdot x}=\frac{y}{x}$ II. $\frac{x}{z}-\frac{y}{z}=\frac{x-y}{z}$ III. $x+y\cdot z=y\cdot z+x$ IV. $x-y\cdot z=y\cdot z-x$ nuk është i saktë?

A. I.
B. II.

C. III.
D. IV.

**15.** Janë dhënë numrat realë $a = -\frac{7}{2}$, $b = \sqrt{3}$, $c = \frac{3}{10}$ dhe $d = \pi$. Cili nga jobarazimet vijuese është i saktë?

A. $a < b < c < d$
B. $b < c < d < a$
C. $c < d < a < b$
D. $a < c < b < d$

**16.** Çfarë numri paraqet perimetri i trekëndëshit të dhënë në figurë?

A. Numër natyror
B. Numër i plotë
C. Numër racional
D. Numër iracional

**17.** Ndryshimi ndërmjet numrit të plotë pozitiv $N$ dhe vlerës reciproke të tij është $\frac{3}{2}$. Cili është numri $N$?

A. 2
B. 3
C. 4
D. 5

**18.** Për numrat realë $x, y, z$ le të vlejë




$$\left.\begin{array}{l} xyz > 0 \\ xy < 0 \\ yz < 0 \end{array}\right\}.$$

Cila nga pohimet vijuese është e saktë??

A. $x > 0, y < 0, z < 0$
B. $x < 0, y > 0, z < 0$
C. $x < 0, y < 0, z > 0$
D. $x > 0, y > 0, z < 0$

**19.** Profiti mujor i një kompanie është $700$ euro. Nëse profiti i asaj kompanie në muajin vijues është ngritur në $805$ euro, atëherë sa përqindje është rritur profiti mujor?

A. 5%
B. 10%
C. 15%
D. 20%

**20.** Luli dhe Blerta duan të ndajnë një shumë të hollash në raport $3:5$. Nëse Blertës i takojnë 60€, atëherë sa para i takojnë Lulit?

A. 12€
B. 24€
C. 36€

D. 48€

**21.** Një dyqan gjatë një viti ka shitur 620 kompjuterë, ndërsa vitin vijues ka shitur 713 kompjuterë. Sa përqindje është rritur shitja?

A. 10%
B. 12.5%
C. 15%
D. 17.5%

**22.** Termi i katërt i zhvillimit të binomit $(x^4 - y)^5$ është:

A. $10x^{12}y^2$
B. $-15x^{12}y^2$
C. $5x^{12}y^2$
D. $-8x^{12}y^2$

**23.** Koeficienti i $a^6b^{12}$ në zhvillimin binomial $(2a^3 - b^4)^4$ është:

A. $-16$
B. $-14$
C. $-8$
D. $-4$

**24.** Sa permutacione mund të formohen me shkronjat e emrit "TRENI"?

A. 120
B. 140
C. 160
D. 180

**25.** Shtatë pika i takojnë një rrethi. Sa korda mund të formohen prej atyre pikave?

A. 20
B. 21
C. 22
D. 23

**26.** Sa është vlera e shprehjes $\frac{13!+12!}{13!-12!}$?

A. $\frac{13}{12}$
B. $\frac{12}{11}$
C. $\frac{7}{6}$
D. $\frac{6}{5}$

**27.** Cila është forma e thjeshtuar e shprehjes $\left(\frac{16a^7}{b^4}\right)^{\frac{1}{3}} \cdot \left(\frac{b}{2a}\right)^{\frac{1}{3}}$?

A. $\dfrac{2a^2}{b}$

B. $\dfrac{2a}{b^2}$

C. $\dfrac{a^2}{b}$

D. $\dfrac{a}{b^2}$

**28.** Cila është forma e thjeshtuar e shprehjes $\dfrac{a^{-\frac{2}{3}}b^{\frac{1}{2}}}{a^{-\frac{1}{3}}b^{\frac{3}{4}}}$?

A. $\dfrac{b^{\frac{1}{4}}}{a^{\frac{1}{3}}}$

B. $\dfrac{a^{\frac{1}{3}}}{b^{\frac{1}{4}}}$

C. $a^{\frac{1}{3}}b^{\frac{1}{4}}$

D. $a^{\frac{1}{4}}b^{\frac{1}{3}}$.

**29.** Sa është vlera e shprehjes $\left(-\dfrac{27}{8}\right)^{-3}:\left(\dfrac{81}{16}\right)^{-\frac{1}{2}}$?

A. $-1$
B. $1$
C. $2$
D. $\dfrac{2}{3}$

**30.** Në cilën formë mund të shkruhet prodhimi $\sqrt{a}\cdot\sqrt[3]{a^2}$ ?

A. $\sqrt[6]{a^5}$
B. $a\sqrt[6]{a}$
C. $a\sqrt[3]{a}$
D. $\sqrt[3]{a}$

**31.** Në cilën formë mund të shkruhet prodhimi $\sqrt{\dfrac{a-1}{a+1}}\cdot\sqrt{a^2-1}$, për vlera të lejuara të $a$ -së?

A. $a+1$
B. $a-1$
C. $a$
D. $-a$

**32.** Cilin rezultat tregon shënimin e saktë të fuqisë $9^9$ me bazë $3$?

A. $3^9$

B. $3^{18}$

C. $3^{27}$

D. $3^{81}$

**33.** Në cilën formë mund të shkruhet thyesa $\frac{1}{1+\sqrt{2}}$?

A. $1-\sqrt{2}$

B. $-1-\sqrt{2}$

C. $1+\sqrt{2}$

D. $-1+\sqrt{2}$

**34.** Në cilën formë mund të shkruhet prodhimi $(-a)^2 \cdot \sqrt[3]{\sqrt{a}}$ ?

A. $a^2 \sqrt[6]{a}$

B. $a\sqrt[6]{a}$

C. $a^2 \sqrt[3]{a}$

D. $a\sqrt[3]{a}$

**35.** Në cilën formë mund të shkruhet shprehja $A = \sqrt[3]{64} \cdot \frac{1}{8} + 4 \cdot 2^{-3} - \left(-\frac{3}{2}\right) \cdot (-2)^3$ ?

A. $-13$
B. $-11$
C. $11$
D. $13$

**36.** Cili nga barazimet e poshtëshënuara është i saktë?

A. $\sqrt{a} + \sqrt{b} = \sqrt{a+b}$

B. $\sqrt{a^2} = |a|$

C. $\sqrt{a^3} = a^{\frac{2}{3}}$

D. $\sqrt{\frac{a}{b}} = \left(\frac{b}{a}\right)^{\frac{1}{2}}$

**37.** Cila është forma e thjeshtuar e shprehjes $\frac{2b+1}{b^2-4} - \frac{1-b}{4-b^2}$, për vlera të lejuara të $b$ -së?

A. $\frac{1}{b-2}$

B. $\frac{1}{b+2}$

C. $b-2$

D. $b+2$

**38.** Cila është forma e thjeshtuar e shprehjes $\frac{a^2-6a+9}{3a-9}$, për vlera të lejuara të $a$ -së?

A. $\frac{a+3}{3}$
B. $\frac{a-3}{3}$
C. $a+3$
D. $a-3$

**39.** Cila është forma e thjeshtuar e shprehjes $\frac{6(x^2-64)}{16(x+8)}$, për vlera të lejuara të $x$ -it?

A. $\frac{3(x-8)}{8}$
B. $\frac{3(x+8)}{8}$
C. $\frac{3(x-8)}{8(x+8)}$
D. $\frac{3}{8(x-8)}$

**40.** Zgjidhje e ekuacionit $4\left(x+\frac{1}{4}\right)=6\left(x+\frac{1}{6}\right)-x$ është:

A. $x=0$
B. $x=1$
C. $x=2$
D. $x=3$

**41.** Një nxënës në testin e parë në lëndën e historisë arriti $66$ pikë. Që ai të vlerësohet notën $3$, duhet që mesatarja e pikëve të testit të parë dhe të dytë të jetë ndërmjet $70$ dhe $80$ pikëve. Së paku sa pikë duhet t'i fitojë nxënësi në testin e dytë?

A. 75
B. 74
C. 73
D. 72

**42.** Cili Zgjidhjet e inekuacionit $4x-4(x+2)<3(2-x)$ gjenden në intervalin:

A. $\left(-\infty,\frac{14}{3}\right)$
B. $\left(-\infty,\frac{11}{3}\right)$
C. $(-\infty,-2)$
D. $(-\infty,-3)$

**43.** Zgjidhje e ekuacionit $\frac{x-5}{4}+\frac{x-7}{2}+\frac{x-6}{3}=3$ është:

A. 6
B. 9
C. 12

D. 15

**44.** Nëse vlen barazimi: $\frac{a}{b}=\frac{4}{3}$ ,atëherë sa është $\frac{a+b}{a}$?

A. $\frac{2}{3}$

B. $\frac{7}{4}$

C. $\frac{3}{4}$

D. $\frac{4}{7}$

**45.** Zgjidhjet e inekuacionit $1-2x\geq x+7$ janë:

A. $x\in[-2,0]$

B. $x\in[-2,+\infty)$

C. $x\in(-\infty,-2]$

D. $x\in(-\infty,-2)$

**46.** Zgjidhjet e inekuacionit $|2x-3|\geq x+2$ janë:

A. $\frac{1}{3}<x<5$

B. $5\leq x\leq\frac{1}{3}$

C. $x\leq 2$

D. $x\geq 4$

**47.** Për cilën vlerë të $a$ vlen inekuacioni $\frac{3a-2}{3}<\frac{1}{a}$?

A. $a=3$

B. $a=1$

C. $a=-1$

D. $a=-3$

**48.** Cilat vlera të $a$ -së e plotësojnë inekuacionin $3a-5>\frac{a}{2}$?

A. $a>5$

B. $a>4$

C. $a>3$

D. $a>2$

**49.** Cila vlerë e së panjohurës $x$ nga intervali $\left(-\infty,\frac{1}{2}\right)$ e plotëson ekuacionin $|2x-1|=2$?

A. $\frac{-1}{2}$

B. $\frac{3}{2}$

C. $\frac{1}{2}$

D. $\frac{-3}{2}$

| | Vitet tani |
|---|---|
| Guri | x |
| Arta | x+25 |

**50.** Një nxënës në testin e parë në lëndën e Matematikës ka marrë 93 pikë, ndërsa në testin e dytë ka marrë 96 pikë. Sa pikë duhet të marr ai në testin e tretë, ashtu që mesatarja e pikëve të tri testeve të jetë 91 pikë?

A. 82 pikë
B. 84 pikë
C. 86 pikë
D. 88 pikë

**51.** Në tabelë janë dhënë mosha e Artës dhe Gurit. Pas 15 vjetësh Arta do të jetë dy herë më e vjetër se Guri. Sa vjet ka Arta?

A. 30 vjet
B. 35 vjet
C. 40 vjet
D. 45 vjet

**52.** Nëse $x$ është zgjidhje e ekuacionit $\frac{x}{\frac{1}{2}}+\frac{x}{2}=5$, atëherë sa është vlera e shprehjes $2x-1$?

A. -1
B. 0
C. 3
D. 5

**53.** Nëse $x$ është zgjidhje e ekuacionit $6-\left[2-\left(4-x\right)\right]=x$, atëherë sa është vlera e $\frac{1}{x+2}$?

A. $\frac{1}{4}$
B. $\frac{1}{5}$
C. $\frac{1}{6}$
D. $\frac{1}{7}$

**54.** Cilat vlera të së panjohurës $x$ e plotësojnë inekuacionin $-1<\frac{3+x}{2}\leq 5$?

A. $-5<x\leq 7$
B. $-4<x\leq 8$
C. $-3<x\leq 9$
D. $-2<x\leq 10$

**55.** Sa është pjesa reale dhe imagjinare e numrit kompleks $z = \frac{3+2i}{i}$?

A. $\mathrm{Re}(z) = 2$, $\mathrm{Im}(z) = -3$

B. $\mathrm{Re}(z) = -2$, $\mathrm{Im}(z) = 3$

C. $\mathrm{Re}(z) = 2$, $\mathrm{Im}(z) = -3i$

D. $\mathrm{Re}(z) = -2$, $\mathrm{Im}(z) = 3i$

**56.** Sa është moduli i numrit kompleks $\sqrt{18} - i\sqrt{7}$ ?

A. 4
B. 3
C. 5
D. 6

**57.** Cila është forma standarde e numrit kompleks $\frac{2+5i}{1+2i}$?

A. $\frac{12}{5} + \frac{1}{5}i$

B. $\frac{5}{12} + \frac{5}{6}i$

C. $\frac{1}{2} + \frac{1}{2}i$

D. $\frac{1}{2} - \frac{1}{2}i$

**58.** Cili është i konjuguarit i numrit kompleks $z = 1 + i\sqrt{3}$?

A. $\bar{z} = 1 + i\sqrt{3}$

B. $\bar{z} = -1 + i\sqrt{3}$

C. $\bar{z} = 1 - i\sqrt{3}$

D. $\bar{z} = -1 - i\sqrt{3}$

**59.** Sa është pjesa reale dhe imagjinare e numrit kompleks $z$ të dhënë në figurë?




A. $\mathrm{Re}(z) = \frac{\sqrt{6}}{2}, \mathrm{Im}(z) = \frac{\sqrt{2}}{2}$

B. $\mathrm{Re}(z) = \frac{\sqrt{2}}{2}, \mathrm{Im}(z) = \frac{\sqrt{6}}{2}$

C. $\mathrm{Re}(z) = \frac{\sqrt{3}}{2}, \mathrm{Im}(z) = \frac{1}{2}$

D. $\mathrm{Re}(z) = \frac{1}{2}, \mathrm{Im}(z) = \frac{\sqrt{3}}{2}$

**60.** Për cilin numër kompleks $z = a + bi$ vlen barazimi $3 + 2i - \bar{z} = 4 + i$?

A. $z = -1 - i$

B. $z=-1+i$
C. $z=1-i$
D. $z=1+i$




**61.** Është dhënë numri kompleks $z_2$ si në figurë. Sa është shuma e numrave kompleks $z_1=3-2i$ dhe $z_2$?

A. $z_1+z_2=4+i$
B. $z_1+z_2=4-i$
C. $z_1+z_2=4-3i$
D. $z_1+z_2=4+3i$




**62.** Le të jenë $z_1=2-i$ dhe $z_2=2i$ dy numra kompleks. Cila pikë e dhënë në sistemin kompleks koordinativ si në figurë paraqet prodhimin $z_1\cdot z_2$?

A. A
B. B.
C. C.
D. D.




**63.** Sa është moduli $|z|$ i numrit kompleks $z$ të dhënë në figurë?

A. $|z|=\sqrt{13}$
B. $|z|=\sqrt{9}$
C. $|z|=\sqrt{4}$
D. $|z|=\sqrt{-5}$

**64.** Cilët numra paraqesin zgjidhje të ekuacionit kuadratik $\frac{x}{x-2}=\frac{2x-3}{x}$?

A. $x=1$ ose $x=6$
B. $x=1$ ose $x=5$
C. $x=1$ ose $x=5$
D. $x=1$ ose $x=4$

**65.** Çfarë zgjidhjesh ka ekuacioni kuadratik $-4x^2-4x+5=6$?

A. Zgjidhje reale e dyfishtë
B. Zgjidhje reale të ndryshme
C. Zgjidhje komplekse të konjuguara
D. Nuk ka zgjidhje

**66.** Cilët numra pozitivë dallojnë për $2$, derisa prodhimi i tyre është $10$?

A. $1+\sqrt{11}$ dhe $\sqrt{11}-1$
B. $1+\sqrt{10}$ dhe $\sqrt{10}-1$
C. $1+\sqrt{7}$ dhe $\sqrt{7}-1$

D. $1+\sqrt{5}$ dhe $\sqrt{5}-1$

**67.** Gjatësia e një tavoline në formë drejtkëndëshi është një $2m$ më e gjatë se gjerësia e saj. Nëse diagonalja e saj është $\sqrt{5}\,m$, atëherë gjatësia dhe gjerësia e tavolinës janë:

A. $\frac{2+\sqrt{6}}{2}m$ dhe $\frac{-2+\sqrt{6}}{2}m$

B. $2+\sqrt{6}m$ dhe $6+\sqrt{6}m$

C. $\frac{5+\sqrt{5}}{2}m$ dhe $\frac{2+\sqrt{5}}{2}m$

D. $5+\sqrt{5}m$ dhe $2+\sqrt{5}m$

**68.** Bashkësia e zgjidhjeve të një ekuacioni kuadratik është $\{2-2i\sqrt{2}, 2+2i\sqrt{2}\}$. Cili është ai ekuacion?

A. $x^2-4x+12=0$

B. $x^2+4x-12=0$

C. $x^2-2x+6=0$

D. $x^2+2x-6=0$

**69.** Zgjidhjet e ekuacionit iracional $3\sqrt{x-3}=\sqrt{2x-6}$ janë:

A. $x=3$

B. $x=4$

C. $x=5$

D. $x=6$

**70.** Për çfarë vlere të parametrit $m$ ekuacioni $mx^2+2x+3-m=0$ ka njërën zgjidhje 0?

A. 0

B. 1

C. 2

D. 3

**71.** Për çfarë vlere të parametrit $a$ ekuacioni $3x^{a-1}-2x+2=0$ është kuadratik?

A. $a=1$

B. $a=2$

C. $a=3$

D. $a=5$

**72.** Në figurën e mëposhtme është dhënë grafiku i funksionit $g: R \to R$. Me cilën formulë është dhënë funksioni $f: R \to R$, nëse $f(x)=g(x)-3$?

A. $f(x)=x^2-3x-3$

B. $f(x)=x^2+3x-3$

C. $f(x)=-x^2-3x-3$

D. $f(x)=-x^2+3x-3$

**73.** Cili interval numerik paraqet zgjidhjet e inekuacionit $\sqrt{5x-6}\geq x$?

A. $[2,3]$

B. $(-\infty,3]$

C. $[2,+\infty)$

D. $(-\infty,2)\cup(3,+\infty)$




**74.** Është dhënë funksionit kuadratik me $f(x)=x^2-2x-3$. Cilat janë pikëprerjet e grafikut të tij me boshtet koordinative?

A. (1,0), (-3,0) dhe (0,-3)

B. (-1,0), (3,0) dhe (0,-3)

C. (-1,0), (-3,0) dhe (0,3)

D. (1,0), (-3,0) dhe (0,3)

**75.** Në figurë është dhënë grafiku funksionit kuadratik $y=x^2+x-2$. Cili nga pohimet vijuese është i saktë?




A. Intervali i përkufizimit të tij është $\left(-\infty,-\frac{1}{2}\right)\cup\left(-\frac{1}{2},+\infty\right)$.

B. Zerot e tij janë $x=1$ dhe $x=0$.

C. Ai është vetëm rritës në intervalin e tij të përkufizimit.

D. Kulmi i parabolës është pika $K\left(-\frac{1}{2},-\frac{9}{4}\right)$

**76.** Sa duhet të jetë vlera e parametrit $m$ në ekuacioni kuadratik $x^2-2x+m-7=0$, ashtu që zgjidhjet e tij $x_1$ dhe $x_2$ të plotësojnë barazimin $2x_1+x_2=3$?

A. $m=9$

B. $m=28$

C. $m=-9$

D. $m=-28$




**77.** Sa është dyfishi i prodhimit të zgjidhjeve të ekuacionit kuadratik $x^2-x-2=0$?

A. $-4$

B. $-2$

C. $2$

D. $4$

**78.** Sa është numri i segmenteve që bashkon 7 pika të ndryshme të një vije rrethore?

A. 14

B. 18

C. 21

D. 24

**79.** Në figurë është dhënë gjashtëkëndëshi i rregullt ABCDEF, ku $\overrightarrow{OB}=\vec{b}$ dhe $Q$ është mesi i vektorit $\overrightarrow{CD}$. Cili është vektori $\overrightarrow{CQ}$?

A. $\overrightarrow{CQ}=-\vec{b}$

B. $\overrightarrow{CQ}=\vec{b}$

C. $\overrightarrow{CQ} = -\frac{1}{2}\vec{b}$

D. $\overrightarrow{CQ} = \frac{1}{2}\vec{b}$




**80.** Nëse pikat A(-1, 0), B(1,3) dhe C(3, -1) janë kulmet e një trekëndëshi si në figurë, atëherë sa është gjatësia e medianës $m_a$ të lëshuar nga kulmi A?

A. $\sqrt{10}$

B. $\sqrt{2}$

C. $\sqrt{15}$

D. $2\sqrt{5}$

**81.** Një kënd është 8 herë më i madh se këndi komplementar i tij. Cili është ai kënd?

A. $10^\circ$

B. $20^\circ$

C. $30^\circ$

D. $40^\circ$




**82.** Le të jenë $\alpha, \beta, \gamma$ tri kënde të tilla që $\alpha + \beta + \gamma = 380^o$ dhe $\frac{\alpha}{\beta} = \frac{\beta}{\gamma} = \frac{2}{3}$. Sa është madhësia e këndit $\beta$?

A. $100^\circ$

B. $120^\circ$

C. $140^\circ$

D. $160^\circ$

**83.** Sa është vlera e përcaktorit $\begin{vmatrix} 2 & 20^\circ \\ -3 & 60^\circ \end{vmatrix}$?

A. Barazi me shumën e këndeve të brendshme të një trekëndëshi.
B. Barazi me masën e këndit të drejtë.
C. Barazi me masën e një këndi të ngusht.
D. Barazi me një të tretën e masës së këndit të plotë.

**84.** Në tetraedrin e dhënë në figurë $\overrightarrow{AC} = \vec{c}$ dhe $\overrightarrow{AD} = \vec{d}$. Si shprehet vektori $\overrightarrow{CD}$ si kombinimin linear i vektorëve $\vec{c}$ dhe $\vec{d}$?

A. $\overrightarrow{CD} = \vec{d} - \vec{c}$

B. $\overrightarrow{CD} = \vec{c} - \vec{d}$

C. $\overrightarrow{CD} = \vec{d} + \vec{c}$

D. $\overrightarrow{CD} = -\vec{d} - \vec{c}$ .

**85.** Janë dhënë vektorët $\vec{a}=(1,1,-2)$ dhe $\vec{b}=(2m,-1,2)$. Sa është vlera e parametrit $m$ nëse $|\vec{a}+\vec{b}|=17$?

A. $m\in\{-9,8\}$
B. $m\in\{-9,-8\}$
C. $m\in\{-8,9\}$
D. $m\in\{8,9\}$.




**86.** Çdo vektor $\vec{a}$ përcaktohet me:

A. (A) intensitetin dhe drejtimin
B. (B) intensitetin dhe kahun
C. (C) kahun dhe drejtimi
D. (D) intensitetin, drejtimin dhe kahun

**87.** Sa është syprina e sipërfaqes së trekëndëshit me gjatësi të brinjëve $a=15cm$, $b=16cm$ dhe $c=17cm$?

A. $24\sqrt{21}$ njësi katrore
B. $23\sqrt{19}$ njësi katrore
C. $22\sqrt{17}$ njësi katrore
D. $21\sqrt{15}$ njësi katrore

**88.** Brinjët e drejtkëndëshit të dhënë në figure janë 4*cm* dhe 3*cm*. Sa është syprina e pjesës së pa hijezuar të figurës?

A. 2 $cm^2$
B. 3 $cm^2$
C. 4 $cm^2$
D. 6 $cm^2$




**89.** Në hartën e një qyteti me përpjesë 1:50000 është konstruktuar një rreth me rreze 3cm. Sa sipërfaqe të tokës mund të mbulojë ai rreth?

A. 35 π $m^2$
B. 40 π $m^2$
C. 45 π $m^2$
D. 50 π $m^2$

**90.** Nëse funksioni $V(x)=7(x^2-6x+9)\pi$ paraqet vëllimin e cilindrit të dhënë në figurë, atëherë me çka shprehet gjatësia e rrezes së bazës së tij?

A. $r=x-3$
B. $r=x+3$
C. $r=7(x-3)$

D. $r = 7(x+3)$

**91.** Një kopsht në formë drejtkëndëshi është 5 metra më i gjatë se sa i gjerë. U nevojitën 130 metra tel (rrjetë) për ta rrethuar kopshtin duke e ndarë atë në dy pjesë siç shihet në figurë. Sa janë dimensionet e kopshtit?

A. 22, 29
B. 30, 35
C. 27, 32
D. 29, 34

**92.** Sa është syprina e pjesës së hijezuar në figurë?

A. $\frac{11}{2}x^2$
B. $6x^2$
C. $\frac{17}{2}x^2$
D. $10x^2$

**93.** Sa është vëllimi i piramidës së ndërtuar mbi vektorët $\vec{a} = (3,0,0)$, $\vec{b} = (0,3,0)$ dhe $\vec{c} = (3,3,3)$?




A. 3 njësi kubike
B. 6 njësi kubike
C. 9 njësi kubike
D. 27 njësi kubike

**94.** Kopshti në formë drejtkëndëshi si në figurë duhet rrethuar me tel, perimetri i të cilit është 50 metra. Nëse e rrisim gjatësinë e tij për 3 metra dhe gjerësinë për 2 metra, atëherë sa metra tel nevojiten për ta rrethuar kopshtin?




A. 50 metra
B. 55 metra
C. 60 metra
D. 65 metra.

**95.** Diagonalja e një katrori është $d = \sqrt{2}$ cm. Nëse diagonalja zvogëlohet pesë herë, për sa centimetra do të zvogëlohet perimetri i katrorit?

A. Për dy herë
B. Për tri herë
C. Për katër herë
D. Për pesë herë

**96.** Është dhënë figura. Sa është $\cot\beta$?

A. $\cot\beta = \sqrt{3}$
B. $\cot\beta = \frac{\sqrt{2}}{2}$



C. $\cot\beta = \frac{\sqrt{3}}{2}$

D. $\cot\beta = \sqrt{2}$

**97.** Cila është forma e thjeshtuar e shprehjes $\frac{(\sin x + \cos x)^2 - 1}{\cos x}$?

A. $2\sin x$
B. $2\cos x$
C. $1+2\sin x\cos x$
D. $1-2\sin x\cos x$

**98.** Cili nga jobarazimet është i saktë?

A. $\sin 45^\circ > \cos 45^\circ$
B. $\sin 45^\circ = \cos 45^\circ$
C. $\sin 30^\circ > \cos 30^\circ$
D. $\sin 30^\circ = \cos 30^\circ$

**99.** Është dhënë trekëndëshi kënddrejtë ABC gjatësitë e brinjëve të cilit janë [AB]=5cm, [BC]=4cm dhe [AC]=3cm. Sa është vlera e $\sin\alpha - \cos\alpha$, nëse α është këndi te kulmi A?

A. $\frac{1}{5}cm$
B. $\frac{2}{5}cm$
C. $\frac{3}{5}cm$
D. $\frac{4}{5}cm$

**100.** Cila është forma e transformuar e shprehjes $\cos^2 x - \cos 2x$?

A. $\cos x$
B. $\cos^2 x$
C. $\sin x$
D. $\sin^2 x$

**101.** Le të jetë dhënë trekëndëshi kënddrejtë si në figurë. Sa është vlera e $\cot\alpha$?

A. $\cot\alpha = \frac{\sqrt{2}}{2}$
B. $\cot\alpha = \sqrt{2}$
C. $\cot\alpha = \frac{\sqrt{3}}{3}$
D. $\cot\alpha = \frac{\sqrt{6}}{3}$.

**102.** Sa është vlera e shprehjes $\frac{1}{1+\sin\alpha}$ për $\alpha = \frac{\pi}{4}$?

A. $2-\sqrt{2}$
B. $\sqrt{2}-2$
C. $-2-\sqrt{2}$
D. $\sqrt{2}+2$

**103.** Cili nga barazimet e shënuara paraqet identitet trigonometrik?

A. $\cos^2\alpha - \sin^2\alpha = 1$
B. $\cot\alpha = \frac{\sin\alpha}{\cos\alpha}$
C. $\tan\alpha = \frac{1}{\cot\alpha}$
D. $\cot\alpha \cdot \tan\alpha = -1$.




**104.** Le të jetë këndi $\alpha$ në kuadrantin e II, ndërsa këndi $\beta$ në kuadrantin e III. Cili nga jobarazimet vijuese është i saktë?

A. $\sin\alpha\cos\beta > 0$
B. $\cos\alpha\cos\beta < 0$
C. $\sin\beta\cos\alpha > 0$
D. $\sin\beta\sin\alpha > 0$

**105.** Cila është forma e thjeshtuar e shprehjes $\frac{\sin 6\alpha}{\sin 2\alpha} - \frac{\cos 6\alpha}{\cos 2\alpha}$, për vlera të lejuara të $\alpha$?

A. $2$
B. $\cos 2\alpha$
C. $\sin 2\alpha$
D. $\sin 2\alpha\cos 2\alpha$

**106.** Duke u bazuar në të dhënat nga figura, sa është vlera e $\sin\alpha$?

A. $\sin\alpha = \frac{\sqrt{2}}{2}$
B. $\sin\alpha = \frac{\sqrt{3}}{2}$
C. $\sin\alpha = \frac{1}{2}$
D. $\sin\alpha = 1$

**107.** Le të jenë $\alpha$ dhe $\beta$ çfarëdo dy kënde. Cila nga formulat e poshtëshënuara është e saktë?

A. $\sin(\alpha-\beta) = \sin\alpha\cos\beta - \cos\alpha\sin\beta$
B. $\sin(\beta-\alpha) = \sin\beta\cos\alpha + \cos\beta\sin\alpha$

C. $\sin(\alpha-\beta)=\cos\alpha\cos\beta-\sin\alpha\sin\beta$
D. $\sin(\beta-\alpha)=\cos\beta\cos\alpha+\sin\beta\sin\alpha$.

**108.** Nëse $\cos 40^\circ = a$, atëherë sa është $\sin 10^\circ$?
A. $\sin 10^\circ = 2a$
B. $\sin 10^\circ = 2a^2$
C. $\sin 10^\circ = 2a-1$
D. $\sin 10^\circ = 2a^2-1$.

**109.** Në katërkëndëshin e dhënë në figurë vlen [AB]=3 *njësi*, [BD]=[DC]=1 *njësi* dhe $\angle BCA = \angle BDC = 90^o$. Sa është $\sin\alpha$?
A. $\sin\alpha = \frac{\sqrt{2}}{3}$
B. $\sin\alpha = \frac{2}{3}$
C. $\sin\alpha = \frac{\sqrt{2}}{2}$
D. $\sin\alpha = \frac{\sqrt{3}}{2}$

**110.** Nëse probabiliteti i ngjarjes $A$ është $0,43$, atëherë sa është probabiliteti i ngjarjes së kundërt me ngjarjen $A$?
A. 1
B. 0
C. 0,57
D. 0,55

**111.** Janë dhënë vlerat numerike 2, 5, 7, 6, 9, 1, 3. Sa është dyfishi mendianës?
A. 6
B. 8
C. 10
D. 12




**112.** Hidhen dy zare për lojë njëkohësisht. Sa është gjasa që shuma e pikëve që bien të jetë më e madhe se 10?
A. $\frac{1}{18}$
B. $\frac{1}{36}$
C. $\frac{1}{12}$
D. $\frac{1}{9}$

**113.** Le të jetë dhënë vargu I vlerave numerike 1, 3, 3, 3, 4, 4, 5, 5, 6, 6, 6, 7, 7, 8. Cili nga pohimet vijuese është i saktë?

A. Vargu nuk ka modë.
B. Vargu ka modën 3.
C. Vargu ka modën 6.
D. Vargu ka dy moda 3 dhe 6

**114.** Sa është mediana e vlerave të dhëna në kolonën "Mosha" e tabelës së dhënë?

A. 16
B. 19
C. 21
D. 23

**115.** Numri i koshave që ka shënuar një ekip basketbolli gjatë 7 ndeshje janë 91, 102, 87, 93, 99, 91, 86. Cila është moda e tyre?

A. 87
B. 91
C. 99
D. 102

**116.** Një Auto-Sallon ka 30 vetura prej të cilave 6 janë të llojit Citroen, 14 janë Ford Fiesta dhe 10 janë Opel Corsa. Sa është gjasa (probabiliteti) që vetura e zgjedhur rastësisht të jetë Ford Fiesta?

A. $\frac{1}{5}$

B. $\frac{1}{30}$

C. $\frac{7}{15}$

D. $\frac{1}{3}$

| *Emri* | *Mosha* | *Gjinia* |
|---|---|---|
| *Arta* | *16* | *F* |
| *Edita* | *18* | *F* |
| *Adi* | *20* | *M* |
| *Elsa* | *22* | *F* |
| *Ndriti* | *23* | *M* |
| *Ledi* | *25* | *M* |

**117.** Në një dollap ndodhen 15 libra me numra rendor prej 1 deri 15. Sa është gjasa (probabiliteti) që libri i zgjedhur rastësisht të jetë libër me numër rendor tek?

A. $\frac{1}{15}$

B. $\frac{2}{15}$

C. $\frac{7}{15}$

D. $\frac{8}{15}$

**118.** Vlera mesatare e dy numrave është 5.5. Cilët janë ata numra nëse njëri numër është për 5 më i madh se tjetri?

A. 1 dhe 6
B. 2 dhe 7
C. 3 dhe 8

D. 4 dhe 9

**119.** Hidhen dy zare. Sa është probabiliteti që shuma e numrave të rënë të jetë 5?

A. $\frac{1}{9}$

B. $\frac{1}{7}$

C. $\frac{1}{5}$

D. $\frac{1}{3}$

**120.** Çanta përmban 6 topa të bardhë, 4 topa të kuq dhe disa topa të verdhë. Nëse probabiliteti që një top i nxjerrë rastësisht nga çanta të jetë i verdhë është $\frac{1}{3}$, caktoni sa topa të verdhë kishte në çantë?

A. 5
B. 8
C. 11
D. 14

**121.** Nëse $a+b=20$ dhe $ax+bx=80$ atëherë sa është vlera e $x$ ?

A. 4
B. 8
C. $4(a+b)$
D. $8(a+b)$

**122.** Nëse vlen $a^2=2012$, atëherë sa është vlera e shprehjes $(a+1)(a-1)-2011$ ?

A. 2
B. 0
C. –2
D. 2010

**123.** Është dhënë ekuacioni: $2\sqrt{x-1}-6=0$. Sa është vlera e $2x-3$?

A. 10
B. 13
C. 15
D. 17

**124.** Nëse $3x+1=x+7$ dhe $\frac{1}{2}y-4=-2$. Sa është vlera e $x^2\cdot y$ ?

A. 12
B. 24
C. 36
D. 48

**125.** Cila është moda: 5, 7, 6, 3, 1, 7, 9, 5, 10, 7 ?

A. 6
B. 6,5
C. 7
D. 7,5

**126.** Një lokal ka syprinë $72\,m^2$ i cili rritet edhe për 25% , atëherë sa $m^2$ do të i ketë lokali?

A. $82\,m^2$

B. $90\,m^2$

C. $102\,m^2$

D. $120\,m^2$

**127.** Nëse $0 < x < 1$, atëherë cili nga pohimet është i saktë ?

$I.\quad x^2 > x^4 \qquad II.\quad x > x^3 \qquad III.\quad 1 < x^2$

A. Vetëm I.
B. Vetëm II.
C. Vetëm III.
D. I. dhe II.

**128.** Sa është shuma e numrave $S = 1 + 3 + 5 + ... + 23$ ?

A. $S = 32$
B. $S = 72$
C. $S = 144$
D. $S = 148$

**129.** Sa është vlera e shprehjes: $M = 64 \cdot \left(\frac{1}{2}\right)^5 + \sqrt[3]{27} : 9 + (-1)^5 \cdot \frac{1}{3} - (-2)^2$ ?

A. 4
B. 0
C. -2
D. $\sqrt[3]{3}$

**130.** Sa është perimetri i figurës së dhënë, nëse $c = 13\,cm$ dhe $s = 5\,cm$ ?

A. $P = 48\,cm$
B. $P = 50\,cm$
C. $P = 58\,cm$
D. $P = 60\,cm$




**131.** Për transportimin e një sasie të thëngjillit nevojiten 24 kamionë me fuqi transportuese 14 tonësh. Sa kamionë me fuqi bartëse 16 tonësh do të ishin të nevojshëm për transportimin e sasisë së njëjtë të thëngjillit?

A. 21
B. 23
C. 17
D. 19

**132.** Sa është vlera e shprehjes $\left((-a)^3\right)^4 \cdot (-a)^2 : a$ ?

A. $-a^{13}$

B. $a^{13}$

C. $a^{14}$

D. $-a^{14}$

**133.** Cili funksion i përgjigjet grafikut të dhënë ?




A. $y = x^2 + 4x$

B. $y = x^2 - 4x$

C. $y = -x^2 - 4x$

D. $y = -x^2 + 4x$

**134.** Një kopsht ka formën e drejtëkëndshit me syprinë $300m^2$. Cili ekuacion kuadratik i përgjigjet që zgjidhet e tij e japin mundësin që kopshti të rrethohet me një tel të gjatë $74m$?

A. $x^2 + 37x + 300 = 0$

B. $x^2 + 74x + 300 = 0$

C. $x^2 - 74x + 300 = 0$

D. $x^2 - 37x + 300 = 0$

**135.** Sa është shuma e zgjidhjeve të sistemit të ekuacioneve: $\left.\begin{array}{l} x + 2y = 18 \\ x - 2y = 2 \end{array}\right\}$ ?

A. $x + y = 10$

B. $x + y = 14$

C. $x + y = 16$

D. $x + y = 20$

**136.** Nëse $f(x) = x^2 - x$ dhe $g(x) = 2x - 5$, atëherë sa është $f(g(5))$?

A. 10

B. 15

C. 20

D. 25

**137.** Në figurën e mëposhtme pika $U$ është ndërmjet pikave $V$ dhe $T$. Nëse $VT = 31$ njësi gjatësie, atëherë sa është gjatësia e segmentit $UT$?




A. $UT = 16$

B. $UT = 17$

C. $UT = 18$

D. $UT = 19$

**138.** Sa është shuma e numrave kompleks $z_1$ e $z_2$ të paraqitur në figurë ?

A. $2i$

B. $3i$

C. $4i$

D. $5i$



**139.** Vija në diagram tregon temperaturën mesatare gjatë ditëve të një jave në Kosovë. Sa është temperatura mesatare e javës?

A. $14.5\,^0C$

B. $15\,^0C$

C. $15.5\,^0C$

D. $16\,^0C$




**140.** Është dhënë bashkësia e numrave $\{2, 4, 6, 8\}$. Sa numra dyshifror natyror mund të formohen prej këtyre numrave në mënyrë që shifrat të mos përsëriten ?

A. 8

B. 12

C. 16

D. 24

**141.** Cili numër po mungon në mënyrë që katrori $x^2 + 18x + ____$ , të jetë katrori i plotë ?

A. 9

B. 18

C. 36

D. 81

**142.** Cili nga barazimet e dhëna paraqet identitet trigonometrik?

A. $\tan\alpha = \dfrac{1}{\cos\alpha}$

B. $\tan\alpha = \dfrac{1}{\sin\alpha}$

C. $\tan\alpha \cdot \cos\alpha = 1$

D. $\tan\alpha \cdot \cot\alpha = 1$

**143.** Është dhënë funksioni $y = a \cdot b^x$ . Çfarë vlere duhet të ketë $a$ në mënyrë që funksioni të jetë drejtëze horizontale ?

A. $a = -1$

B. $a = 0$

C. $a = 1$

D. $a = +\infty$

**144.** Sa është vlera e $\log_3 9 - \log_{10}\frac{1}{100} - 2^{2012}\cdot\log_5 1$ ?

A. 0
B. 1
C. 4
D. 5

**145.** Janë dhënë barazimet $\left.\begin{matrix} 3^x = \sqrt{10} \\ 5^y = \sqrt{23} \\ 7^z = 1 \end{matrix}\right\}$. Cili nga inekuacionet e dhënë është i saktë ?

A. $x < y < z$
B. $z < y < x$
C. $z < x < y$
D. $y < x < z$

**146.** Një shkronjë është zgjedhur rastësisht nga alfabeti i gjuhës shqipe. Sa është probabiliteti që shkronja e zgjedhur të jetë në fjalën "***Maturë***"?

A. $\frac{1}{6}$

B. $\frac{1}{36}$

C. $\frac{5}{6}$

D. $\frac{5}{36}$

**147.** Nëse mesi aritmetik i numrave : -5, *a*, -3, -2 është i barabartë me -1 , atëherë sa është vlera e numrit *a* ?

A. - 4
B. 5
C. 6
D. – 8

**148.** Në rrethin e dhënë trigonometrik koordinatat e pikës $\left(\frac{1}{2}, \frac{\sqrt{3}}{2}\right)$ paraqesin:




A. $(\sin 30^\circ, \cos 30^\circ)$
B. $(\cos 60^\circ, \sin 60^\circ)$
C. $(\cos 30^\circ, \sin 30^\circ)$
D. $(\sin 60^\circ, \cos 60^\circ)$

**149.** Është dhënë diagrami i bashkësive A, B, C. Cila formulë paraqet pjesën e hijesuar të figurës ?




A. $(A \cap B) \setminus C$

B. $(A \cup B) \cap C$

C. $(B \cap C) \setminus A$

D. $(B \cup C) \cap A$

**150.** Forma e thjeshtuar e shprehjes $\left(\sqrt{3+\sqrt{5}}+\sqrt{3-\sqrt{5}}\right)^2$ është:

A. 4

B. $2\sqrt{3}$

C. 8

D. $2\sqrt{5}$

## MATEMATIKA E AVANCUAR

**151.** Sa është distanca ndërmjet pikave $A\left(0,-6\sqrt{2}\right)$ dhe $B\left(-1,\sqrt{2}\right)$?

A. $3\sqrt{11}$ njësi gjatësie

B. $4\sqrt{13}$ njësi gjatësie

C. $5\sqrt{14}$ njësi gjatësie

D. $6\sqrt{15}$ njësi gjatësie

**152.** Sa është perimetri i trekëndëshit, kulmet e të cilit janë pikat $A(-6,0), B(2,0), C(1,6)$?

A. $8+\sqrt{37}+\sqrt{85}$ njësi gjatësie

B. $8+\sqrt{35}+\sqrt{83}$ njësi gjatësie

C. $8+\sqrt{33}+\sqrt{82}$ njësi gjatësie

D. $8+\sqrt{31}+\sqrt{79}$ njësi gjatësie

**153.** Ekuacioni i drejtëzës së dhënë në figurën vijuese është:




A. $4x+y+1=0$

B. $4x+2y+1=0$

C. $4x+3y+1=0$

D. $4x-3y+1=0$

**154.** Cili është ekuacioni i drejtëzës së dhënë në figurë?




A. $x-y+2=0$

B. $-x-y+2=0$

C. $x+y+2=0$

D. $-x+y+2=0$

**155.** Ekuacioni i drejtëzës $p$ është $y=\frac{1}{2}x+7$, ndërsa drejtëza $q$ është paralel me drejtëzën $p$ dhe kalon nëpër pikën $M(0,3)$. Cili është ekuacioni i drejtëzës $q$?

A. $y=2x+7$

B. $y=2x+3$

C. $y=\frac{1}{2}x+3$

D. $y=\frac{1}{2}x-7$

**156.** Cili është ekuacioni i rrethit të dhënë në figurën e mëposhtme?

A. $x^2+y^2+2x-4y-4=0$

B. $x^2+y^2+2x-6y+4=0$

C. $x^2+y^2+3x-4y+7=0$

D. $x^2+y^2+5x-10y+15=0$



**157.** Cili është ekuacioni i rrethit me qendër në pikë prerjen Q të drejtëzave të dhëna në figurë dhe me gjatësi rrezeje $r=\sqrt{3}$?

A. $x^2+y^2+2x+6y+7=0$

B. $x^2+y^2-2x+6y+7=0$

C. $x^2+y^2+2x-6y+7=0$

D. $x^2+y^2-2x-6y+7=0$




**158.** Cili është ekuacioni i rrethit me qendër në pikën $Q(-11,12)$ dhe rreze me gjatësi 5 njësi?

A. $x^2+y^2+22x-24y+240=0$

B. $x^2+y^2-22x-24y+240=0$

C. $x^2+y^2-22x-24y+249=0$

D. $x^2+y^2-28x-22y+308=0$

**159.** Cili ekuacioni i përgjigjet elipsës së dhënë në figurë?

A. $\frac{x^2}{36}+\frac{y^2}{49}=1$

B. $\frac{x^2}{49}+\frac{y^2}{36}=1$

C. $\frac{x^2}{6}+\frac{y^2}{7}=1$

D. $\frac{x^2}{7}+\frac{y^2}{6}=1$



**160.** Cili ekuacioni i përgjigjet parabolës së dhënë në figurë?

A. $y=-x^2+4x+3$

B. $y=-x^2+3x+4$

C. $y=-x^2+5x-1$

D. $y=-x^2-x+5$




**161.** Cilat janë kulmet dhe fokuset e hiperbolës së dhënë në figurë?

A. Kulmet $(0,-2)$, $(0,2)$; Fokuset $(0,-2\sqrt{5})$, $(0,2\sqrt{5})$

B. Kulmet $(-2,0)$, $(2,0)$; Fokuset $(-2\sqrt{5},0)$, $(2\sqrt{5},0)$

C. Kulmet $(-4,0)$, $(4,0)$; Fokuset $(-2\sqrt{6},0)$, $(2\sqrt{6},0)$

D. Kulmet $(0,-4)$, $(0,4)$; Fokuset $(0,-2\sqrt{6})$, $(0,2\sqrt{6})$



**162.** Cili ekuacioni i përgjigjet parabolës së dhënë në figurë?

A. $y=-x^2+4x-3$

B. $y=-x^2+3x-4$

C. $y=-x^2+5x-1$



D. $y=-x^2-x-1$

**163.** Sa është prodhimi vektorial i vektorëve $\vec{a}=-\vec{i}+\vec{j}-2\vec{k}$ dhe $\vec{b}=\vec{i}-2\vec{j}-\vec{k}$ ?

A. $\vec{a}\times\vec{b}=-5\vec{i}-3\vec{j}+\vec{k}$

B. $\vec{a}\times\vec{b}=-5\vec{i}-\vec{j}+3\vec{k}$

C. $\vec{a}\times\vec{b}=-5\vec{i}+3\vec{j}+\vec{k}$

D. $\vec{a}\times\vec{b}=-5\vec{i}+\vec{j}-3\vec{k}$




**164.** Janë dhënë vektorët $\vec{a}=\vec{i}-2\vec{j}+\vec{k},\vec{b}=\vec{i}+\vec{j},\vec{c}=\vec{i}-\vec{j}+6\vec{k}$ . Sa është moduli i vektorit $\vec{a}-\vec{b}-2\vec{c}$ ?

A. $\sqrt{126}$

B. $\sqrt{127}$

C. $\sqrt{129}$

D. $\sqrt{131}$

**165.** Sa është vlera e numrit real $x$ ashtu që vektorët $\vec{a}=3\vec{i}-2x\vec{j}+5\vec{k},\vec{b}=-\vec{i}+3\vec{j}-2\vec{k}$ të jenë normal mes vete?

A. $x=-\frac{13}{6}$

B. $x=-\frac{11}{6}$

C. $x=-\frac{7}{6}$

D. $x=-\frac{5}{6}$

**166.** Nëse $x$ është zgjidhje e ekuacionit logaritmik $\log_2(3x-1)=2$, atëherë sa është vlera e $3x$ ?

A. $x=5$

B. $x=-5$

C. $x=3$

D. $x=-3$

**167.** Cila pikë në boshtin numerik të dhënë në figurë e përfaqëson më së miri vlerën numerike të shprehjes $\log_3 9-\frac{1}{3}\log_2 4$ ?

A. A
B. B
C. C
D. D

**168.** Nëse $\log_3 x = 2$ dhe $2y - 3 = 3y$, atëherë sa është vlera e $x^2 - y^2$?

A. 72
B. 78
C. 84
D. 90

**169.** Cili nga barazimet e dhëna më poshtë, për vlera të lejuara të $x$, është i saktë?

A. $\log((x+2)\cdot(x-4)) = \log(x+2)\cdot\log(x-4)$
B. $\log((x+2)\cdot(x-4)) = \log(x+2)+\log(x-4)$
C. $\log((x+2)\cdot(x-4)) = \log(x+2)-\log(x-4)$
D. $\log((x+2)\cdot(x-4)) = \log(x^2+2x-8)$

**170.** Cila vlerë numerike e $x$ është zgjidhje e ekuacionit eksponencial $2^{1-x} = 8$?

A. $x=-1$
B. $x=-2$
C. $x=1$
D. $x=2$

**171.** Në cilën pikë funksioni eksponencial i dhënë me formulën $f(x)=2^{2-2x}$ e pret boshtin $Oy$?

A. $P(0,4)$
B. $P(4,0)$
C. $P(0,6)$
D. $P(6,0)$

**172.** Nëse $g(x)=\log_{\frac{1}{2}}(x)$, atëherë sa është $g\left(\frac{1}{8}\right)$?

A. $g\left(\frac{1}{8}\right)=3$
B. $g\left(\frac{1}{8}\right)=2$
C. $g\left(\frac{1}{8}\right)=1$
D. $g\left(\frac{1}{8}\right)=0$

**173.** Vlera e funksionit $y = log_8(x^2+2x+1)$, për $x=7$ është:

A. 1
B. 2
C. 4

D. 8

**174.** Cila është forma e thjeshtuar e shprehjes $\sin^4\alpha - \cos^4\alpha - \cos^2\alpha$ ?

A. $1-3\cos^2\alpha$

B. $1+3\cos^2\alpha$

C. $1-3\sin^2\alpha$

D. $1+3\sin^2\alpha$

**175.** Sa është $\cos\alpha$ nëse $\sin\alpha = \frac{3}{4}$ dhe këndi $\alpha$ gjendet në kuadrantin e dytë?

A. $\cos\alpha = -\frac{\sqrt{7}}{4}$

B. $\cos\alpha = \frac{\sqrt{7}}{4}$

C. $\cos\alpha = -\frac{1}{4}$

D. $\cos\alpha = \frac{1}{4}$

**176.** Sa është $\tan\left(-\frac{7\pi}{12}\right)$?

A. $-\sqrt{7+4\sqrt{3}}$

B. $-\sqrt{7-4\sqrt{3}}$

C. $\sqrt{7+4\sqrt{3}}$

D. $\sqrt{7-4\sqrt{3}}$

**177.** Është dhënë këndi α i tillë që *sin*α > 0 dhe *tan*α < 0. Në cilin kuadrant ndodhet këndi α?

A. I – rë

B. II – të

C. III – të

D. IV – të

**178.** Cila është bashkësia e zgjidhjeve të ekuacionit trigonometrik $5+\cos\beta = \frac{11}{2}$ në intervalin $(0^\circ, 360^\circ)$?

A. $\{60^\circ, 300^\circ\}$

B. $\{45^\circ, 270^\circ\}$

C. $\{30^\circ, 180^\circ\}$

D. $\{75^\circ, 215^\circ\}$

**179.** Cila nga vlerat vijuese është zgjidhje e ekuacionit trigonometrik $2\cot x \sin 2x = 1$ për $x \in \left[0, \frac{\pi}{2}\right]$?

A. $x = \frac{\pi}{6}$

B. $x = \frac{\pi}{3}$

C. $x = \frac{\pi}{4}$

D. $x = \frac{\pi}{2}$

**180.** Nëse termat e dhënë $a_{13} = 105$ dhe $a_{40} = 375$ janë të një vargu aritmetik, atëherë sa është diferenca dhe termi i parë i tij?

A. $d = 10,\ a_1 = -15$
B. $d = -10,\ a_1 = 15$
C. $d = 15,\ a_1 = -20$
D. $d = -15,\ a_1 = 20$

**181.** Cili është termi i shtatë e vargut (progresionit) aritmetik për të cilin $a_1 = -3,\ d = 2$?

A. -9
B. -3
C. 3
D. 9

**182.** Sa është herësi i vargut (progresionit) gjeometrik për të cilin termi i parë është $-\frac{1}{4}$, ndërsa termi i dytë $\frac{1}{2}$?

A. - 4
B. - 2
C. 2
D. 4

**183.** Është dhënë forma implicite e funksionit: $xy + x + y - 1 = 0$. Cila është forma eksplicite?

A. $y = \frac{1+x}{1-x}, x \neq 1$

B. $y = \frac{1-x}{1+x}, x \neq -1$

C. $y = \frac{x}{1-x}, x \neq 1$

D. $y = \frac{x}{1+x}, x \neq -1$

**184.** Nëse termat e dhënë $a_3 = -\frac{1}{72}$ dhe $a_6 = -\frac{1}{15552}$ janë të një vargu gjeometrik, atëherë sa është herësi dhe termi i parë i tij?

A. $q = \frac{1}{6},\ a_1 = -\frac{1}{2}$

B. $q = -\frac{1}{6},\ a_1 = \frac{1}{2}$

C. $q = \frac{1}{5},\ a_1 = -\frac{1}{4}$

D. $q = -\frac{1}{5},\ a_1 = \frac{1}{4}$

**185.** Cila është kufiza e përgjithshme e vargut - 4, -1, 2, 5, 8, ...?

A. $n+3$
B. $3n-4$
C. $3n-7$
D. $n-5$

**186.** Sa është vlera e limitit $\lim_{n\to\infty} \frac{n^2 - n - 1}{\sqrt{4n^4 - 3n^3}}$?

A. $\frac{1}{2}$

B. $\frac{1}{3}$

C. $\frac{1}{4}$

D. $\infty$

**187.** Sa është vlera e limitit $\lim_{x\to -2} \frac{x+2}{\sqrt{x^2-4}}$?

A. 0
B. 1
C. $+\infty$
D. $-\infty$

**188.** Sa është vlera $\lim_{x\to 0} \frac{(3+x)^2 - 9}{x}$?

A. -6
B. 0
C. 6
D. $\infty$

**189.** Sa është vlera e limitit $\lim_{x\to 0} \frac{1-\cos x}{x}$?

A. 0
B. 1
C. 2

D. $-2$

**190.** Sa është limiti $\lim\limits_{x\to 4}\frac{x^3-64}{x^2-16}$?

A. 4
B. 5
C. 6
D. 7

**191.** Sa është limiti $\lim\limits_{x\to 0}\frac{x\sin x}{\cos x-1}$?

A. -3
B. -2
C. -1
D. 0

**192.** Cila prej shprehjeve vijuese paraqet derivatin e funksionit $y=f(x)$ në pikën $x_0=3$?

A. $\lim\limits_{\Delta x\to 0}\frac{f(\Delta x)-f(3)}{\Delta x}$
B. $\lim\limits_{\Delta x\to 0}\frac{f(3+\Delta x)-f(x)}{\Delta x}$
C. $\lim\limits_{\Delta x\to 0}\frac{f(3+\Delta x)-f(3)}{\Delta x}$
D. $\lim\limits_{\Delta x\to 0}\frac{f(3+\Delta x)-f(3)}{f(2)}$

**193.** Derivati i pestë i funksionit $f(x)=R\to R$ të dhënë me $f(x)=x^6-3x^4+2x-1$ është:

A. $720x$
B. $720x-72$
C. $360x$
D. $360x-72$

**194.** Cili polinom i shkallës së dytë $f(x)=ax^2+bx+c$ që plotëson kushtet $f(0)=-2$, $f'(0)=2$ dhe $f''(0)=3$ është:

A. $f(x)=\frac{3}{2}x^2+2x-2$
B. $f(x)=\frac{1}{2}x^2+3x-2$
C. $f(x)=3x^2+2x-2$
D. $f(x)=-3x^2-2x+2$

**195.** Derivati i funksionit $f(x)=R\to R$ të dhënë me $f(x)=4\sin^2 x+4\cos^2 x$ është:

A. 0
B. 4
C. $8\sin x+8\cos x$
D. $8\sin x-8\cos x$

**196.** Cili është derivati i funksionit $f(x)=\frac{x^2-2}{x^2+3}$?

A. $f'(x)=\frac{7x}{(x^2+3)^2}$

B. $f'(x)=\frac{5x}{(x^2+3)^2}$

C. $f'(x)=\frac{10x}{(x^2+3)^2}$

D. $f'(x)=-\frac{x}{(x^2+3)^2}$

**197.** Cila vlerë e $x$ -it e bënë $6$ mesataren e të dhënave $\{3,3,4,5,6,7,8,x\}$?

A. 8
B. 12
C. 16
D. 48

**198.** Sa është mesatarja e numrave $\{1,4,4,5,6,7,8,9\}$?

A. 4
B. 9
C. 1.5
D. 5.5

**199.** Supozojmë se ju i hidhini dy zare (kube për lojë). Sa është probabiliteti që shuma të bie $11$?

A. $\frac{2}{9}$

B. $\frac{5}{12}$

C. $\frac{1}{3}$

D. $\frac{1}{18}$

**200.** Sa është probabiliteti që Dielli të perëndojë në jug?

A. 0
B. 1
C. $\frac{1}{2}$
D. $\frac{2}{3}$

**201.** Cila nga vlerat e mëposhtme e plotëson tabelën e shpërndarjes së probabilitetit të dhënë në vijim?

| B | 2 | 4 | 6 | 8 |
|---|---|---|---|---|
| P(B) | 0.1 | 0.1 | 0.2 | |

A. 0.2
B. 0.05
C. 0.4
D. 0.6

**202.** Syprina e hijezuar në drejtkëndëshin ABCD është 324 njësi katrore. Sa është vlera e të panjohurës $x$?

A. 7
B. 9
C. 11
D. 13




**203.** Për më së shumti sa vlera të $x$ funksioni i dhënë në figurë $y = f(x)$ merr vlerën 2 ?

A. 1
B. 3
C. 4
D. 6




**204.** Cili është ekuacioni i rrethit të paraqitur në figurë ?

A. $x^2 + y^2 - 4x - 4y + 4 = 0$
B. $x^2 + y^2 - 4x - 2y - 4 = 0$
C. $x^2 + y^2 - 2x - 4y + 4 = 0$
D. $x^2 + y^2 - 2x - 2y + 4 = 0$




**205.** Nga të dhënat e paraqitura në figurë me sa është i barabartë vektori $\overrightarrow{AD}$ ?

A. $-\vec{a}$
B. $\vec{a} + \vec{b}$
C. $-\vec{b}$
D. $\vec{a} - \vec{b}$




**206.** Cili është ekuacioni i drejtëzës e cila prenë sistemin koordinativ në pikat $A(3,0)$ dhe $B(0,-3)$ ?

A. $x + y = -3$
B. $x - y = 3$
C. $3x + 3y = -1$
D. $3x - 3y = 1$

**207.** Sa është $\tan x$ nëse $\dfrac{9\sin x - 3\cos}{2\sin x + \cos x} = 2$

A. $\tan x = -1$

B. $\tan x = -\frac{1}{2}$

C. $\tan\ x\ =\ 1$

D. $\tan\ x\ =\ \frac{1}{2}$

**208.** Janë dhënë $a_1 = 3,\ q = 2$ dhe $a_n = 96$ te vargu gjeometrik. Sa është vlera e $n$?

A. 4
B. 5
C. 6
D. 8

**209.** Sa është vlera e $\lim_{x\to 2}\frac{x^2-4}{(x-2)\cdot\sqrt{4-x}}$

A. $\frac{1}{2}$

B. $\frac{\sqrt{2}}{2}$

C. $2\sqrt{2}$

D. $\sqrt{2}$

**210.** Është dhënë ekuacioni $X + \begin{bmatrix} 1 & 4 \\ -3 & 9 \end{bmatrix} = \begin{bmatrix} -4 & 7 \\ 10 & -2 \end{bmatrix}$. Sa është vlera e X ?

A. $X = \begin{bmatrix} -5 & 3 \\ 13 & -11 \end{bmatrix}$ B. $X = \begin{bmatrix} 5 & -3 \\ -13 & 11 \end{bmatrix}$ C. $X = \begin{bmatrix} -3 & 3 \\ 7 & -7 \end{bmatrix}$ D. $X = \begin{bmatrix} 3 & -3 \\ -7 & 7 \end{bmatrix}$

**211.** Cili është ekuacioni i drejtëzës që kalon nëpër pikën $P(2,3)$ dhe është normal me drejtëzën $d:\ \ x - y + 7 = 0$?

A. $x + 2y - 6 = 0$
B. $x - y = 0$
C. $2x + y - 5 = 0$
D. $x + y - 5 = 0$

**212.** Le të jetë dhënë funksioni $f(x) = 2x - \ln(sinx)$. Sa do te jetë $f'(x)$?

A. $f'(x) = 2 - \ln(\sin x)$
B. $f'(x) = 2 - \cot x$
C. $f'(x) = 2 - \ln(\cos x)$
D. $f'(x) = 2 - \tan x$

**213.** Tabela vijuese tregon vlerat e një funksioni $f$ dhe derivatit të tij $f'$. Nëse funksioni $h$ është dhënë me $h(x)=(f(x))^2$, caktoni $h'(2)$

| $x$ | $f(x)$ | $f'(x)$ |
|---|---|---|
| 0 | 2 | 5 |
| 1 | 4 | -3 |
| 2 | -2 | 3 |
| 3 | 4 | 2 |

A. $-24$
B. 20
C. 16
D. - 12

**214.** Nëse $p,q$ janë zgjidhjet e ekuacionit kuadratik $x^2-13x+36=0$, caktoni $\sqrt{p}+\sqrt{q}-\sqrt{p\cdot q}$

A. 5
B. 1
C. -1
D. 0

**215.** Nëse $a+b=7$ dhe $a^2-b^2=21$ sa është vlera e $3b$?

A. 6
B. 5
C. 4
D. 3

**216.** Cila është vlera maksimale e funksionit $f(x)=x^3-6x^2+9x-1$ në intervalin $(0,\ 5)$?

A. 1
B. 2
C. 3
D. 4

**217.** Në qoftë se $x>1$, atëherë cili nga shprehjet e dhëna :

I. $x-\dfrac{1}{x}$ II. $\dfrac{1}{x^2-x}$ III. $4x^3-2x^2$

rriten me rritjen e $x$ ?

A. Vetëm I
B. I dhe II
C. Vetëm III
D. I dhe III

**218.** Sa duhet të jetë vlera e parametrit $A$ në ekuacionin e drejtëzës $Ax+y-4=0$ në mënyrë që kjo drejtëza ta prenë boshtin O$y$ me segment dy herë më të madh se boshtin O$x$ ?

A. 1
B. 2
C. 4
D. 8

**219.** Janë dhënë barazimet $\dfrac{4^x}{2^{x+y}}=8$ dhe $\dfrac{4^x}{4^{x+y}}=16$. Sa është vlera e $x\cdot y$ ?

A. 2
B. 4
C. 6
D. 8

**220.** Nëse $\sin x + \frac{1}{\sin x} = \frac{1}{2}$ sa është vlera e shprehjes $\sin^2 x + \frac{1}{\sin^2 x}$ ?

A. $\frac{1}{4}$

B. $-\frac{1}{4}$

C. $-\frac{7}{4}$

D. $\frac{7}{4}$

**221.** Është dhënë grafiku i funksionit funksioni $f(x) = -x^3 + 3x + 2$. Cili nga pohimet është i sakt:

A. Funksioni ka shkëputje në pikën $x = 0$.
B. Funksioni ka asimptotë horizontale.
C. Funksioni ka vlera ekstreme për $x = -1$ dhe $x = 1$
D. Funksioni është konkav në intervalin $x \in (-\infty, -1) \cup (1, +\infty)$

**222.** Cili është domeni i funksionit $f(x) = -3 \ \arcsin(2x - 3)$

A. $1 \le x \le 2$
B. $-1 \le x \le 3$
C. $1 \le x \le -3$
D. $-1 \le x \le 2$

**223.** Sa është syprina e trekëndëshit i cili formohet prej drejtëzave $y = x,\ \ y = 0$ dhe $y = -x + 4$

A. $S = 2$
B. $S = 4$
C. $S = 6$
D. $S = 8$

**224.** Është dhënë një shprehje komplekse $\frac{x + yi}{i} = 2 + 3i$, ku $x, y$ janë numra real ndërsa $i$ është njësi komplekse. Sa është vlera e $(x - y\ i) \cdot (x + y\ i)$?

A. 5
B. 13
C. 17
D. 25

**225.** Janë dhënë vektorët $\vec{a} = (3,\ 1,\ m)$ dhe $\vec{b} = (m,\ 1,\ -2)$. Sa është vlera e parametrit m në mënyrë që vektorët të jenë normal?

A. $m = -2$
B. $m = -1$
C. $m = 1$

D. $m = 2$

**226.** Është dhënë $x \in \left[\frac{\pi}{4}, \frac{5\pi}{4}\right]$. Cili nga inekuacionet është i saktë ?

A. $\cos x \geq \sin x$
B. $\sin x < \cos x$
C. $\cos x \leq \sin x$
D. $\sin x > \cos x$

**227.** Cila është zgjidhja e ekuacionit $\sin x + \sin\frac{x}{2} = 0$ për $0 \leq x \leq 2\pi$

A. $x = 0,\ x = \frac{2\pi}{3},\ \ x = 2\pi$

B. $x = 1,\ x = \frac{3\pi}{4},\ \ x = 2\pi$

C. $x = 0,\ x = \frac{5\pi}{3},\ \ x = \pi$

D. $x = -1,\ x = \frac{4\pi}{3},\ \ x = \pi$

**228.** Në $\Delta ABC$ dhënë $a = 2$, $b = 2\sqrt{2}$ dhe $\alpha = 30^0$. Zbato teoremën e sinusit dhe trego se cila është vlera e këndit $\beta$ ?

A. $\beta = 30^0$
B. $\beta = 45^0$
C. $\beta = 60^0$
D. $\beta = 120^0$

**229.** Sa është vlera e shumës $S = \frac{1}{3} + \frac{1}{6} + \frac{1}{12} + \ldots$

A. 0
B. 1
C. $\frac{2}{3}$
D. $\frac{3}{2}$

**230.** Është dhënë funksioni $f(x) = \frac{3x-2}{x-1}$. Sa është $f^{-1}(x)$ ?

A. $f^{-1}(x) = \frac{2x-3}{x+1}$

B. $f^{-1}(x) = \frac{x-2}{x-3}$

C. $f^{-1}(x)=\dfrac{x+3}{x+2}$

D. $f^{-1}(x)=\dfrac{x-1}{3x-2}$

**231.** Cili prej diagrameve vijuese paraqet funksion „ *një - një*" ?




A. I
B. II
C. III
D. IV

**232.** Njehsoni $\lim\limits_{x\to 1}\dfrac{\sqrt{x}-1}{x-1}$?

A. 1

B. $\dfrac{1}{2}$

C. $\dfrac{3}{2}$

D. 2

**233.** Është dhënë $\tan(\alpha-45^0)=\dfrac{1}{3}$. Të caktohet $\tan\alpha$?

A. 1

B. 2

C. $\dfrac{3}{2}$

D. $\dfrac{3}{4}$

**234.** Të caktohet qendra e rrethit $x^2-6x+y^2+8y+24=0$?

A. $Q(-3,-4)$

B. $Q(-3,\ 4)$

C. $Q(3,-4)$

D. $Q(3,\ 4)$

**235.** Janë dhënë drejtëzat $d_1: y=-(2a+1)x+2$ , $d_2: y=-\dfrac{3a}{2}x+\dfrac{1}{2}$. Të caktohet vlera e parametrit $a$ ashtu që drejtëzat e dhëna të jenë paralele.

A. $-3$
B. $-2$
C. $3$
D. $2$

**236.** Është dhënë funksioni $f(x)=x^2+\sqrt{x}$. Të caktohet $f'(9)$?

A. $\frac{109}{6}$
B. $\frac{37}{6}$
C. $\frac{55}{3}$
D. $\frac{56}{3}$

**237.** Është përkufizuar veprimi binar $a*b=ab+3a$. Të caktohet $y$ nëse vlenë $5*4=4*5y$.

A. $y=\frac{19}{17}$
B. $y=\frac{21}{19}$
C. $y=\frac{22}{21}$
D. $y=\frac{23}{20}$

**238.** Të caktohet ekuacioni i drejtëzës së dhënë në grafikun vijues?




A. $y=\frac{3}{2}x+3$
B. $y=\frac{2}{3}x+3$
C. $y=\frac{3}{2}x-3$
D. $y=\frac{2}{3}x-3$

**239.** Janë dhënë vektorët $\vec{u}=(6,-8)$ dhe $\vec{v}=(-3,4)$. Të njehsohet $|\vec{u}|+|\vec{v}|$.

A. $10\sqrt{2}$
B. $10\sqrt{3}$
C. $15$
D. $21$

**240.** Të njehsohet vlera e shprehjes $\tan^2\alpha\cdot\left(\frac{1}{\sin^2\alpha}-1\right)$.

A. $0$

B. 1

C. $\sin\alpha$

D. $\cos\alpha$

**241.** Të njehsohet vlera e shprehjes $S=\left(\sqrt{2+\sqrt{3}}+\sqrt{2-\sqrt{3}}\right)^2$.

A. 2

B. 4

C. 6

D. 8

**242.** Është dhënë grafiku i funksionit $y=\dfrac{1}{x-1}$. Cila nga të dhënat është e saktë?

A. Funksioni është i përkufizuar për $x\in(-\infty,+\infty)$.

B. Funksioni ka zero në pikën $x=-1$.

C. Është zvogëlues.

D. Është gjithkund pozitiv.



**243.** Monedha metalike hidhet tri herë dhe regjistrohet vargu i shifrës " S" dhe i figurës "F". Sa është numri i rezultateve të mundshme?

A. 4

B. 6

C. 8

D. 12

**244.** Të caktohet mediana e numrave: 1, 3, 4, 8, 14, 15, 20, 21?

A. 8

B. 11

C. 14

D. 15

**245.** Të caktohet vlera e parametrit $a<0$ në ekuacionin $x^2-ax+1=0$ në mënyrë që zgjidhjet e tij të jenë të barabartë.

A. $a=-3$

B. $a=-1$

C. $a=-2$

D. $a=-4$

**FIZIKË**

| | |
|---|---|
| **FORCA DHE LËVIZJA E TRUPAVE** | |
| **1. MEKANIKA E TRUPAVE** | - Lëvizjet drejtvizore<br>- Lëvizjet rrethore<br>- Inercia, masa dhe forca<br>- Puna, fuqia dhe energjia mekanike<br>- Graviteti |
| **2. MEKANIKA E LËNGJEVE** | - Shtypja hidrostatike<br>- Ligji i Arkimedit |
| **3. LIGJET E RUAJTJES** | - Ligji i ruajtjes së impulsit<br>- Ligji i ruajtjes së energjisë mekanike |
| **4. ELASTICITETI, LËKUNDJET DHE VALËT MEKANIKE. ZËRI** | - Lëkundjet harmonike<br>- Lavjerrësi matematikë<br>- Valët mekanike<br>- Reflektimi dhe thyerja e valëve |
| **II. LËVIZJA KAOTIKE DHE DUKURITË TERMIKE** | |
| **1. TEORIA MOLEKULARE KINETIKE E LËNDËS** | - Ligjet themelore të gazit ideal<br>- Temperatura dhe matja e saj<br>- Ekuacioni i përgjithshëm i gazrave ideale |
| **2. TERMODINAMIKA** | - Energjia e brendshme<br>- Nxehtësia<br>- Motorët termik |
| **3. GJENDJET AGREGATE** | - Avullimi, Valimi, Kondensimi, shkrirja dhe ngurtësimi |
| **III. ELEKTRICITETI DHE MAGNETIZMI** | |

| | |
|---|---|
| **1. NGARKESAT ELEKTRIKE DHE RRYMAT** | -Fusha elektrike dhe intensiteti i saj.<br>-Puna, potenciali dhe tensioni elektrik<br>-Rryma elektrike dhe ligji i xhaulit<br>-Ligji i Ohmit dhe rregullat e kirkofit<br>- Rezistenca dhe lidhja e tyre<br>- Fusha magnetike e magneteve të përhershëm<br>- Fusha magnetike e rrymës elektrike |
| **2.INDUKSIONI ELEKTROMAGNETIK** | - Rryma alternative |
| **III. OPTIKA** | |
| **1. OPTIKA GJEOMETRIKE** | - Ligjet themelore të optikës gjeometrike<br>- Qelqi zmadhues dhe mikroskopi<br>- Pasqyrat |
| **2. OPTIKA VALORE** | - Interferenca e valëve. Shembuj |
| **V. FIZIKA BASHKËKOHORE** | |
| **1. FIZIKA RELATIVISTIKE** | - Shprehjet relativistike për masën,impulsin dhe energjinë<br>- Lidhja e energjisë relativistike me impulsin |
| **2. RREZATIMI TRERMIK DHE OPTIKA KUANTIKE** | - Ligjet e rrezatimit të trupit absolut të zi<br>- Fotoefekti dhe Efekti Kompton |
| **3. STRUKTURA E ATOMIT** | - Nivelet energjetike dhe seritë spektrale të atomit të H |
| **4. BËRTHAMA ATOMIKE DHE GRIMCAT ELEMENTARE** | - Veçoritë themelore të bërthamës<br>- Reaksionet bërthamore |
| **5. FIZIKA E TRUPIT TË NGURTË** | - Fizika e trupave të ngurtë |
| **VI. ASTRONOMIA** | |
| **1. ASTRONOMIA SFERIKE ME ASTROFIZIKË** | - Lëvizja e dukshme vjetore e diellit. Rrotullimi i Tokës dhe<br>Diellit dhe eklipsi i hënës dhe diellit<br>- Lëvizja e planetëve |

## I. FORCA DHE LËVIZJA

**1.** Cila nga formulat paraqet momentin e forcës ?

A. $M = I\omega$
B. $M = Fv$
C. $M = I\alpha$
D. $M = Fa$

**2.** Cila nga formulat paraqet momentin e inercisë ?

A. $I = mr$
B. $I = mv$
C. $I = mr^2$
D. $I = mv^2$

**3.** Me cilën nga shprehjet e shënuara më poshtë caktohet shpejtësia e dytë kosmike ?

A. $v = \sqrt{gh}$
B. $v = \sqrt{gr}$
C. $v = \sqrt{G\frac{m}{r}}$
D. $v = \sqrt{2G\frac{m}{r}}$

**4.** Cila është forca rezultuese për rastin e paraqitur në figurë ?

A. $F = 23N$
B. $F = 120N$
C. $F = 7N$
D. $F = 1,875N$




**5.** Makina me masë 1500 kg. e rritë shpejtësinë për v=2m/s brenda kohës t=1s. Cila është vlera e forcës e cila vepron në makinë ?

A. 750 N
B. 1500 N
C. 3000 N
D. 6000 N

**6.** Cila nga shprehjet paraqet njësinë e shpejtësisë ( $\frac{m}{s}$ ) ?

A. $H_Z \cdot s$
B. $H_Z \cdot m$
C. $\frac{H_Z}{s}$

D. $\frac{m}{H_Z}$

**7.** Cila nga shprehjet paraqet njësinë e nxitimit ( $\frac{m}{s^2}$ ) ?

A. $\frac{m}{H_Z}$
B. $m \cdot H_Z$
C. $\frac{H_Z}{m}$
D. $m \cdot H_Z \cdot H_Z$

**8.** Sa është vlera e amplitudës dhe gjatësisë valore për valën e paraqitur në figurë ?

A. Amplituda $A = 0{,}2m$ dhe gjatësia valore $\lambda = 0{,}8m$
B. Amplituda $A = 0{,}2m$ dhe gjatësia valore $\lambda = 0{,}4m$
C. Gjatësia valore $\lambda = 0{,}4m$ dhe amplituda $A = 0{,}1m$
D. Gjatësia valore $\lambda = 0{,}8m$ dhe amplituda $A = 0{,}1m$




**9.** Sa është vlera e amplitudës dhe gjatësisë valore për valën e paraqitur në figurë ?

A. Amplituda $A = 0{,}2m$ dhe gjatësia valore $\lambda = 0{,}8m$
B. Amplituda $A = 0{,}2m$ dhe gjatësia valore $\lambda = 0{,}4m$
C. Gjatësia valore $\lambda = 0{,}4m$ dhe amplituda $A = 0{,}4m$
D. Gjatësia valore $\lambda = 0{,}8m$ dhe amplituda $A = 0{,}4m$




**10.** Një enë e mbushur me ujë ka vrima në fundin e saj. Ena bie vertikalisht poshtë me rënie të lirë, ku mjedisi i lëvizjes është vakum Çka ndodh me ujin në enë ?:

A. Derdhet sepse ena ka vrima në fundin e saj
B. Nuk derdhet nga vrimat sepse është rënie e lirë
C. Ena bie përpara ujit sepse ka peshë më të madhe
D. Ena rri pezull, ndersa ujë bie nepër vrimat e enës

**11.** Në cilin prej rasteve në figurë është e paraqitur në mënyrë të rregullt amplituda dhe gjysma e gjatësisë valore e valës?

A. I
B. II
C. III
D. IV




**12.** Cila është njësia për matjen e momentit të forcës ( M ) ?

A. $kg\frac{m}{s}$

B. $kg\frac{m}{s^2}$

C. $kg\frac{m^2}{s^2}$

D. $kg\frac{m^2}{s^3}$

**13.** Cila është njësia për matjen e fuqisë (P) ?

A. $kg\frac{m}{s}$

B. $kg\frac{m}{s^2}$

C. $kg\frac{m^2}{s^2}$

D. $kg\frac{m^2}{s^3}$

**14.** Dy persona si në figurë po ecin në rrafshin horizontal, kur ata mbërrijnë në fundin e rrafshit, çfarë ndodh me energjinë potenciale të tyre ?



A. Rritet
B. Zvogëlohet
C. Do të bëhet zero
D. Mbetet e pandryshuar

**15.**Cila është njësia për matjen e peshës $(P)$ në fizikë ?

A. Kilogrami $(kg)$
B. Njutoni $(N)$
C. Xhauli $(J)$
D. $Wati$ $(W)$

**16.** Shpejtësia e trupit rritet 2 herë ndërsa distanca e trupit nga boshti i rrotullimit zvogëlohet dy herë.

Në ketë rast nxitimi radial i trupit ( $a_r = \frac{v^2}{r}$ ) duhet të:

A. rritet katër herë
B. zvogëlohet katër herë
C. rritet tetë herë
D. zvogëlohet tetë herë

**17.** Balonat me madhësi të njëjtë, lëshohen nga e njëjta lartësi të bien në dërrasat me gozhda. Në cilin prej rasteve në figurë në balon bëhet presion më i madh ?

A. I
B. II
C. III



D. IV

**18.** Si ndryshon frekuenca e zërit në pranues në krahasim me frekuencën e zërit në burim sipas efektit të Doplerit, nëse ndryshon distanca në mes të burimit dhe pranuesit të zërit?

A. Kur burimi dhe pranuesi i zërit largohen, frekuenca rritet sepse zvogëlohet gjatësia valore
B. Kur burimi dhe pranuesi i zërit afrohen, frekuenca zvogëlohet sepse rritet gjatësia valore
C. Kur burimi dhe pranuesi i zërit afrohen, gjatësia valore zvogëlohet ndërsa frekuenca rritet
D. Kur burimi dhe pranuesi i zërit largohen, gjatësia valore dhe frekuenca e zërit zvogëlohet

**19.** Si ndryshon frekuenca e zërit në pranues në krahasim me frekuencën e zërit në burim sipas efektit të Doplerit, nëse ndryshon distanca në mes të burimit dhe pranuesit të zërit?

A. Kur burimi dhe pranuesi i zërit largohen, frekuenca rritet sepse zvogëlohet gjatësia valore
B. Kur burimi dhe pranuesi i zërit largohen, frekuenca zvogëlohet sepse rritet gjatësia valore
C. Kur burimi dhe pranuesi i zërit largohen, gjatësia valore dhe frekuenca e zërit zvogëlohet
D. Kur burimi dhe pranuesi i zërit largohen, gjatësia valore dhe frekuenca e zërit rritet

**20.** Në figurë është paraqitur përhapja e një vale, me gjatësi valore $\lambda$ e cila mbyllë këndin $360^0$. Sa është distanca në mes të pikës A dhe B e shprehur në gjatësi valore $\lambda$?




A. $\frac{5\lambda}{4}$

B. $\frac{3\lambda}{2}$

C. $\frac{9\lambda}{4}$

D. $\frac{5\lambda}{2}$

**21.** Duke u bazuar në figurë të caktohet shpejtësia e lëvizjes $v = ?$ nëse masa $m = 500kg$ ndërsa $v_1 = 15\frac{m}{s}$ dhe $m = 100kg$.




A. $v = 3\frac{m}{s}$

B. $v = 6\frac{m}{s}$

C. $v = 9\frac{m}{s}$

D. $v = 12\frac{m}{s}$

**22.** Trupi me masë $M_B$ është në qetësi ndërsa trupi me masë $M_A$ lëvizë me shpejtësi ( v ). Me cilën nga shprehjet e mëposhtme caktohet shpejtësia e lëvizjes pas goditjes ?

A. $v' = \frac{m_a + m_b}{(m_a + m_b)v}$

B. $v' = \frac{m_a v}{m_a + m_b}$

C. $v' = \frac{m_a + m_b}{m_a v}$

D. $v' = \frac{(m_a + m_b)v}{m_a}$




**23.** Në figurë është paraqitur lëvizja e trupit me peshë G = 72 N, nëse trupi kalon lartësinë h=5 m, sa është vlera e punës së kryer në këtë rast ?

A. A=40 J
B. A= 400 J
C. A= 360 J
D. A= 760 J




**24.** Makina lëvizë në rrafshin e pjerrët si në figurë me shpejtësi konstante nga pika A në piken B. Në ketë rast:

A. energjia potenciale rritet, energjia kinetike zvogëlohet
B. energjia kinetike rritet, energjia potenciale rritet
C. energjia kinetike dhe energjia potenciale nuk ndryshojnë
D. energjia kinetike mbetet konstante dhe energjia potenciale rritet




**25.** Cilat nga dy madhësitë fizike maten me të njëjtën njësi matëse ?

A. Forca dhe pesha
B. Puna dhe fuqia
C. Energjia dhe impulsi
D. Nxitimi dhe shpejtësia

**26.** Në diagram është paraqitur veprimi i dy forcave në pikën ( P ). Sa është forca rezultuese qe vepron në pikën ( P ) ?




A. F = 3N
B. F = 4N
C. F = 5N
D. F = 7N

**27.** Cili nga përkufizimet paraqet forcën centripetale?

A. Prodhimi i gjysmës së masës dhe shpejtësisë
B. Prodhimi i gjysmës së masës dhe katrorit të shpejtësisë
C. Herësi në mes prodhimit të masës, katrorit të shpejtësisë dhe rrezes së lakueshmërisë
D. Herësi në mes prodhimit të masës, shpejtësisë dhe katrorit të rrezes së lakueshmërisë

**28.** Nëse raporti i periodave të dy lavjerrësve matematikë është $\frac{T_1}{T_2}=\frac{3}{4}$, atëherë raporti i gjatësive të atyre dy lavjerrësve duhet të jetë:

A. $\frac{l_1}{l_2}=\frac{3}{4}$

B. $\frac{l_1}{l_2}=\frac{4}{3}$

C. $\frac{l_1}{l_2}=\frac{9}{16}$

D. $\frac{l_1}{l_2}=\frac{16}{9}$

**29.** Me anë të dorës tërhiqet shigjeta dhe ajo nga pozita fillestare zhvendoset për $s=0,6m$, dora vepron me forcë $F=20N$ si në figurë. Sa punë është kryer në këtë rast ?




A. $A=2,6J$
B. $A=6J$
C. $A=12J$
D. $A=20.6J$

**30.** Si ndryshon energjia e trupit nëse trupi lëvizë vertikalisht teposhtë ?

A. Energjia kinetike dhe potenciale rriten për shkak se trupi e rritë lartësinë gjatë lëvizjes
B. Energjia kinetike zvogëlohet ndërsa energjia potenciale rritet me rritjen e lartësisë së trupit
C. Energjia kinetike dhe potenciale zvogëlohen për shkak se trupi gjatë lëvizjës fërkohet me mjedisin ku lëvizë
D. Energjia potenciale zvogëlohet ndërsa energjia kinetike rritet sepse nxitimi i rëndimit të tokës vepron në kah të lëvizjes së trupit

**31.** Pesha specifike e trupit është ( $\gamma_T$ ) ndërsa e ujit ( $\gamma_U$ ). Cili nga kushtet duhet të plotësohet kur trupi noton mbi ujë ?

A. $\gamma_T < \gamma_U$

B. $\gamma_U = \gamma_T$

C. $\gamma_T > \gamma_U$

D. $\gamma_U = 2\gamma_T$

**32.** Seksioni i parë i një gypi është katër herë më i vogel se seksioni i dytë. Cila është shpejtësia e ujit në seksionin e parë kur në seksionin e dytë është $v = 20\frac{m}{s}$?



A. $v = 20\frac{m}{s}$

B. $v = 10\frac{m}{s}$

C. $v = 60\frac{m}{s}$

D. $v = 80\frac{m}{s}$

**33.** Cili pohim përshkruan ndryshimin e energjisë kinetike dhe potenciale nëse trupi lëvizë përpjetë me shpejtësi konstante?

A. Energjia kinetike dhe potenciale rriten
B. Energjia potenciale dhe kinetike zvogëlohen
C. Energjia kinetike është e pandryshuar dhe potenciale rritet
D. Energjia potenciale është e pandryshuar dhe kinetike rritet

**34.** Në figura është paraqitur lëvizja e një makine në trajektore të lakuar. Cili nga rastet e paraqitura tregon vektorin e shpejtësisë dhe nxitimin radial të makinës gjatë lëvizjes?

A. 1
B. 2
C. 3
D. 4




**35.** Një makinë lëvizë në trajektore rrethore në kah të njëjtë me akrepat e orës. Në cilin drejtim të horizontit vepron nxitimi radial në makinë. (shiko figurën) ?

A. Në lindje
B. Në veri
C. Në jug
D. Në perëndim



**36.** Në cilën nga situatat një person është në ekuilibër ?

A. Një fëmijë duke rrëshqitur teposhtë
B. Një grua e cila lëvizë përpjetë me ashensor
C. Një njeri i cili qëndron në një shkallë
D. Një i ri cili e ngadalëson makinën

**37.** Në figurë është paraqitur lëvizja e lirë e trupit të varur në një fije peri nga pika (A) në (B). Si ndryshon energjia e përgjithshme e trupit gjatë kësaj lëvizje?

A. Në fillim rritet e pastaj zvogëlohet
B. Në fillim zvogëlohet e pastaj rritet
C. Vazhdimisht shkon duke u rritur
D. Gjatë lëvizjes energjia nuk ndryshon




**38.** Katër  forca veprojnë në të njëjtën kohë në bllokun e vendosur në rrafshin horizontal. Si lëvizë trupi si rezultat i veprimit të këtyre forcave?

A. Në të djadhtë me shpejtësi konstante
B. Në të majtë me shpejtësi konstante
C. Në të majtë  si lëvizje e shpejtuar
D. Në të majtë si lëvizje e ngadalësuar




**39.** Grafiku paraqet raportin e energjisë me masën relative. Cila nga madhësitë e shënuara paraqet raportin e energjisë me masën relative?

A. Shpejtësia $(c)$
B. Shpejtësia $(c^2)$
C. Nxitimi $(g)$
D. Nxitimi $(g^2)$




**40.** Pse nxitimi i gravitetit të tokës në pole është më i madh se në ekuator ?

A. Polet janë më larg qendrës së tokës
B. Polet janë më afër qendrës së tokës
C. Temperatura në pole është më e madhe se në ekuator
D. Temperatura në pole është më e vogël se në ekuator

**41.** Në cilin nga mjediset shpejtësia e zërit është më e madhe?

A. Ajër
B. Ujë
C. Vakum
D. Qelq

**42.** Një shkop i plastikës fërkohet për rroba leshi e pastaj mbahet afër një rrjedhje uji. Fluksi i rrjedhjes së ujit ndryshon (shiko figurën). Cila forcë e shkakton ndryshimin e fluksit të ujit?

A. Gravitetit
B. Elektrostatike
C. Nukleare



D. Magnetike

**43.** Cila nga madhësitë fizike është vektoriale ?

A. Masa
B. Forca
C. Densiteti
D. Temperatura

**44.** Katër trupa të rregulltë gjeometrik, me pesha të njëjta dhe forma të ndryshme veprojnë në një sipërfaqe. Cili prej tyre shkakton shtypje më të madhe?

A. I
B. II
C. III
D. IV




**45.** Për ngritje të peshave të mëdha, përdoren ngritësit (presat) hidraulike. Me çfarë force duhet vepruar në sipërfaqe të pistonit të vogël, nëse duam të ngritim peshën prej 2000N. Raporti sipërfaqeve është $\frac{S_1}{S_2} = \frac{1}{100}$?

A. 0,2N
B. 2N
C. 20N
D. 200N




**46.** Në diagram është dhënë varësia e elongacionit (zhvendosjes) të lëkundjes ndaj kohës. Sa është elongacioni i kësaj lëkundje për kohën t=1s?

A. 7.5cm
B. 5cm
C. 0 cm
D. 10cm




**47.** Në figurë është paraqitur makina për transport të qumështit. Duke u bazuar në formën e nivelit të qumështit cila nga versionet e paraqitura në figurë paraqet gjendjen e lëvizjes së përshpejtuar të makinës?

A. 2
B. 1
C. 3
D. 4




**48.** Trupi zhvendoset për gjatë boshtit *x*, ku varësia kohore e pozitës është sikurse në figurë. Sa është zhvendosja *x* pas kohës t=10 *s*?

A. 0 *m*



B. 10 $m$
C. 100 $m$
D. 200 $m$

**49.** Në figurë është paraqitur varësia e shtypjes hidrostatike të katër lëngjeve të ndryshme në funksion të thellësisë. Cili nga këto lëngje e ka densitetin më të vogël ?

A. 1
B. 2
C. 3
D. 4




**50.** Në trupin e vendosur në bazë, njëkohësisht veprojnë tri forca me intensitete dhe kahe si në figurë. Cili do jetë efekti i veprimit të këtyre forcave në trup?

A. Lëviz në kahun majtas me shpejtësi të ndryshueshme
B. Lëviz në kahun majtas me shpejtësi konstante
C. Lëviz në kahun majtas me shpejtësi konstante
D. Lëviz në kahun djathtas me shpejtësi të ndryshueshme




**51.** Një ngarkesë, masa e së cilës mund të shprehet si shumë e tri masave m të kubeve të njëjta, ngritët deri në lartësinë 1h. Në çfarë lartësie duhet ngritur ngarkesën e cila përbehet vetëm prej një kubi, ashtu që energjit potenciale të jenë te barabarta?

A. 3h
B. 1h
C. 2h
D. 4h




**52.** Ngarkesa e cila tërhiqet nga një dinamometër, përbehet prej kubeve me masa dhe dimensione të njëjta (shih figurën). Në cilin rast forca e fërkimit do jetë më e vogël ?

A. I
B. II
C. III
D. IV




## II. LËVIZJA KAOTIKE DHE DUKURITË TERMIKE

53. Cila nga shprehjet paraqet parimin e parë të termodinamikës ?

A. $Q = \Delta U - A$
B. $Q = \Delta U + A$
C. $Q = \Delta V + A$
D. $Q = \Delta V - A$

**54.** Cila është njësia për matjen e nxehtësis $(Q)$ në fizikë ?

A. Kilogrami $(kg)$
B. Njutoni $(N)$
C. Xhauli $(J)$
D. $Wati\ (W)$

**55.** Vëllimi i gazit në enë rritet për dy herë $V_2 = 2V_1$. Cila është vlera e shtypjes së gazit $P_2 = ?$

A. $P_2 = \frac{P_1V_1}{V_2} = \frac{P_1V_1}{2V_1} = \frac{P_1}{2}$

B. $P_2 = \frac{P_1V_2}{V_1} = \frac{P_1 2V_1}{V_1} = 2P_1$

C. $P_2 = \frac{P_1V_1}{2V_2} = \frac{P_1V_1}{4V_1} = \frac{P_1}{4}$

D. $P_2 = \frac{2P_1V_2}{V_1} = \frac{4P_1V_1}{V_1} = 2P_1$

**56.** Procesi i kalimit nga gjendja agregate e gazët në gjendjen agregate të lëngët quhet:

A.sublimim
B.kondensim
C.avullim
D.shkrirje

**57.**Cila nga madhësitë fizike duhet të ndryshojë që gazi të kryejë punë ?

A. Shtypja
B. Temperatura
C. Nxehtësia
D. Vëllimi

**58.** Avullimi i ujit ndodhë në:

A. çfarëdo temperature pozitive
B. çfarëdo temperature negative
C. mbi temperaturën $t = 40\,^\circ C$
D. kur arrihet temperatura $t = 100^\circ C$

**59.** Një gyp cilindrik është mbushur me gaz dhe fundi i gypit lidhet me një manometer i cili matë shtypjen e gazit. Nëse vëllimi i gazit zvogëlohet dy herë, çka ndodhë me shtypjen e gazit në manometer ?

A. Zvogëlohet dy herë
B. Rritet dy herë
C. Zvogëlohet katër herë
D. Rritet katër herë




**60.** Cili nga rastet në figura paraqet varëshmërinë e vëllimit ( V ) nga temperatura ( T ) ?

A. I
B. II
C. III
D. IV




**61.** Me cilen nga shprehjet caktohet parimi i dytë i termodinamikës?

A. $\eta = \dfrac{T_1 - T_2}{T_2}$

B. $\eta = \dfrac{T_2 - T_1}{T_1}$

C. $\eta = \dfrac{T_1 - T_2}{T_1}$

D. $\eta = \dfrac{T_1 + T_2}{T_1}$

**62.** Gazrat janë gjendje agregate të cilat duhet të kenë:

A. vetëm vëllim të caktuar
B. vetëm formë të caktuar
C. formë dhe vëllim të caktuar
D. formë dhe vëllim të pacaktuar

**63.** Lëngjet janë gjendje agregate të cilat duhet të kenë:

A. vetëm vëllim të caktuar
B. vetëm formë të caktuar
C. formë dhe vëllim të caktuar
D. formë dhe vëllim të pacaktuar

**64.** Nëse shpejtësia e lëngut gjatë lëvizjes në tërë gjatësinë e një gypi është e pandryshueshme, atëherë rrjedhja e lëngut është:

A. laminare
B. turbulente
C. jo stacionare
D. stacionare




**65.** Procesi i kalimit nga gjendja agregate e gazët në gjendjen agregate të lëngët quhet:

A. sublimim
B. kondensim
C. avullim
D. shkrirje

**66.** Në figurën vijuese është paraqitur ndryshimi i temperaturës në funksion të nxehtësisë gjatë shndërrimeve fazore të ujit. Cila nga pjesët e shënuara paraqet procesin e shkrirjes?




A. B-C
B. A-B
C. C-D
D. D-E

**67.** Në një llamarinë çeliku gjendet një hapje rrethore me diametër sa një sferë. Nëse, llamarina nxehet me ndihmën e një flakë dhënësi, atëherë cila nga pohimet e mëposhtme përshkruan saktë efektin pas nxehjes?



A. Hapja rrethore rritet dhe sfera e kalon me lehtë atë
B. Hapja rrethore zvogëlohet dhe sfera nuk do mund ta kaloj atë
C. Dimensionet e hapjes nuk ndryshojnë
D. Hapja mbyllet me nxehtësi

**68.** Dihet se në kushte normale, uji vlonë në 100°C, kurse në majën më të lartë të maleve të Himalajes, ai vlonë përafërsisht në 70°C. Kjo ndodhë për arsye se shtypja atmosferike e ajrit mbi sipërfaqe të ujit është:

A. zero
B. më e vogël se zero
C. më e madhe se ajo normale
D. më e vogël se ajo normale

## III. ELEKTRICITETI DHE MAGNETIZMI

**69.** Në figurë është paraqitur forca e bashkëveprimit ndërmjet tri ngarkesave sferike, dy prej ngarkesave kanë elektricitet pozitiv. Cila nga ngarkesat është me elektricitet negative ?




A. Sfera C
B. Sfera A
C. Sfera B
D. Sfera A dhe B

**70.** Dy magnetë janë vendosur në një laps si në figurë. Magneti A mbetet pezull mbi magnetin B. Cila deklaratë përshkruan forcën gravitacionale dhe forcën magnetike në mes të magnetit A dhe B ?




A. Forca gravitacionale është refuzuese dhe forca magnetike tërheqëse
B. Forca magnetike refuzuese dhe forca gravitacionale refuzuese
C. Forca gravitacionale tërheqëse dhe forca magnetike refuzuese
D. Forca magnetike dhe forca gravitacionale janë forca tërheqëse

**71.** Në tabelë jan paraqitur dy trupa, trupi A ka rezistencen elektrike R. Sa është rezistenca e trupit B në krahasim me trupin A duke u bazuar në të thënat e shënuara në tabelë?

A. $\frac{R}{2}$
B. $2R$
C. $R$
D. $4R$

| Trupi | Matriali | Temperature (°C) | Gjatesia (m) | Seksioni i telit ($m^2$) | Rezistenca (Ω) |
|---|---|---|---|---|---|
| A | Argjendi | 20 | 0,1 | 0,01 | R |
| B | Argjendi | 20 | 0,2 | 0,02 | ??? |

**72.** Cila nga rastet paraqet njësinë për matjen e induksionit magnetik ( Teslla) ?

A. $T = N \cdot A \cdot m$
B. $T = \frac{N}{A \cdot m}$
C. $T = \frac{N \cdot A}{m}$
D. $T = \frac{A \cdot m}{N}$



**73.** Në cilin nga rastet në figurë është paraqitur në menyrë të rregullt vijat e fushës magnetike?

A. I
B. II
C. III
D. IV

**74.** Në një rezistor me rezistencë $R = 50\Omega$ kalon rryma $I = 2A$ .Sa është tensioni në skajet e rezistencës?

A. $U = I \circ R = 100V$
B. $U = \dfrac{I}{R} = 0{,}04V$
C. $U = \dfrac{R}{I} = 25V$
D. $U = \dfrac{2R}{I} = 50V$

**75.** Tri sfera metalike (x,y,z) janë të prekura mes veti. Sfera (x) afrohet afër pllakës me elektricitet pozitiv. Në cilin nga rastet e paraqitura në figurë elektrizimi i sferave është i saktë?

A. I
B. II
C. III
D. IV




**76.** Cila është vlera e prodhimit ndërmjet rezistencës specifike dhe perçueshmërisë specifike ?

A. $\rho \circ \gamma < 1$
B. $\rho \circ \gamma = 1$
C. $\rho \circ \gamma > 1$
D. $\rho \circ \gamma = 0$

**77.** Numri neutroneve në bërthamën e një elementi kimik duhet të caktohet si:

A. prodhim i masës atomike dhe numrit të protoneve
B. ndryshim i masës atomike dhe numrit të protoneve
C. herës i masës atomike dhe numrit të protoneve
D. shumë në mes të masës atomike dhe numrit të protoneve

**78.** Nëse sasia e nxehtësisë që lirohet nga përçuesi rritet 9 herë, atëherë intensiteti i rrymës elektrike duhet të:

A. rritet 3 herë
B. zvogëlohet 3 herë

C. rritet 9 herë
D. zvogëlohet 9 herë

**79.** Në diagram është paraqitur fusha elektrike e krijuar nga sfera (A) dhe (B). Cila është shenia e elektricitetit për secilen ngarkesë ?




A. Sfera A është pozitive dhe sferë B është negative
B. Sfera A është negative dhe B sfera është pozitive
C. Të dy sferat janë pozitive.
D. Të dy sferat janë negative

**80.** Rezistenca elektrike e një përçuesi të rrymës varet nga ndryshimi i temperaturës në përçues kur:

A. Me rritjen e temperaturës rezistenca zvogëlohet sepse elektronet goditen më shumë në mes veti
B. Me rritjen e temperaturës rezistenca rritet për shkak se rritet numri i goditjeve në mes të elektroneve
C. Rezistenca elektrike zvogëlohet me rritjen e temperaturës sepse lirohen elektrone nga nivelet energjetike
D. Rezistenca elektrike rritet me zvogëlimin e temperaturës për shkak se goditen më pak herë në mes veti

**81.** Tri rezistenca elektrike janë të lidhura paralel mes veti si në figurë. Sa është rezistenca e përgjithshme e qarkut elektrik?




A. $R = 9\Omega$
B. $R = 6\Omega$
C. $R = 3\Omega$
D. $R = 1\Omega$

**82.** Tensioni në një poq elektrik është $U = 220V$ , ndërsa rezistenca e poqit elektrik $R = 440\Omega$. Sa është intensiteti i rrymës elektrike $I = ?$

A. $I = 2A$
B. $I = 1{,}5A$
C. $I = 0{,}5A$
D. $I = 1A$

**83.** Elektroskopi elektrizohet me ndikim elektrostatik me anë të një shufre me elektricitet pozitiv. Cili nga rastet në figurë paraqet elektrizimin e saktë të elektroskopit ?

A. I
B. II
C. III
D. IV



**84.** Bashkëveprimi në mes të ngarkesave elektrike në lëvizje dhe fushës magnetike sqarohet me:

A. forcën e Njutonit
B. forcën e Lorencit
C. forcën e Amperit
D. forcën e Kulonit

85. Cila nga formulat paraqet raportin e intensitetit dhe tensionit të rrymës elektrike në hyrje dhe dalje të transformatorit ?

A. $\frac{U_1}{U_2} = \frac{I_1}{I_2}$

B. $\frac{U_1}{U_2} = \frac{I_2}{I_1}$

C. $\frac{U_2}{U_1} = \frac{I_2}{I_1}$

D. $\frac{U_1}{I_1} = \frac{U_2}{I_2}$

**86.** Cili nga kushtet e poshtëshënuara duhet të plotësohet që një atom të jetë elektroneutral ?

A. Numri i elektroneve të jetë më i madh se i protoneve
B. Numri e elektroneve të jetë më i vogël se i protoneve
C. Numri i elektroneve dhe protoneve të jetë i barabartë
D. Numri i neutroneve dhe protoneve të jetë i barabartë

**87.** Cili nga kushtet e poshtëshënuara duhet të plotësohet për të jonizuar atomin?

A. Numri i elektroneve dhe protoneve të jetë i barabartë
B. Numri i elektroneve dhe protoneve të jetë i ndryshëm
C. Numri i protoneve dhe neutroneve të jetë i barabartë
D. Numri i protoneve të jetë i ndryshëm me numrin e neutroneve

**88.** Induksioni magnetik i përçuesit me rrymë caktohet me shprehjen:

A. $B = \frac{\mu_\circ}{2\pi} \circ \frac{I}{r^2}$

B. $\mathrm{B} = \frac{\mu_\circ}{\pi} \circ \frac{I}{r}$

C. $B = \frac{\mu_\circ}{2\pi} \circ \frac{I}{r}$

D. $B = \frac{\mu_\circ}{2\pi} \circ \frac{I}{r^2}$

**89.** Forca e bashkëveprimit në mes ngarkesës elektrike në lëvizje dhe fushës magnetike caktohet me shprehjen:

A. $F = BIl$
B. $F = qIB$
C. $F = qvB$
D. $F = qvI$

**90.** Rrezja e nivelit të parë energjetik është ( $R_0$ ) ndërsa në nivele të tjera është ( $R$ ).Cila është vlera e rrezes nese numri rendor i elementit është z=1dhe numri i nivelit n=2 ?

A. $R = R_0$
B. $R = 2R_0$
C. $R = 4R_0$
D. $R = 6R_0$

**91.** Një nxehëse elektrike punon dhjetë orë (10h), për energjinë e hargjuar paguajmë $5\in$ çmimi i $1KWh$ është $0{,}1\in$ .Sa $KW$ shpenzon nxehësja elektrike brenda një ore ($1h$)?

A. $5KW$
B. $10KW$
C. $20KW$
D. $50KW$

**92.** Kur në përçues rrjedhë rrymë, rreth përçuesit krijohet fushë magnetike. Cila nga pikat e shënuara në figurë paraqet polin verior të fushës magnetike që krijohet rreth përçuesit me rrymë ?

A. I
B. II
C. III
D. IV




**93.** Në figurë është paraqitur skema e nje pajisje e cila ushqehet me rrymë në tri vende. Nëse intensiteti i rrymës në hyrje është 7 A, kurse në daljen e parë përkatësisht të tretë janë $I_1$=2A dhe $I_3$= 4A, atëherë sa do jetë intensiteti në daljen e dytë $I_2$ ?

A. 1A
B. 2A
C. 3A
D. 4A




**94.** Nëse dy përçues kanë kahje të kundërt të rrymave si në figurë, atëherë përçuesit në mes vete :

A. tërhiqen
B. të refuzohen
C. nuk bashkëveprojnë
D. tërhiqen dhe refuzohen




**95.** Në cilin nga qarqet e paraqitura në figurat e mëposhtme, nuk do të rrjedhë rryma elektrike nëpër rezistencën $R_2$ ?



A. I
B. II
C. III
D. IV

**96.** Nëse shufra magnetike thyhet përgjysmë, cili nga kombinimet e mëposhtme paraqet pjesët e tij?

A. I
B. II
C. III
D. IV




**97.** Në figurë është paraqitur shufra e ngarkuar me elektricitet pozitiv dhe sfera elektroneutrale. Cila nga pohimet vijuese përshkruan saktë zhvendosjen e ngarkesave elektrike gjatë kontaktit të shufrës me sferën?

A. Ngarkesat negative nga sfera kalojnë tek shufra
B. Ngarkesat negative nga shufra kalojnë tek sfera
C. Ngarkesat pozitive nga sfera kalojnë tek shufra
D. Ngarkesat pozitive nga shufra kalojnë tek sfera



**98.** Në figurë është dhënë qarku elektrik i cili përbehet prej një burimi (bateria), dy shpenzuesëve (llamba dhe freskuesja) si dhe 4 ndërprerësve. Përmes cilit ndërprerës mund të ndërprejmë njëkohësisht edhe llambën edhe freskuesen e ajrit?

A. 3
B. 1
C. 2
D. 4




**99.** Në figurë janë dhënë vijat e forcës së fushës elektrike të një sfere të ngarkuar me elektricitet pozitiv. Në cilën nga pozitat e shënuara, intensiteti i fushës elektrike është më i madh ?

A. I
B. II
C. III
D. IV




**100.** Tensioni në hyrje për një pajisje elektrike është $U_2$=1,5V. Për këtë qëllim kjo pajisje në rrjetin elektrikë me tension $U_1$=220V lidhet për mes një transformatori. Nëse numri i dredhave në bobinën primare është $N_1$ =440, atëherë sa do jetë ky numër në bobinën sekundare $N_2$ ?

A. 3
B. 30
C. 440



D. 4400

## IV. OPTIKA

**101**.Cila është distanca në mes trupit dhe thjerrës, që thjerra të përdoret si qelq zmadhues ?

A. $a < f$
B. $a = f$
C. $a > f$
D. $a > 2f$

**102.** Rrezet e dritës nga ajri bien në qelq, çka ndodh me rrezet e dritës pas rënies në qelq ?

A. Thehen
B. Reflektohen
C. Një pjesë reflektohen e një pjesë thyhen
D. Një pjesë reflektohen e një pjesë difraktojnë




**103.** Gjatë kalimit të valës nga mjedisi i rrallë në mjedis të dendur vala e ndërron drejtimin.Cila nga këto rreze paraqet rrezen e thyer ?

A. Rrezja-A
B. Rrezja-B
C. Rrezja-C
D. Rrezja-D




**104.** Në figurë është paraqitur një thjerrë përmbledhëse dhe në një distancë më të madhe se rrezja e lakueshmërisë është vendosur një trup. Ku do të fitohet shëmbëllimi i trupit ?

A. Në mes qendrës (c) dhe fokusit (f)
B. Në distancë më të madhe se qendra (c)
C. Më afër se largësia fokale (f)
D. Në rreze të lakueshmërisë (c)




**105.** Në figurë është paraqitur një thjerrë përmbledhëse ku në mes fokusit dhe qendrës është vendosur një trup. Ku do të fitohet shëmbëllimi i trupit?

A. Në mes qendrës (c) dhe fokusit (f)
B. Në distancë më të madhe se qendra(c)
C. Më afër se largësia fokale (f)
D. Në rreze të lakueshmërisë (c)




**106.** Personi në figurë është i vendosur në distancë $a = 2m$ nga pasqyra e rrafshët. Në çfarë distance nga pasqyra fitohet shëmbëllimi i personit $b = ?$

A. $b = 1m$
B. $b = 3m$
C. $b = 2m$
D. $b = 4m$




**107.** Në cilin nga katër rastet në figurë është paraqitur difraksioni i valëve ?

A. I
B. II



C. III
D. IV

**108.** Diagrami i mëposhtëm paraqet një valë periodike. Cilat nga dy pikat kanë fazë (kënd ) të njejtë të lëkundjes ?

A. A dhe C
B. B dhe D
C. A dhe D
D. B dhe E




**109.** Çfarë ndodhë gjatë kalimit të dritës nga qelqi në ujë ?

A. Shpejtësia e dritës rritet e frekuenca nuk ndryshon
B. Frekuenca zvogëlohet ndërsa shpejtësia rritet
C. Shpejtësia dhe frekuenca e dritës zvogëlohen
D. Frekuenca dhe shpejtësia e dritës rriten

**110.** Në grupin e valëve elektromagnetike bëjnë pjesë:

A. rrezet alfa
B. rrezet rentgen
C. rrezet beta pozitive
D. rrezet beta negative

**111.** Në cilën figurë është paraqitur thjerra plan konkave ?

A. I
B. II
C. III
D. IV




**112.** Në cilën figurë është paraqitur thjerra plan konvekse ?

A. I
B. II
C. III
D. IV




**113.** Një rreze drite bie në pasqyrën e rrafshët si në figurë. Cili është këndi me të cilën reflektohet rrezja e dritës nga pasqyra?

A. $25^0$
B. $65^0$



C. $35^0$
D. $55^0$

**114.** Në cilin nga rastet në figurë është paraqitur në mënurë të rregullt kalimi i rrezës së dritës prej një mjedisi në mjedisin tjetër?

A. I
B. II
C. III
D. IV




**115.** Një rreze laseri bie në siperfaqen e qetë të ujit si në diagram. Cilët nga organizmat do të ndriçohet nga rrezja e laserit ?

A. Gaforrja dhe alga
B. Alga dhe zogu
C. Peshku dhe zogu
D. Gaforrja dhe peshku




**116.** Një palë syze me thjerrë përmbledhëse kanë fuqinë optike +0,5 dioptri. Sa është largësia fokale e kësaj thjerre?

A. 0,5
B. 1
C. 1,5
D. 2

**117.** Një person qëndron në këmbë në distancën 7 m përballë një pasqyre. Para tij gjendet një karrige në të cilën ai do të ulet. Nëse distanca mes karriges dhe pasqyrës është 3 m, atëherë sa do jetë distanca në mes personit dhe shëmbëllimit të karriges?

A. 10m
B. 3m
C. 4m
D. 7m




**118.** Nëse shpejtësia e dritës në një mjedis transparent është $v = 0.5 \cdot c$ , atëherë sa do të jetë indeksi i thyerjes n i këtij mjedisi?

A. 0.5
B. 1
C. 1.5
D. 2

## V. FIZIKA BASHKËKOHORE

**119.** Energjia e absorbuar e trupit është ( $E_a$ ), ndërsa energjia që bie në trup është ( $E$ ). Cili nga rastet e shënuara duhet plotësohet kur trupi është absolutisht i zi?

A. $\frac{E_a}{E} > 1$
B. $\frac{E_a}{E} < 1$
C. $\frac{E_a}{E} = 1$
D. $\frac{E_a}{E} = 0$

**120.** Grimcat alfa ( $\alpha$ ) për nga struktura janë:

A. bërthama të hidrogjenit
B. bërthama të litiumit
C. bërthama të heliumit
D. bërthama të oksigjenit

**121.** Nëse trupi lëvizë me shpejtësi të përafërt me shpejtësinë e dritës, atëherë masa e trupit ndryshon sepse:

A. me rritjen e shpejtësisë, masa e trupit zvogëlohet sepse rritet inercia e tij
B. me rritjën e shpejtësisë, rritet vëllimi trupit, prandaj masa e trupit rritet
C. me rritjen e shpejtësisë, masa e trupit rritet sepse rritet vetia e trupit për të ruajtur gjendjen (inercia)
D. me rritjen e shpejtësisë, masa e trupit rritet sepse rritet dendësia e trupit gjatë lëvizjes

**122.** Nëse sistemi lëvizë me shpejtësi të përafërt me shpejtësinë e dritës, atëherë koha në këtë sistem duhet të:

A. rrjedhë më shpejtë se në sistemin e ngadalshëm, sepse koha varet nga shpejtësia e lëvizjes së sistemit
B. rrjedhë më ngadalë se në sistemin e ngadalshëm, me rritjen e shpejtësisë koha ngadalësohet
C. rrjedhë njësoj në të dy sistemet, rrjedhja e kohës nuk varet nga shpejtësia e lëvizjes së sistemit
D. në sistemin me shpejtësi të madhe koha ndalet, në sistemin e ngadalshëm rrjedhë shumë shpejtë

**123.** Temperatura e dy trupave është $T_1 = 10^3 K$, $T_2 = 10^4 K$ .Sa është energjia e trupit të dytë në krahasim me trupin e parë duke u bazuar në ligjin e Shtefan - Bolcmanit $E = \sigma \cdot T^4$?

A. $E_2 = 10E_1$
B. $E_2 = 10^2 E_1$

C. $E_2 = 10^3 E_1$

D. $E_2 = 10^4 E_1$

**124.** Cili nga elementet e shënuara e luan rolin e shufrave të kontrollit në reaktor bërthamor?

A. Platini
B. Hekur
C. Alumini
D. Kadmiumi

**125.** Cilën nga madhësitë e poshtëshënuara e kanë të njëjtë bërthamat e atomeve të hidrogjenit ( $H$ ) dhe heliumit ( $H_e$ ) ?

A. Masën
B. Vëllimin
C. Dendësinë
D. Peshën

**126.** Lirimi i elektroneve nga pllaka metalike me rrezatim elektromagnetik quhet:

A. efekti kompton
B. efekti fotoelektrik
C. emision termoelektronik
D. emitim radioaktiv

**127.** Cili është raporti në mesë të masës së bërthamës dhe shumës së masave të grimcave në bërthamë?

A. $\frac{m_{b(He)}}{2m_p + 2m_n} = 1$

B. $\frac{m_{b(He)}}{2m_p + 2m_n} > 1$

C. $\frac{m_{b(He)}}{2m_p + 2m_n} < 1$

D. $\frac{m_{b(He)}}{2m_p + 2m_n} = 0$

**128.** Cili është raporti i shumës së masave të grimcave në bërthamë me masën e bërthamës?

A. $\frac{2m_p + 2m_n}{m_{b(He)}} = 1$

B. $\frac{2m_p + 2m_n}{m_{b(He)}} < 1$

C. $\dfrac{2m_p + 2m_n}{m_{b(He)}} > 1$

D. $\dfrac{2m_p + 2m_n}{m_{b(He)}} = 0$

**129.** Vendi ku bëhet ngadalësimi i neutroneve në reaktor bërthamor quhet:

A. reaktor
B.fision
C.moderator
D. fuzion

**130.** Cili shkencëtar e ka sqaruar modelin planetar të atomit ?

A. Ajnshtajni
B. Njutoni
C. Raderfordi
D. Pauli

**131.** Gjatë zbërthimit beta negative ( $\beta^-$ ) numri i grimcave në bërthamë nuk ndryshon, ndërsa numri i protoneve ndryshon.Si ndryshon ky numër ?

A. Numri i protoneve rritet ( $z+1$ ) për shkak se neutroni zbërthehet në proton dhe elektron. elektroni largohet nga bërthama si ( $\beta^-$ ).
B. Numri i protoneve zvoglohet ( $z-1$ ) ëpr shkak se neutroni zbërthehet në elektron dhe pozitron. pozitroni largohet nga bërthama si ( $\beta^+$ ).
C. Numri i protoneve rritet ( $z+1$ ) për shkak se neutroni zbërthehet në proton dhe elektron. elektroni largohet nga bërthama si ( $\beta^+$ ).
D. Numri iprotoneve zvoglohet ( $z-1$ ) për shkak se neutroni zbërthehet në elektron dhe pozitron. pozitroni largohet nga bërthama si ( $\beta^-$ ).

**132**. Sipas Lui de Brolit shpejtësia e grimcës varet nga gjatësia valore e saj. Në çfarë varshmërie janë shpejtësia dhe gjatësia valore e grimcës ?

A. Me rritjen e gjatësisë valore shpejtësia e grimcës rritet
B. Me zvogëlimine gjatësisë valore shpejtësia e grimcës zvogëlohet
C. Shpejtësia e grimcës nuk ndryshon me ndërrimin e gjatësisë valore
D. Shpejtësia e grimcës zvogëlohet me rritjen e gjatësisë valore

**133.** Në grupin e rrezeve radioaktive bëjnë pjesë:

A. rrezet ultravjollce
B. rrezet rentgen
C. rrezet alfa
D. rrezet infra të kuqe

**134.** Si quhet bashkimi i bërthamave të lehta?

A. Radioaktivitet
B. Aktivitet
C. Fision
D. Fuzion

**135.** Numri i grimcave (masa atomike ) të një elementi kimik është A = 7, ndërsa numri i neutroneve është N = 4. Sa është numri i protoneve në bërthamën e këtij elementi kimik?

A. Z = 4
B. Z = 7
C. Z = 11
D. Z = 3

**136.** Numri neutroneve në bërthamen e një elementi kimik duhet të caktohet si:

A. prodhim i masës atomike dhe numrit të nprotoneve
B. ndyshim i masës atomike dhe numrit të protoneve
C. herës i masës atomike dhe numrit të protoneve
D. shumë në mes të masës atomike dhe numrit të protoneve

**137.** Elektroni në atom kalon nga niveli më i lartë energjetik $E_2$ në atë më të ulët $E_1$. Çfarë ndodh me atë rast?

A. Emitohet fotoni me energji $E_2$-$E_1$
B. Emitohet fotoni me energji $E_1$-$E_2$
C. Absorbohet fotoni me energji $E_1$-$E_2$
D. Absorbohet fotoni me energji $E_2$-$E_1$

**138.** Cila nga këto shprehje e cakton energjinë relativiste të grimcës në qetësi ?

A. $E = m \cdot c$
B. $E = m_0 \cdot c$
C. $E = m_0 \cdot c^2$
D. $E = m \cdot c^2$

**139.** Kur bërthama e një elementi radioaktiv X me numër rendor Z dhe numër të masës A, gjatë zbërthimit radioaktiv alfa (α) e humb bërthamën e heliumit ${}^4_2\mathrm{He}$ dhe shndërrohet në bërthamën Y me numër atomik (Z-2) dhe numër të masës (A-M), sa duhet të jetë numri M ashtu që të të vlejë reaksioni i zbërthimit ?

A. 1
B. 2
C. 3
D. 4

$${}^A_Z\mathrm{X} \rightarrow {}^{A-M}_{Z-2}\mathrm{Y} + {}^4_2\mathrm{He}$$

## VI. ASTRONOMI

**140.** Kur toka, dielli dhe hëna janë në vijë të drejtë si në figurë, eklipsi i cilit trup qiellor paraqitet ?

A. Tokës
B. Hënës



C. Diellit
D. Diellit dhe Hënës

**141.** Kur toka, dielli dhe hëna janë në vijë të drejtë si në  figure, eklipsi i cilit trup qiellor paraqitet ?

A. Tokës
B. Hënës
C. Diellit
D. Diellit dhe Hënës




**142.** Lëvizja e planeteve rreth Diellit sqarohet me ligjet e Keplerit. Cili nga përkufizimet paraqet ligjin e parë të Keplerit ?

A. Planetet lëvizin rreth diellit në trajektore elipsë, Dielli ndodhet në qendër të elipsës
B. Planetet lëvizin rreth Diellit ne trajektore elipsë, Dielli ndodhet në vatër të elipsës
C. Planetet lëvizin rreth diellit në trajektore rrethore, Dielli ndodhet në qendër të rrethit
D. Planetet lëvizin rreth Diellit në trajektore rrethore, Dielli ndodhet në vatër të rrethit

**143.** Toka gjatë lëvizjes rreth Diellit e ndryshon shpejtësinë varësisht nga distanca me Diellin. Në cilin nga muajt e vitit të paraqitur në figurë toka ka shpejtësi më të madhe ?

A. Mars
B. Qershor
C. Shtator
D. Dhjetor




**144.** Toka si planet lëviz rreth diellit në trajektore eliptike, dhe shpejtësia e saj varet nga distanca e tokës nga dielli. Në cilin rast toka ka shpejtësi më të madhe ?

A. Në pikën më të afërt (perihel), sepse forca e gravitetit është më e madhe në këtë distancë
B. Në pikën më të largët (afel) sepse në këtë distancë forca e gravitetit është më e madhe
C. Në çdo distancë sepse forca e bashkëveprimit (gravitetit) nuk varet nga distanca tokë –diell
D. Në kohën e eklipsit (zënies) së diellit, në ketë rast rritet forca e gravitetit mes tokës dhe diellit

**145.** Toka si planet lëviz rreth diellit në trajektore eliptike, dhe shpejtësia e saj varet nga distanca e tokës nga dielli. Në cilin rast toka ka shpejtësi më të vogël ?

A. Në pikën më të afërt (perihel), sepse forca e gravitetit është më e vogël në këtë distancë
B. Në pikën më të largët (afel), sepse në këtë distancë forca e gravitetit është më e vogël
C. Në çdo distancë sepse forca e bashkëveprimit (gravitetit) nuk varet nga distanca tokë – diell
D. Në kohën e eklipsit (zënies) së diellit, në ketë rast zvogëlohet forca e gravitetit mes tokës dhe diellit



**146.** Në figurë është paraqitur lëvizja e satelitit (A) dhe (B) me masa të barabarta rrethë planetit. Forca e bashkëveprimit gravitacional e satelitit (B) në krahasim me satelitin (A) me planetin duhet të jetë:

A. dy herë më e madhe
B. katër herë më e vogël
C. katër herë më e madhe
D. dy herë më e vogël

**147.** Nëse i njëjti trup vendoset në hënë dhe tokë, atëherë masa e të njëjtit trup:

A. është më e vogël në hënë se në tokë
B. është më e madhe në hënë se në tokë
C. është e njëjtë në hënë dhe në tokë
D. është zero në hënë

**148.** Nëse kufirin e datës e kalojmë ditën e martë nga lindja në përëndim, dita e nesërme në përëndim është :

A. e hënë
B. E martë
C. e mërkurë
D. e enjte

**149.** Nëse kufirin e datës e kalojmë ditën e martë nga përëndimi në lindje, dita e nesërme në lindje është:

A. e hënë
B. e martë
C. e mërkurë
D. e enjte

**150.** Në cilën nga gjerësitë gjeografike intensiteti i fushës së gravitetit (nxitimi i gravitetit të tokës ) është më i madh ?

A. $\varphi = 0^0$
B. $\varphi = 30^0$
C. $\varphi = 60^0$
D. $\varphi = 90^0$

## KIMI

| I KIMIA E PËRGJITHSHME | |
|---|---|
| 1. Substancat e pastra dhe përzierjet | • Vetitë fiziko-kimike të substancave të pastra dhe përzierjeve<br>• Metodat e ndarjes së përzierjeve<br>• Simbolet dhe formulat kimike, valenca dhe formulat strukturale<br>• Masat atomike dhe molekulare relative-moli<br>• Llogaritjet në bazë të reaksioneve kimike |
| 2. Struktura e atomit | • Modeli atomik i Raderfordit dhe Bohrit<br>• Konfiguracioni elektronik i atomeve dhe joneve<br>• Sistemi periodik i elementeve kimike<br>• Ndryshimi periodik i vetive të elementeve kimike |
| 3. Lidhjet kimike | • Lidhjet kimike jonike<br>• Lidhjet kimike kovalente<br>• Lidhjet kovalente polare dhe momenti dipolar |
| 4. Termodinamika dhe kinetika kimike | • Lëndët e djegshme dhe burimet alternative të energjisë<br>• Entalpia e reaksioneve dhe ligji i Hess-it<br>• Shpejtësia e reaksioneve kimike<br>• Faktorët që ndikojnë në shpejtësi të reaksioneve kimike |
| 5. Tretësirat | • Tretshmëria e substancave të ngurta dhe gazeve në lëngje<br>• Përbërja sasiore e tretësirave (përqendrimi), hollimi i tretësirave<br>• Acidet dhe bazat,teoria e Arrheniusit dhe Bronsted Lovrit<br>• Produkti jonik i ujit dhe vlera pH<br>• Neutralizimi i acideve dhe bazave dhe hidroliza e kripërave |
| 6. Reaksionet e oksido-reduktimit | • Oksidimi dhe reduktimi-gjetja e numrave oksidues të elementeve në komponime dhe jone<br>• Barazimi i reaksioneve oksido-reduktuese |
| II KIMIA INORGANIKE | |
| 7. Elementet e bllokut s | • Hidrogjeni, përfitimi,vetitë fiziko-kimike dhe komponimet e tij<br>• Metalet alkaline, vetitë fiziko-kimike dhe komponimet e tyre |
| 8. Elementet e bllokut p | • Elementet e grupit 16 të sistemit periodik të elementeve. Vetitë fiziko-kimike dhe komponimet e tyre |

| | |
|---|---|
| | • Elementet e grupit 14 të sistemit periodik të elementeve. Vetitë fiziko-kimike dhe komponimet e tyre |
| 9. Elementet e bllokut d | • Vetitë e përgjithshme të elementeve kalimtare<br>• Nikeli, kromi dhe mangani-vetitë dhe komponimet e tyre<br>• Komponimet komplekse dhe përdorimi i tyre |
| **III KIMIA ORGANIKE** | |
| 10. Kimia e komponimeve të karbonit | • Përbërja dhe vetitë e komponimeve organike<br>• Klasifikimi i komponimeve organike në bazë të strukturës dhe grupeve funksionore<br>• Hibridizimi i atomeve të karbonit<br>• Izomeria dhe reaksionet e komponimeve organike |
| 11. Hidrokarburet | • Klasifikimi i hidrokarbureve<br>• Hidrokarburet alifatike (alkanet dhe alkenet) përfitimi dhe vetitë fiziko-kimike të tyre<br>• Emërtimi i alkaneve dhe alkeneve sipas nomenklaturës IUPAC<br>• Hidrokarburet aromatike (benzeni dhe derivatet e tij), vetitë fiziko-kimiketë tyre |
| 12. Komponimet organike me oksigjen | • Alkoolet monohidroksile, dihidroksile dhe trihidroksile<br>• Alkoolet primare, sekondare dhe terciare, perfitimi dhe vetitë fiziko-kimike të tyre<br>• Eteret simetrike dhe asimetrike, përfitimi dhe vetitë e tyre<br>• Acidet karboksilike dhe derivatet e tyre |
| 13. Komponimet organike me azot | • Nitrokomponimet, përfitimi,vetitë dhe përdorimi i tyre<br>• Aminat, klasifikimi, vetitë dhe përdorimi i tyre<br>• Aminoacidet, vetitë fiziko-kimike dhe klasifikimi i tyre<br>• Polipeptidet dhe proteinat |

**1.** Litiumi ndodhet në të njëjtin grup të sistemit periodik sikurse kaliumi. Cili nga pohimet e mëposhtme i përgjigjet litiumit ?

A. Formon oksid bazik me formulë LiO
B. Formon oksid acidik me formulë $Li_2O$
C. Reagon me ujin dhe liron hidrogjenin
D. Ruhet në ujë sepse është reaktiv

**2.** Joni $_{11}\mathbf{Na}^{+}$ ka numër të barabartë të elektroneve sikurse:

A. një atom magnez (Mg)
B. një jon klorur ($Cl^-$)
C. një jon kalium ($K^+$)
D. një atom neon (Ne)

**3.** Atomi i kalciumit (Ca) bën pjesë në:

A. periodën e dytë (2) dhe grupin e dytë (2)
B. periodën e tretë (3) dhe grupin e dytë (2)
C. periodën e katërt (4) dhe grupin e dytë (2)
D. periodën e dytë (2) dhe grupin e tretë (3)

**4.** Kur telin e magnezit e vendosim mbi flakën e flakëdhënësit:

A. ndodh ndryshim fizik sepse formohet oksidi i tij
B. ndodh ndryshim kimik sepse formohet oksidi i tij
C. ndodh ndryshim kimik sepse reduktohet magnezi
D. ndodh ndryshim fizik sepse oksidohet magnezi

**5.** Ekstraktimin do ta përdorim si metodë për ndarjen e:

A. tretësirës ujore të jodit
B. përzierjes ujë-alkool
C. kripës nga uji i detit
D. substancës së patretshme nga lëngu

**6.** Cili oksid ka përqindje më të madhe të metalit ?

A. BeO
B. MgO
C. BaO
D. CaO

**7.** Në cilin komponim azoti është 3 valent ?

A. $N_2O$
B. NO
C. $HNO_3$
D. $HNO_2$

**8.** Sa gram fluor {Ar(F)=19.0} ndodhen në 5.6 $dm^3$ gaz në kushte standarde?

A. 38 gram
B. 19 gram
C. 9.5 gram
D. 4.8 gram

**9.** Gjatë djegies së plotë të metanit fitohet dioksidi i karbonit dhe uji si në reaksionin:

$$CH_4 + 2\ O_2 \rightarrow CO_2 + 2\ H_2O$$

Sa gram oksigjen nevojiten për të djegur 8 gram metan ? Ar(C)=12.0 Ar(H)=1.0 Ar(O)=16.0

A. 4 gram
B. 8 gram
C. 16 gram
D. 32 gram

**10.** Izotopi i neonit ($^{22}_{10}Ne$) përmbanë:

A. 10 protone, 22 neutrone dhe 10 elektrone
B. 10 protone, 12 neutrone dhe 10 elektrone
C. 12 protone, 10 neutrone dhe 12 elektrone
D. 22 protone, 10 neutrone dhe 22 elektrone

**11.** Cili element ka radius atomik më të vogël ?

A. Litiumi
B. Bori
C. Natriumi
D. Fluori

**12.** Cili komponim përmbanë lidhje kimike jonike ?

A. CaO
B. $H_2O$
C. $Cl_2$
D. HF

**13.** Në molekulën e oksigjenit($O_2$) kemi:

A. 1 lidhje sigma (σ 2p-2p) dhe 1 lidhje pi (π 3p-3p)
B. 1 lidhje sigma (σ 2p-2p) dhe 1 lidhje pi (π 2p-2p)
C. 2 lidhje sigma (σ 2p-2p)
D. 2 lidhje pi (π 2p-2p)

**14.** Cila nga këto molekula nuk ka moment dipolar ?

A. $NH_3$
B. $H_2O$
C. $CH_4$
D. HCl

**15.** Nëse në thëngjill të skuqur veprojmë me avuj të ujit, fitohet gazi ujor i cili përmban:

A. përzierjen e dioksidit të karbonit dhe hidrogjenit
B. përzierjen e monoksidit të karbonit dhe hidrogjenit
C. përzierjen e monoksidit të karbonit dhe oksigjenit
D. përzierjen e dioksidit të karbonit dhe azotit

**16.** Gjatë hidrogjenizimit të alkeneve formohen alkanet dhe lirohet nxehtësi:

$C_2H_4$ (g) + $H_2$ (g) $\rightarrow$ $C_2H_6$ (g) $\Delta Hr=-137$ kJ/mol

Sa nxehtësi do të lirohet gjatë formimit të 6 gram etan ? Ar(C)=12.0 Ar(H)=1.0

A. 27.4 Kj
B. 13.7 kJ
C. 1370 kJ
D. 2740 kJ

**17.** Në cilin rast do të zvogëlohet shpejtësia e reaksionit kimik ?

A. Shpejtësia zvogëlohet nëse rritet përqendrimi i substancave
B. Shpejtësia zvogëlohet nëse rritet energjia e aktivizimit
C. Shpejtësia zvogëlohet nëse rritet temperatura
D. Shpejtësia zvogëlohet nëse shtohet katalizatori

**18.** Tretshmëria e ndonjë gazi në temperaturë të caktuar është në përpjestim të drejtë me presionin parcial të atij gazi thotë:

A. Ligji i Raulit
B. Ligji i Gulbert Ëaages
C. Ligji i Hessit
D. Ligji i Henrit

**19.** Sa gram KOH nevojiten për të përgaditur 200 $cm^3$ tretësirë me përqendrim molar C=4 $mol/dm^3$ ?
Ar(K)=39.1 Ar(O)=16.0 Ar(H)=1.0

A. 14.3 gram
B. 44.9 gram
C. 143 gram
D. 449 gram




**20.** Sa është përqendrimi molar (C=?) i tretësirës së acidit nitrik me përqendrim mase $\gamma$=441 $g/dm^3$ ?
Ar(H)=1.0; Ar(N)=14.0; Ar(O)=16.0

A. 0.7 $mol/dm^3$
B. 1.4 $mol/dm^3$
C. 7 $mol/dm^3$
D. 14 $mol/dm^3$




**21.** Si do të reagoj molekula e ujit në reaksionin e mëposhtëm duke u bazuar në teorinë e Bronsted Lovrit ? $HNO_2$ (aq) + $H_2O$ (l) $\leftrightarrow$ $NO_2^-$ (aq) + $H_3O^+$ (aq)

A. Reagon si acid sepse pranon proton
B. Reagon si bazë sepse pranon proton
C. Reagon si acid sepse liron proton
D. Reagon si bazë sepse liron proton



**22.** Sa do të jetë pH e tretësirës së NaOH me përqendrim C=0.004 M ?

A. pH=2.4
B. pH=3.6
C. pH=10.4
D. pH=11.6

**23.** Cila kripë kur reagon me ujë jep tretësirë bazike me pH>7.0 ?

A. NaCl
B. $NH_4Cl$
C. $NaHCO_3$
D. $NaNO_3$

**24.** Sa është numri oksidues i karbonit në $CO_3^{2-}$ ?

A. +6
B. +4
C. +2
D. -2

**25.** Cila substancë oksidohet në këtë reaksion kimik ?  $2\ Na + 2\ H_2O \rightarrow 2\ NaOH + H_2$

A. Joni $H^+$ sepse pranon 1 elektron dhe kalon në H
B. Joni $H^+$ sepse lëshon 1 elektron dhe kalon në H
C. Natriumi (Na) sepse lëshon 1 elektron dhe kalon në jon $Na^+$
D. Natriumi (Na) sepse pranon 1 elektron dhe kalon në jon $Na^+$

**26.** Cili nga pohimet vijuese i përgjigjet hidrogjenit ?

A. Përdoret si mjet oksidues për përfitimin e metaleve të rralla nga oksidet e tyre
B. Përdoret si mjet reduktues për përfitimin e metaleve të rralla nga oksidet e tyre
C. Hidrogjeni molekular është shumë më reaktiv se hidrogjeni atomik
D. Hidrogjeni është 2.016 herë më i lehtë se ajri

**27.** Cili modifikim alotropik i karbonit në gjendje të pastër nuk e përçon rrymën elektrike, ndërsa kur shtohet kaliumi ose ceziumi kalon në supërpërçues ?

A. Karboni amorf
B. Fulloreni
C. Diamanti
D. Grafiti

**28.** Cili komponim i sulfurit në kushte normale ndodhet në gjendje të gaztë dhe ka erën e vezëve të prishura ?

A. $SO_2$
B. $SO_3$
C. $H_2SO_4$
D.$H_2S$

**29.** Cili metal gjendet në bllokun p të elementeve në sistemin periodik ?

A. Kalciumi
B. Bakri
C. Kallaji
D. Urani

**30.** Cilat jone të elementeve kalimtare gjenden në sasi më të madhe në organizmin e njeriut?

A. Jonet $Mn^{2+}$
B. Jonet $Zn^{2+}$
C. Jonet $Fe^{2+}$ dhe $Fe^{3+}$
D. Jonet $Co^{2+}$ dhe $Co^{3+}$

**31.** Aliazhi “argjendi i ri” përmbanë bakër, nikel dhe zink dhe përdoret:

A. për prodhimin e tytave të armëve ushtarake
B. për prodhimin e monedhave
C. në hidrogjenizimin e vajrave
D. në industri të aeroplanëve

**32.** Komponimet komplekse përbëhen nga atomi qendror (metali) dhe molekulat apo jonet të cilat lidhen me metalin me lidhje kovalente koordinative. Në kompleksin $[Cu(NH_3)_4]SO_4$ numri koordinativ i jonit $Cu^{2+}$ është:

A. 8
B. 6
C. 4
D. 2

**33.** Cili nga pohimet vijuese i përgjigjet komponimeve organike ?

A. Kanë pika të larta të shkrirjes dhe vlimit
B. Kanë pika të ulëta të shkrirjes dhe vlimit
C. Tretësirat e tyre janë elektrolitë të fortë
D. Janë shumë të tretshme në ujë

**34.** Në cilën klasë të komponimeve bën pjesë komponimi me formulë të përgjthshme




?

A. Acide karboksilike
B. Ketone alifatike
C. Estere
D. Etere

**35.** Cili komponim organik ka atome të karbonit me hibridizim sp ?

A. Etani
B. Propeni
C. Acetileni
D. Izopreni

**36.** Cili lloj i reaksionit kimik ndodh në shembullin vijues ?




A. Reaksioni i zëvendësimit
B. Reaksioni i eleminimit
C. Reaksioni i reduktimit
D. Reaksioni i oksidimit

**37.** Hidrokarburet me formulë të përgjithshme $C_nH_{2n+2}$, të cilat kanë edhe atom të karbonit terciar ($3^o$) quhen:

A. alkane normale
B. cikloalkane
C. neoalkane
D. izoalkane

**38.**




Cili është emri IUPAC për hidrokarburin e dhënë ?

A. Dietil-2,4-metil-5-hepten-2
B. Dietil-4,6-metil-3-hepten-5
C. Etil-5-dimetil-3,6-okten-3
D. Etil-4-dimetil-3,6-oktan-5

**39.** Nëse në propen shtojm tretësirë të bromit ndodh:

A. këputja e 1 lidhje π dhe formimi i dibrom-1,2-propanit
B. këputja e 2 lidhjeve π dhe formimi i dibrom-1,2-propanit
C. reaksioni i eleminimit të bromit dhe humb ngjyra e kuqe
D. reaksioni i adicionimit të bromit dhe paraqitet ngjyra e kuqe

**40.** Ksileni në natyrë gjendet në formë të 3 izomerëve: o-ksileni, m-ksileni dhe p-ksileni. Cili lloj i izomerisë paraqitet në këto komponime ?

A. Izomeria optike
B. Izomeria vargore
C. Izomeria pozicionale
D. Izomeria konformacionale

**41.** Glikoli është alkool dihidroksil i cili përdoret si antifriz për motorët e automobilave. Cili nga pohimet e mëposhtme është i vertetë për glikolin ?

A. Përfitohet nga reaksioni i dimerizimit të metanolit
B. Përfitohet nga bashkëveprimi i etanit me NaOH
C. Përfitohet nga bashkëveprimi i brom etanit me NaOH
D. Përfitohet me oksidimin e etenit me $KMnO_4$ në tretësirë bazike

**42.** Cili nga alkoolet vijuese ka tretshmëri më të vogël në ujë ?

A. Etanoli
B. Butanoli
C. Pentanoli
D. Heptanoli

**43.** Cili nga komponimet vijuese është eter unazor ?

A. Metoksietani
B. Dioksani
C. Metoksibenzeni
D. Etoksietani

**44.** Cili komponim organik duhet të shtohet në acid salicilik në mënyrë që të fitohet aspirina ?

A. Alkooli etilik
B. Aldehidi acetic
C. Acidi acetik
D. Acidi benzoik

**45.** Cili nga komponimet vijuese ka aciditet më të lartë ?

A. Acidi metanoik
B. Acidi etanoik
C. Acidi butanoik
D. Acidi pentanoik

**46.** Nitropropani fitohet sipas reaksionit:

$$CH_3\text{-}CH_2\text{-}CH_3 + HO\text{-}NO_2 \xrightarrow{150^oC - 400^oC} CH_3\text{-}CH_2\text{-}CH_2\text{-}NO_2 + H_2O$$

Cili është lloji i këtij reaksioni kimik ?

A. Zëvendësim përmes mekanizmit të radikaleve të lira
B. Adicionim përmes mekanizmit të radikaleve të lira
C. Zëvendësim përmes reagjentit elektrofil
D. Zëvendësim përmes reagjentit nukleofil

**47.** Cili produkt fitohet në reaksionin e mëposhtëm ?

$$2\ CH_3\text{-}CH_2\text{-}Cl + NH_3 \longrightarrow ?$$

A. Etilamina
B. Dimetilamina
C. Dietilamina
D. Trietilamina

**48.** Aminoacidet janë përbërësit themelor të proteinave dhe disa prej tyre njeriu i merr përmes ushqimit. Cili është aminoacid esencial ?

A. Alanina
B. Valina
C. Acidi aspartik
D. Asparagina

**49.** Cila proteinë përmban një grup prostetik (joproteinik) ?

A. Mioglobina
B. Globulina
C. Hemoglobina
D. Insulina

**50.** Një hidrokarbur me masë 11.0 gram në kushte normale zë vëllim 5.6 $dm^3$.Cili është ky hidrokarbur ? Ar(C)=12.0 Ar(H)=1.0

A. Metani
B. Etani
C. Propani
D. Pentani

**51.** Cila nga shprehjet e mëposhtme është veti fizike e substancës në fjalë?

A. Pika e shkrirjes së hekurit
B. Djegia e benzinës në makinë
C. Tretja e hekurit në acid klorhidrik
D. Djegia e qymyrit në termoelektranë

**52.** Cila është formula e hidrogjen karbonatit të natriumit?

A. $NaOH$
B. $Na_2CO_3$
C. $NaHCO_3$
D. $Na_2CO_3 \cdot 10H_2O$

**53.** Cila është formula e një alkani nëse n=6 ?

A. $C_6H_6$
B. $C_6H_{10}$
C. $C_6H_{12}$
D. $C_6H_{14}$

**54.** Cilat formula janë shkruar në mënyrë të saktë?

A. $Al_3(SO_4)_2$, $K_2NO_3$
B. $Al_2(SO_4)_3$, $KNO_3$
C. $Al_2SO_4$, $K(NO_3)_2$
D. $Al_SO_4$, $K_3(NO_3)_2$

**55.** Sa është masa molare e ujit?

A. 18
B. 18 g
C. 18 mol
D. 18 g/mol

**56.** Sa mole hidrogjen përfitohen gjatë elektrolizës së 5 moleve ujë?

A. 1 mol hidrogjen
B. 3 mole hidrogjen
C. 5 mole hidrogjen
D. 7 mole hidrogjen

**57.** Cilin metal Raderfordi e përdori gjatë eksperminentit të tij?

A. Arin
B. Hekurin
C. Argjentin
D. Aluminin

**58.** Sa orbitale d përmbanë nënniveli d?

A. 1 orbitale d
B. 3 orbitale d
C. 5 orbitale d

